NË GJITHË KOSOVËN U KREMTUA FESTA E KURBAN-BAJRAMIT

# DITURIA ISLAME

NUMER 268 | VITI 26 | NËNTOR 2012 | MUHARREM 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## U VU GURTHEMELI I XHAMISË QENDRORE NË PRISHTINË



www.dituriaislame.net

Nga Ebu Hamza Enes ibn Maliku r.a shërbyesi i të Dërguarit të All-llahut, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, transmeton se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë:

“Nuk do të jetë besimtar (mu’min) askush nga ju, deri sa nuk i dëshiron vëllait të tij atë çka i dëshiron vetes.”
(Buhariu dhe Muslimi)

Nga emiri i besimtarëve Ebu Hafse Umer ibn-ul-Hattabit r.a. transmetohet se ka thënë:
“E kam dëgjuar të Dërguarin sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, duke thënë:

“Veprat janë sipas qëllimit dhe çdokujt i takon ajo që e ka për qëllim. Prandaj, kush shpërngulet (bën hixhret) për shkak të All-llahut dhe të dërguarit të Tij, shpërngulja (hixhreti) e tij është për All-llahun dhe të dërguarin e Tij. Ndërsa, shpërngulja e kujt është të fitojë disa të mira të kësaj bote ose të martohet me ndonjë femër, i atilli nuk do të fitojë tjetër përveç çka ka pasur për qëllim.”
(Buhari dhe Muslimi)

Nga Ebu Hurejre r.a. transmetohet se ka thënë:
“Resulull-llahu, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë:

‘Mos ia keni xhelozinë njëri-tjetrit, mos e mashtroni njëri-tjetrin, mos u urreni, mos ia ktheni njëri-tjetrit shpinën, mos garoni njëri me tjetrin në shitblerje dhe bëhuni robët e Zotit, vëllezër. Muslimani është vëlla i muslimanit, nuk i bënë dhunë atij, nuk e lë (në baltë), nuk e gënjen, nuk e nënçmon’. ‘Takvallëku është këtu’, dhe tregoi në kraharorin e tij tri herë. ‘Për një njeri është e keqe e mjaftueshme që ta nënçmojë vëllaun musliman. Çdo musliman kundruall çdo muslimani e ka haram: gjakun e tij, pasurinë e tij dhe nderin e tij’.”
(Muslimi)

DITURIA ISLAME












DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Fajësia e pafajësisë



*Tallja, përqeshja dhe karikaturizimi i personaliteteve të pejgamberëve në përgjithësi, dhe Resulullahit a.s. në veçanti, pasqyron dehumanizimin dhe gjendjen ku kanë rënë mediet në shoqëritë perëndimore. Figura e pejgamberëve hyn në shenjtërit që nuk i lejohet askujt t'i përdhosë, madje as në emër të shprehjes së lirë, t'i fyejë e karikaturizojë. Pejgamberët ishin të zgjedhur nga Allahu xh.sh., që me Emrin e Tij, të thërrisnin njerëzimin në besimin e pastër në Zotin Një, dhe ata nuk kërkuan kurrë nga njerëzimi ndonjë falënderim a shpërblim. "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçse të më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim dhe as dëshiroj të më ushqejnë ata. Allahu është furnizues i madh, Ai është fuqiforti" (Edh Dharijat, 56-58).*

*Krahas kësaj, dërgimi i tij ishte mëshirë për gjithë njerëzimin. Çdo shfletim i biografisë së Pejgamberit a.s. na dëshmon se ai ishte njeri i përsosur nga morali e sjelljet me të tjerë dhe këto virtyte ishin prej shenjave të pejgamberllëkut të tij. Edhe Allahu e ka lavdëruar në Kur'an: "Vërtet ti je në piedestalin më të lartë të moralit". (El Kalem, 9). Rahmeti ishte nga atributet më të çmuara të personalitetit të tij, pra kjo vlerë përfshinte të rriturit e të vegjlit, besimtarët e pabesimtarët, të lirët e robërit, për se vuri rregulla, me të cilat garantoi dhe i nxiti shokët e tij për t'i liruar skllevërit, që edhe ata të jetonin të lirë si gjithë të tjerët.*

*Duke konsultuar Fjalorin e Shqipes së Sotme në kërkim të fjalës karikaturë, aty gjetëm: karikatur/ë,-a f.-a (t) "Lloj i artit figurativ që kritikon anët negative nëpërmjet paraqitjes së zmadhuar e qesharake të tipareve e të metave; vizatim ... që i paraqet ato në mënyrë qesharake: Ekspozita e karikaturës; karikaturë miqësore; bëj karikatura.2. Dikush a diçka që ka pamje ose paraqitje qesharake...: Është një karikaturë.(f.496)*

*Qe gazeta daneze "Julland Posten", që në vitin 2006 filloi me botimin e karikaturave kundër Muhamedit a.s., e ndjekur nga prifti amerikan Terry Jones, i cili në mënyrë çnjerëzore dogji Librin e shenjtë - Kur'anin famëlartë, librin e fundit të shenjtë. Këto akte të shëmtuara ndezën fitilin e fitnes në mes dy botëve- Perëndimores dhe Lindorës. Kësaj së keqeje i vuri kapakun filmi "Pafajësia e myslimanëve". Nuk duhet t'i kushtohet seriozitet këtij filmi dhe të dilet në mbrojtje të tij, pasi është një material provokues që thjesht është paraqitur në internet dhe, sikur të mos i kushtohej vëmendje e të plasnin trazira, do të mbetej në margjina të postimeve të tjera që vendosen në internet. Filmi u dënua nga Administrata Amerikane, Vatikani dhe Izraeli që filmin e quajti "racizëm që nuk përballohet".*

*Një gjë është e qartë dhe e kthjellët si loti, që pejgamberët nuk lejohet të bëhen objekt i përqeshjes nga askush e t'i shndërrojë figurat e tyre në karikaturë e filma, që më pastaj ato të prodhonin dhunë, trazira e deri vrasje të njerëzve të pafajshëm. Faji dhe adresa dihet.*

*Media ose politika mediale që shfaqi këtë film amator, mbetet përgjegjëse e këtyre trazirave që përfshin Botën Islame dhe që, si viktimë e këtyre papërgjegjësive mediale, po ashtu të vritej edhe Ambasadori amerikan Christopher Stevens në Bengazi (Libi) dhe tre amerikanëve të tjerë. Telegram ngushëllimi për humbjen e Ambasadorit amerikan në Libi ka dërguar edhe Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, nëpërmjet të cilit ka shprehur solidaritetin e plotë me familjet e viktimave, qeverinë dhe popullin amerikan. "Sulmet e tilla janë akte terroriste, që kanë për qëllim ndaljen e proceseve demokratike dhe instalimin e regjimeve ideologjike e kriminale. Sulmi mbi Misionin amerikan është sulm mbi vlerat demokratike, universale dhe qytetëruese. Jam i bindur që sulmi i sotëm në Bengazi nuk paraqet ambiciet e popullit libian, i cili ka vuajtur mjaft nga regjimi i Gadafit" – thuhej, përveç të tjerash, në telegramin e ngushëllimit drejtuar Ambasadores amerikane në Kosovë, Tracey Jacobson.*

*Pra, nga ky film amator e karikatura të tjera kishte viktima edhe nga mesi i perëndimorëve, por edhe nga protestuesit anekënd vendeve islame. Zjarrmëtari i gjithë kësaj duhet të dalë para drejtësisë dhe të marrë dënimin e merituar.*

*Bota më shumë se kurrë ka nevojë për një klimë të besimit të ndërsjellë, në thellimin e bashkëpunimin dhe ndërtimit të urave të mirëkuptimit, mirëqenies njerëzore dhe për një botë paqësore, ku njerëzit të jetojnë në liri, harmoni, tolerancë e respekt të ndërsjellë.*

*Në këtë vazhdë, një revistë franceze ka publikuar po ashtu karikatura vulgare të Muhamedit a.s., duke provokuar kështu një valë të re zemërimi, e po këtë gjë para pak ditësh e bënë edhe një revistë spanjolle dhe shumë gazeta të tjera evropiane.*

*Ta përfundojmë këtë shkrim reagimi me një ajet kuranor, në të cilin i Gjithëfuqishmi thotë:"Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i vet, ai tha: "O populli im, adhuroni Allahun, nuk keni zot tjetër përveç Tij. Unë kam frikë për dënimin tuaj në një ditë të madhe". (El A'raf, 59).*

*Mr. Rexhep Suma*



# U vu gurthemeli i Xhamisë Qendrore në Prishtinë

**Ramadan Shkodra**

**"Ndërtimi i xhamisë që po nisim sot, do të jetë një projekt madhështor, një projekt që në vete ngërthen vlerat e këtij populli, të shprehura ndër shekuj, një gërshetim i tradicionales dhe bashkëkohores. Një objekt që do t'i bëjë nder Prishtinës dhe qytetarëve të saj në veçanti, dhe qytetarëve të Kosovës, në përgjithësi. Kjo xhami do t'ia shtojë hijeshinë kryeqytetit tonë, do ta plotësojë mozaikun kulturor dhe fetar të kryeqytetit", - tha Myftiu Naim ef. Tërnava me rastin e vënies së gurthemelit të Xhamisë Qendrore në Prishtinë.**

Më 8 tetor 2012, në Prishtinë, me një ceremoni madhështore, në të cilën merrnin pjesë udhëheqësit më të lartë të vendit, Presidentja znj. Atifete Jahjaga, Kryetari i Kuvendit të Kosovës - Jakup Krasniqi, Kryeministri i Kosovës -, Hashim Thaçi, pastaj përfaqësues të bashkësive fetare, ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës - Dodë Gjergji, peshkopi i Kishës ortodokse serbe për Kosovë -Teodosije, prijësit e bashkësive islame nga Shqipëria e Maqedonia - haxhi Selim Muça dhe Sulejman Rexhepi, ministra , ambasadorë, përfaqësues të spektrit politik e jopolitik si dhe shumë besimtarë nga të gjitha rrethet e vendit, - u vu gurthemeli për Xhaminë Qendrore të Prishtinës.

Tullat e para të Xhamisë që do të ndërtohet në hapësirën midis Postës kryesore dhe Shtëpisë së Shëndetit, në Ulpianë, u vendosën nga Myftiu Mr. Naim Tërnava, Presidentja Atifete Jahjaga, Kryeparlamentari Jakup Krasniqi, Kryeministri Hashim Thaçi, Kryetari i Prishtinës Isa Mustafa, kreu i KMSH-së - h. Selim Muça dhe kreu i BIFM-së - Sulejman Rexhepi.

Duke iu drejtua të pranishmëve, Presidentja e vendit, znj. Atifete Jahjaga, pasi përshëndeti, ndër të tjera, tha: "Feja në Kosovë sot është një



promotor i paqes dhe urtësisë, i bashkëjetesës dhe solidaritetit në mes njerëzve, është urë lidhëse në mes të gjitha komuniteteve. Ajo mund të ndërtojë të sotmen e përbashkët, duke hapur rrugë të së ardhmes për shtetin tonë gjithëpërfshirës.

"Këto themele që po vihen sot, janë jo vetëm themele të një objekti të kultit, por më shumë se kaq: themele të një objekti që do të ndihmojë besimtarët në rrugën e tyre të fesë, por edhe të gjithë qytetarët e Kosovës që duan të nxënë dijen për fenë.

"Ju përgëzoj ju besimtarë për fillimin e ndërtimit të kësaj xhamie, me urimin që devotshmëria juaj dhe solidariteti që tregoni ndaj njëri-tjetrit, të shpërblehen me gjetje të paqes shpirtërore".

Myftiu Tërnava, pasi përshëndeti dhe falënderoj të pranishmit për pjesëmarrjen, në fillim të fjalës së tij tha: "Jemi mbledhur sot këtu për të vënë gurthemelin e Xhamisë Qendrore , një objekt që i ka munguar kryeqendrës sonë prej kohësh, një objekt që u ka munguar besimtarëve tanë, një objekt që u ka munguar të rinjve tanë, një objekt që na ka munguar të gjithëve.

"Ndërtimi i xhamisë në kryeqytetin tonë, ka qenë nevojë e kahershme, por rrethanat nëpër të cilat kaloi Kosova, dhe regjimet, sistemet dhe ideologjitë që njohu vendi ynë, jo që nuk ishin në favor të ndërtimit të xhamive a faltoreve të tjera, por, për më tepër, edhe ato që i kishin ndërtuar të parët tanë dhe na i kishin lënë trashëgim, na i dhunuan, na i përbuzën, na i tjetërsuan dhe na i shkatërruan".

Më pastaj Myftiu ka folur për historikun e xhamive e faltoreve gjatë histrorisë së njerëzimit, si dhe për rëndësinë e vlerën që kanë xhamitë në Islam.

"Besimtarët tanë qysh herët ndërtuan xhami për të falënderuar, për të madhëruar dhe për të adhuruar Zotin e tyre. Duke i ndërtuar ato, ata na lanë një trashëgimi të pasur me vepra madhështore, që u bënë pjesë e qytetërimit tonë në veçanti, dhe atij botëror në përgjithësi, si Xhamia e Haxhi Et'hem Beut në Tiranë, Xhamia e Pashës në Tetovë, Xhamia e Sinan Pashës në Prizren, Xhamia e Hadum Agës në Gjakovë, Xhamia e Çarshisë në Prishtinë etj..

"Në ambientet e këtyre Shtëpive të Zotit zunë fill dhe u zhvilluan edhe shumë ngjarje me rëndësi jetike për popullin dhe vendin tonë, duke u vënë kështu në shërbim të çështjes kombëtare. Ato, përveçse si xhami, u shndërruan në shkolla e kuvende burrash, nga aty dolën dhe i prinë popullit ulematë e atdhetarët tanë të spikatur, që u vunë në ballë të proceseve të rëndësishme historike, politike e kombëtare. Le të kujtojmë këtu Haxhi Ymer Prizrenin, Haxhi Zekën, Vehbi ef. Dibrën, Hoxhë Kadri Prishtinën, Mulla Idriz Gjilanin e shumë të tjerë"- tha myftiu Tërnava.

















Në fund të fjalës së tij myftiu Tërnava tha: "Ndërtimi i xhamisë që po e nisim sot, do të jetë një projekt madhështor, një projekt që në vete ngërthen vlerat e këtij populli të shprehura ndër shekuj, një gërshetim i tradicionales dhe bashkëkohores. Një objekt që do t'i bëjë nder Prishtinës dhe qytetarëve të saj në veçanti, dhe qytetarëve të Kosovës në përgjithësi. Kjo xhami do t'ia shtojë hijeshinë kryeqytetit tonë, do ta plotësojë mozaikun kulturor dhe fetar të kryeqytetit.

Për ta realizuar këtë projekt konform kërkesave dhe nevojave të besimtarëve tanë dhe të qytetit të Prishtinës, për ne është e nevojshme përkrahja e qytetarëve tanë, ekspertëve të fushave të ndryshme, institucioneve, njerëzve të biznesit, bamirësve e vakëflënësve tanë, është e nevojshme mbështetja, kontributi, përkrahja dhe ndihma juaj, qoftë me këshilla, me fjalë, me zemër, me dua, si dhe me mjete materiale".

Duke uruar Bashkësinë Islame të Kosovës dhe të pranishmit, Kryetari i Kuvendit të Kosovës Jakup Krasniqi, tha se ka një kohë të gjatë që Prishtinës i ka munguar një xhami e këtyre përmasave, për të siguruar hapësirë të mjaftueshme që besimtarët të kryejnë në kushte optimale ritet fetare. Ai tha se e drejta e fesë është e garantuar me Kushtetutën tonë, prandaj duhen krijuar edhe kushtet e ushtrimit të besimit të qytetarëve.

"Qytetarët e Kosovës, historikisht i ka karakterizuar fryma e tolerancës dhe e bashkëpunimit ndërkonfesional. Bashkëjetesa e feve të ndryshme në Kosovë është një vlerë e ruajtur ndër shekuj dhe që duhet kultivuar edhe në të ardhmen", - theksoi Kryeparlamentari Krasniqi, duke shtuar se feja dhe besimi kanë qenë dhe do të jenë faktorë fisnikërimi për njerëzit.

Kryeministri i Kosovës Hashim Thaçi, pasi uroi vënien e gurthemelit të Xhamisë në Prishtinë, duke theksuar se,edhe pse Kosova është shteti më i ri në botë, populli i Kosovës ka një traditë të gjatë të tolerancës dhe harmonisë ndërfetare.

"Kosova është shtet i ri, mirëpo është një shembull për rajonin dhe botën për harmoninë ndërfetare. Ky fakt bëhet edhe më i rëndësishëm kur në kohën e sotme çështja e bashkëjetesës së kulturave dhe feve është një ndër sfidat më të rëndësishme që po kapërcen bota jonë në saje të procesit të globalizmit, i cili ka afruar dhe ngjitur dallimet kulturore dhe fetare", - ka thënë Kryeministri Thaçi.

Urimeve për vënien e gurthemelit të Xhamisë Qendrore të Prishtinës iu bashkua edhe Kryetari i Prishtinës Isa Mustafa, i cili, përveç të tjerash, theksoi se për ngritjen e kësaj xhamie ka qenë në kontakt të vazhdueshëm me krerët e Bashkësisë Islame të Kosovës.

# Fjala e Myftiut të Kosovës me rastin e manifestimit

**Mr. Naim ef. Tërnava, Myftiu i Kosovës, 8 tetor 2012**

*E nderuara Zonja Presidente Atifete Jahjaga*
*I nderuari kryetar i Kuvendit, zotëri Jakup Krasniqi*
*I nderuari kryeministër, z. Hashim Thaçi*
*I nderuari kryetar i Prishtinës, z. Isa Mustafa*
*Të nderuar mysafir:*
*Haxhi Selim Muça, kryetar i Komunitetit Mysliman shqiptar*
*Haxhi Sulejman Rexhepi, reis i Bashkësisë Fetare Islame në Maqedoni*
*Haxhi Rifat Fejziq, reis i Bashkësisë Islame të Malit të Zi*
*I nderuar Dodë Gjergji, ipeshkv i Ipeshkëvisë së Kosovës*
*I nderuari Peshkop Teodosije- peshkop i kishës ortodokse,*
*Të nderuar ambasadorë*
*Të nderuar ministra,*
*Të nderuar përfaqësues të institucioneve vendore e ndërkombëtare*
*Të nderuar përfaqësues të familjeve Jasharaj e Haradinaj*
*Të nderuar përfaqësues të spektrit politik e jo politik*
*Të nderuar efendilerë*
*Të nderuar zonja e zotërinj!*
*Vëllezër e motra!*

Kam nderin dhe kënaqësinë, që sot, në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, t'ju drejtohem me një falënderim të veçantë për pjesëmarrjen Tuaj në këtë manifestim të rëndësishëm dhe të shënuar për ne, për kryeqendrën tonë, për popullatën dhe për besimtarët tanë.

Jemi tubuar sot këtu, për të vënë gurthemelin e Xhamisë Qendrore, një objekt që i ka munguar kryeqendrës sonë prej kohësh, që u ka munguar besimtarëve tanë dhe që na ka munguar të gjithëve.

Ndërtimi i Xhamisë Qendrore në kryeqytetin tonë, ka qenë nevojë e kahershme, por rrethanat nëpër të cilat kaloi Kosova dhe regjimet, sistemet dhe ideologjitë që përjetoi vendi ynë, jo që nuk ishin në favor të ndërtimit të xhamive a faltoreve të tjera, por, për më tepër, edhe ato që i kishin ndërtuar të parët tanë dhe na i kishin lënë trashëgim, shumë prej tyre na i rrënuan, na i përdhosën, na i tjetërsuan dhe na i shkatërruan.

Ndërtimi i xhamisë qendrore, po bëhet realitet vetëm në Kosovën e lirë e sovrane, vetëm tash kur kryeqyteti dhe vendi ynë qeverisen nga njerëzit e përzgjedhur nga vetë ne.

Jemi tubuar sot këtu, pas vendimit që ka marrë kryetari i Prishtinës, zotëri Isa Mustafa, Bordi i drejtorëve dhe Asambleja Komunale e Prishtinës për të caktuar truallin për ndërtimin e Xhamisë Qendrore, duke përmbushur kështu kërkesën dhe nevojën e Bashkësisë Islame të Kosovës, besimtarëve dhe qytetarëve të kryeqytetit. Zoti i shpërbleftë të gjithë ata që kontribuuan për këtë.

Të nderuar të pranishëm!

Nevoja për ndërtimin e faltoreve historikisht u paraqit që në shoqëritë e para njerëzore. Njeriu gjithmonë kërkoi një vend të caktuar e të veçantë për t'i shprehur falënderimet e tij Krijuesit. Dhe, pikërisht ishin faltoret ato që u bënë bërthamat e para ku u organizua shoqëria. Në to, përveçqë është adhuruar e madhëruar Zoti, aty ka filluar edhe arsimimi, edukimi, emancipimi dhe qytetërimi i shoqërisë. Këtë e dëshmon edhe Kurani ku thotë:




"Me të vërtetë, Faltorja e parë e ngritur për njerëzit, është ajo në Mekë, e bekuar dhe udhërrëfyese për popujt."

Muhamedi a.s. punën e parë që bëri kur qe shpërngulur nga Meka në Medinë ishte ndërtimi i xhamisë. Kjo tregon se sa rëndësi ka ndërtimi dhe sa e nevojshme është xhamia përkatësisht faltorja për një shoqëri.

Sa e shpërblyer është kjo vepër, e kuptojmë nga i Dërguari i fundit Muhamedi a.s. i cili ka thënë: "Kush ndërton një xhami në këtë botë, Allahu do t'i ndërtoj atij një shtëpi në Xhenet".

Duke i pasur parasysh këto fakte, edhe besimtarët tanë qysh herët ndërtuan xhami për të falënderuar, për të madhëruar dhe për të adhuruar Zotin e tyre. Duke i ndërtuar ato, ata na lanë një trashëgimi të pasur me vepra madhështore që u bënë pjesë e qytetërimit tonë në veçanti, dhe atij botëror në përgjithësi, si xhamia e Haxhi Et'hem Beut në Tiranë, Xhamia e Pashës në Tetovë, Xhamia e Sinan Pashës në Prizren, Xhamia e Hadum Agës në Gjakovë, xhamia e Çarshisë në Prishtinë etj.

Në ambientet e këtyre Shtëpive të Zotit zunë fill dhe u zhvilluan edhe shumë ngjarje me rëndësi jetike për popullin dhe vendin tonë, duke u vënë kështu në shërbim të çështjes kombëtare. Ato përveçse si xhami u shndërruan në shkolla e kuvende burrash, nga aty dolën dhe i prinë popullit ulematë e atdhetarët tanë të spikatur, që u vunë në ballë të proceseve të rëndësishme historike, politike e kombëtare. Le të kujtojmë këtu Haxhi Ymer Prizrenin, Haxhi Zekën, Vehbi ef. Dibren, Hoxhë Kadri Prishtinën, Mulla Idriz Gjilanin e shumë të tjerë.

Roli i xhamive shqiptare po ashtu ishte i madh sidomos midis dy luftërave botërore dhe në veçanti gjatë sistemit monisto-ateist. Në to u kultivua dhe u trasua trinomi Fe-Komb-Atdhe.

Ndërkaq, në dekadat e fundit të shekullit që lamë pas, xhamitë anekënd Kosovës u shndërruan në fortesa të pathyeshme të qëndresës kombëtare, duke u vënë në shërbim të popullit, jo vetëm si faltore.

Të nderuar pjesëmarrës në këtë ngjarje të shënuar për kryeqytetin tonë.

Xhamia, gurthemelin e së cilës po e hedhim sot, do të shërbej për të adhuruar Zotin Një, për t'ju lutur Atij, për t'i shprehur Atij falënderimet dhe mirënjohjet tona.

Kjo xhami do të jetë në shërbim për edukimin e popullatës në përgjithësi, do të jetë në shërbim të ardhmërisë së popullit dhe vendit tonë. Do jetë një vend ku do të mësohet, shpjegohet e kultivohet mirëkuptimi, humaniteti, toleranca, respekti, dashuria e sinqeriteti, ku do të avancohen vlerat qytetëruese e përparimtare.

Besimtari i devotshëm dhe i përkushtuar është përfaqësuesi më dinjitoz i ndërtimit të paqes në botë, sepse ai është praktikues i mësimeve hyjnore, të cilat i manifeston në jetën, veprën, sjelljet dhe punën e tij.

Kjo xhami do të jetë në shërbim të njohjes së të kaluarës sonë, respektimit të së sotmes dhe planifikimit të së ardhmes së popullit dhe vendit tonë.

# Komentimi i sures "Er-Rrahman" (6)

**Sabri Bajgora**

كُلُّ مَنْ عَلَيْهَا فَانٍ (26) وَيَبْقَىٰ وَجْهُ رَبِّكَ ذُو الْجَلَالِ وَالْإِكْرَامِ (27) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (28) يَسْأَلُهُ مَن فِي السَّمَاوَاتِ
وَالْأَرْضِ ۚ كُلَّ يَوْمٍ هُوَ فِي شَأْنٍ (29) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (30)

**26. Çdo gjë që është në të (në Tokë), është e zhdukur. 27. E do të mbetet vetëm Zoti yt Që është i Madhëruar e i Nderuar! 28. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? 29. (Ai mbetet) Atij i drejtohet me lutje ç'ka në qiej e në Tokë dhe Ai në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja (fal mëkate, largon brenga, jep jetë, jep vdekje, krijon gjendje, zhduk të tjera etj.). 30. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni ju"? - (Er-Rrahman, 26-30)**

**Koment:**

**26. Çdo gjë që është në të (në Tokë), është e zhdukur.**

Sipas mësimeve tona fetare-akaidologjike, çdo gjë që është e krijuar, pavarësisht nëse janë engjëj, exhinë, njerëz, gjallesa të tjera, planetë, yje apo galaktika, një ditë do ta kenë fundin e tyre dhe do të shkatërrohen. Ky është një ligj ekzistencial nga ana e Krijuesit të Gjithëdijshëm e Fuqiplotë.

Asnjë prej këtyre krijesave që përmendëm, nuk kanë pasur ekzistencë vetanake, por janë krijuar dhe, nga mosqenia, me Lejen, Dëshirën dhe Vullnetin e Allahut, kanë ardhur në këtë ekzistencë materiale.

Shkatërrimi është veçori e ekzistencave të mundshme, ndërkohë që Allahut nuk mund T'I jepet një veçori apo cilësi e tillë e mangët. Cilësitë e Tij janë të përhershme Ai ekziston, është Një dhe i Vetmi, është i Përhershëm pa fillim dhe i Përhershëm pa mbarim. Ai është i Gjallë, Di gjithçka, Dëgjon gjithçka, Sheh gjithçka, është i Plotfuqishëm, është Krijues i çdo ekzistence dhe krijese, Vullnetit të Tij i nënshtrohet ç'ka në qiej e në Tokë, etj..

Po t'i qasemi këtij ajeti në mënyrë më të hollësishme, do të shohim se ai flet vetëm për shkatërrimin e banorëve të Tokës, por në disa ajete të tjera kuranore është sqaruar se, përveç tyre, do të shkatërrohen e zhduken edhe banorët e qiellit-engjëjt.

Transmetohet nga Ibn Abasi të ketë thënë: Kur kishte zbritur ajeti 26 i sures "Er-Rrahman": "Çdo gjë që është në të (në Tokë), është e zhdukur", engjëjt kishin thënë: "E pati puna e banorëve të Tokës, ata do të shkatërrohen e zhduken", prandaj Allahu xh.sh. zbriti edhe ajetin 88 të sures "El-Kasas": "Çdo send zhduket e Ai jo", nga i cili engjëjt e kuptuan se edhe ata do të zhdukeshin-shkatërroheshin."[1]

Por, sipas mësimeve islame, ky shkatërrim a vdekje, të cilës do t'i nënshtrohen të gjitha krijesat, vlen vetëm për jetën e kësaj bote, sepse kjo botë është e destinuar të shkatërrohet e, së bashku me të, çdo gjë që i përket asaj, ndërsa Ahireti është i përhershëm dhe të përhershme janë të gjitha gjërat në të.

I Gjithëfuqishmi krijoi racën njerëzore prej dheut-tokës, pastaj babait tonë, Ademit a.s. i dhuroi shpirtin-gjallërinë, më pas ia krijoi bashkëshorten-Havën dhe e bëri Ligj që jeta njerëzore mbi këtë Tokë, të zhvillohet e të rrjedhë sipas shkaqeve, prej dy prindërve tanë.

**Në lidhje me këtë flasin këto ajete:**

"Ai së pari ju krijoi nga dheu" (Hud, 61), dhe:

"O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj Që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ai krijoi palën (shoqen) e tij, e prej atyre të dyve u shtuan burra shumë e gra...". (En-Nisa'ë, 1)

Pastaj për krijesën njerëzore përcaktoi që, pas vdekjes, t'i kthehemi sërish Tokës për t'u shndërruar në dhé, dhe prej saj sërish të ringjallemi, për të filluar jetën e amshueshme të pavdekësisë:

"Prej asaj (Tokës) Ne ju krijuam ju, e ju do t'ju kthejmë përsëri në të, e prej saj do t'ju nxjerrim edhe një herë." (Ta Ha, 55)

Ashtu siç ka filluar krijimin tonë të parë nga dheu, i Lartmadhërishmi do të na nxjerrë prapë nga toka (varret), por tash, pa pasur nevojë të

kalojmë nëpër etapat e zhvillimit të sërishëm embrional në barkun e nënës. Ky do të jetë krijim i ri (i dytë) që nuk i përngjan krijimit tonë të parë. Krijimi ynë i parë ishte i tillë, nëpër faza dhe etapa të ndryshme dhe i paradestinuar që të përfundojë me vdekje-shkatërrim, sipas Ligjit të Allahut për të gjitha krijesat, ndërkohë që krijimi ynë i dytë ndryshon thelbësisht, sepse tash, me Lejen e Allahut, trupat tanë pas ringjalljes nuk do t'i nënshtrohen më kurrë vdekjes dhe as procesit të shkatërrimit. Në lidhje me këtë, Allahu xh.sh., në ajetet 61-62 të sures "El-Vakia", thotë:

"...dhe t'ju krijojmë rishtazi siç nuk e dini ju. Ju e keni të njohur zanafillën e parë, e përse nuk mendoni?"

**27. E do të mbetet vetëm Zoti yt Që është i Madhëruar e i Nderuar!**

Kur të vijë momenti i fundit i kësaj bote, me Urdhrin e Allahut, do të shkatërrohet çdo gjë në këtë ekzistencë. Në tërë këtë Univers me këto përmasa të paimagjinueshme, nuk do të mbetet asnjë krijesë e gjallë. Të gjithë planetët, galaktikat e yjësitë, do të shkatërrohen. Do të shkatërrohen e zhduken njerëzit, exhinët, gjallesat e kësaj Toke, e madje edhe engjëjt. Askush përveç Tij nuk do të mbetet, e zaten ky edhe është kuptimi i këtyre dy ajeteve kuranore.

Përkitazi me momentet e fundit të kësaj ekzistence, për tmerret dhe trishtimet e saj, flasin shumë ajete kuranore dhe hadithe të Pejgamberit a.s.. Madje, në disa koleksione të hadithit, është i njohur një hadith i gjatë që quhet "hadithu es-sur"-"hadithi i Surit", i cili, ndonëse nga shumica e dijetarëve është cilësuar si i dobët, për shkak të disa dobësive në zinxhirin transmetues, megjithatë për nga përmbajtja, nuk vjen në kundërshtim me ndodhitë e fundit para ringjalljes së krijesave. Ka disa variante të transmetimit të këtij hadithi, e ne jemi përcaktuar për një version të shkurtuar të tij, i cili transmetohet nga Ebu Hurejra e ky nga i Dërguari i Allahut, të ketë thënë: "Thotë Zoti i Madhëruar në Kur'an: "Kur do t'i fryhet Surit, do të vdesin të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, përveç atyre që do Allahu". (Ez-Zumer, 68)

Ata që do të mbeten të gjallë, do të jenë engjëjt: Xhibrili, Mikaili, Israfili dhe meleku i vdekjes (Azraili). (Në një transmetim tjetër ceket se, përveç katër engjëjve të mëdhenj, do të mbesin edhe engjëjt që bartin Arshin e të Madhërishmit).

Zoti xh.sh. do ta thërrasë melekun e vdekjes e do t'i thotë: "O meleku i vdekjes, kush ka mbetur i gjallë"?

Ai do t'i përgjigjet: "Kanë mbetur robërit e Tu - Xhibrili, Mikaili, Israfili dhe unë robi Yt-meleku i vdekjes".

Zoti xh.sh. do t'i thotë melekut të vdekjes: "O meleku i vdekjes, merre shpirtin e Xhibrilit". Dhe do t'i merret shpirti Xhibrilit.

Zoti xh.sh. do ta pyesë atë sërish: "O meleku i vdekjes, kush ka mbetur tani"?

Meleku i përgjigjet: "Kanë mbetur Israfili, Mikaili dhe unë robi Yt, meleku i vdekjes".

"O meleku i vdekjes – do t'i thërrasë Zoti- merre shpirtin e Israfilit". Dhe i merret shpirti Israfilit.

Më pas Zoti xh.sh. do ta pyesë përsëri: "O meleku i vdekjes, kush ka mbetur tani"?

"Ka mbetur Mikaili dhe unë robi Yt, meleku i vdekjes"- do t'i përgjigjet ai..

"O meleku i vdekjes, merre shpirtin e Mikailit"- do ta urdhërojë Zoti i Madhërishëm, dhe do t'i merret shpirti Mikailit.

Zoti xh.sh. do ta pyesë sërish: "O meleku i vdekjes, kush ka mbetur tani"? "Unë robi Yt o Zot, meleku i vdekjes".

"O meleku i vdekjes! – do ta urdhërojë Zoti- merre shpirtin tënd"!

Dhe meleku i vdekjes do ta marrë (nxjerrë) shpirtin e vet.

Më pas i Madhërishmi do t'i kapë qiejt me të djathtën e Tij e do të thotë: "Unë jam Sunduesi suprem! Ku janë arrogantët? Ku janë mbretërit? Ku janë tiranët"? Më pas do T'i kapë shtatë tokat me të majtën e do të thotë: "Ku janë mbretërit? Ku janë tiranët? Kujt i përket sundimi sot"?

Askush nuk do t'i përgjigjet kësaj pyetjeje, pasi gjithçka është e pashpirt dhe pa jetë.

Më pas do të përgjigjet vetë Allahu duke thënë: " (Sundimi është)i Allahut, i Atij Që është Një, i Fuqiplotit-Ngadhënjimtarit (është përgjigjja)"! (Gafir 16).[2]

Pas kësaj, Gjithësia do të kthehet në origjinën e saj fillestare, sikur atëherë kur nuk ekzistonte asgjë përveç Allahut të Madhëruar...

Ndërsa, në lidhje me komentin e fjalëve "Vexh'hu rabbike", mufessirët kanë dhënë shumë mendime, se çfarë mund të jetë synuar me to, por ne duhet të cekim që në fillim se me këto fjalë synohet vetëm "Qenia Absolute e Zotit", pa kurrfarë shëmbëllimi apo përngjasimi.

Është plotësisht e kuptueshme që "Fytyra" në këtë rast nuk asocion kurrsesi me "Fytyrën e Allahut" – Qoftë i Pastër dhe i zhveshur nga çdo përngjasim me krijesat, por kjo është shprehje metaforike për Qenien e Tij të Pastër, të Lartë e Absolute.

Një mendim i tillë ka mbështetje në shumë ajete kuranore, si p.sh.:

"Të Allahut janë edhe (anët nga) lindja edhe nga perëndimi, dhe ngado që të ktheheni, aty është ana e Allahut". – (El Bekare, 115)

Si dhe ajeti 88 në suren "E -Kasas":

"... S'ka të adhuruar tjetër veç Tij. Çdo send zhduket e Ai jo".

Në fund të këtij ajeti është përmendur Emri i bukur i Allahut: "Dhul Xhelali vel Ikram", që në fakt përbëhet prej dy cilësive, por që zakonisht shkojnë ngjitas dhe llogariten si një emër i vetëm.

Ky Emër i bukur i Allahut, sipas shpjegimit të mufessirëve, do të thotë që Allahu është i Vetmi absolut, i përsosur në cilësitë e Tij. Vetëm Atij I takon madhështia dhe nderi. Madhështia është në

vetë Qenien e Tij e njëkohësisht është fisnik dhe i ndershëm ndaj krijesave të Tij.

Në lidhje më rëndësinë e këtij Emri të bukur të Allahut, ashtu siç transmetohet nga Ebu Hurejra, Enes ibn Maliku dhe Rebiate ibn Amiri, i Dërguari a.s. i ka porositur ashabët e tij që, gjatë duave (lutjeve) të tyre, të insistojnë sa më shumë në përmendjen e këtij Emri të bukur të Allahut, të cilin madje disa prej dijetarëve e kanë llogaritur edhe si Emrin më të madh të Allahut, duke thënë: "Insistoni në duatë tuaja dhe shqiptojeni gjithmonë (duke u lutur): "Ja Dhel Xhelali vel Ikram"[3]

**28. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Jeta e kësaj bote i ka mundimet, sfidat dhe peripecitë e saj. Njeriu në këtë botë ndien dhimbje, pikëllime, trauma shpirtërore e mendore, ndërkohë që me vdekjen, marrin fund të gjitha këto.

Kjo është prej mirësive më të mëdha të Allahut ndaj njerëzve dhe exhinëve, ndonëse shumë prej tyre nuk arrijnë ta kuptojnë këtë urtësi hyjnore, sepse pas vdekjes vjen ringjallja dhe jeta e përhershme e Ahiretit, në të cilën nuk ka as lodhje e as brenga, por vetëm kënaqësi në pafundësi. Prandaj vetëm kjo do të mjaftonte që njerëzit dhe exhinët të ishin mirënjohës ndaj Allahut për të mirat e Tij ndaj tyre.

**29. (Ai mbetet) Atij i drejtohet me lutje ç'ka në qiej e në Tokë dhe Ai në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja (fal mëkate, largon brenga, jep jetë, jep vdekje, krijon gjendje, zhduk të tjera etj.).**

**30. E, cilën të mirë të Zotit tuaj ju po e mohoni?**

Çdo krijesë në këtë ekzistencë ka nevojë për mëshirën, butësinë, dhembshurinë dhe dashurinë e Allahut xh.sh.. Çdo krijesë i drejtohet Atij me lutje e kërkimfaljeje, sepse vetëm Ai Që na krijoi, i di të fshehtat, nevojat dhe hallet tona. Vetëm Ai është i panevojshëm për diçka, sepse është Krijues dhe i Gjithëpushtetshëm.

Ajeti në fjalë na sqaron se çdo gjë që jeton e gjallëron në qiej e në Tokë, i kërkon dhe i lutet Allahut xh.sh. për nevojat që ka. Dikush i lutet për udhëzim, tjetri për shpëtim, dikush për shërim, të tjerët për t'i shpërblyer me Xhenet etj..

Dijetarët, në lidhje me pjesën e ajetit: "Atij i drejtohet me lutje ç'ka në qiej e në Tokë…" kanë thënë se me të, përveç njerëzve dhe exhinëve, synohen edhe melekët (engjëjt), të cilët I luten Allahut për mëshirë, ose I luten që t'u japë forcë për ta plotësuar madhërimin dhe adhurimin në formën më të përkryer. Sipas disave, engjëjt I luten dhe I kërkojnë Allahut që t'i falë e mëshirojë banorët e Tokës me mirësi dhe rrësk të hallallit.

Ajeti i 5-të i sures "Esh-Shura" na dëfton për lutjen e engjëjve tek Allahu për të gjithë banorët e Tokës, pavarësisht nëse janë besimtarë ose jo, meqë udhëzimi është vetëm në "Dorë" të Zotit, teksa thonë e luten:

"Ndërkaq, engjëjt vazhdimisht madhërojnë (bëjnë tesbih) duke E falënderuar Zotin e tyre dhe kërkojnë falje të mëkateve për ata që janë në Tokë".

Ndërsa lutjet e tyre të veçanta për besimtarët janë shumë më madhështore dhe konkrete, kur ata I luten Allahut që besimtarët T'i shpërblejë me Xhenetin "Adn" dhe t'ua falë gjynahet:

"Ndërsa ata (engjëjt) që bartin Arshin, edhe ata që janë përreth tij, lartësojnë me falënderim Zotin e tyre, I besojnë Atij dhe I luten t'i falë ata që besuan (duke thënë): "Zoti ynë, Ti,me mëshirën dhe me diturinë Tënde, ke përfshirë çdo send, prandaj falju atyre që u penduan dhe ndoqën rrugën Tënde, e edhe ruaji ata nga dënimi i Xhehenemit! Zoti ynë, futi në Xhenete të Adnit, të cilët u ke premtuar, ata dhe kush ishte i mirë prej etërve të tyre, grave të tyre dhe pasardhësve të tyre. Vërtet, Ti je Ngadhënjyesi, i Urti! Dhe i mbron ata prej të këqijave, pse atë që Ti e mbron atë ditë prej të këqijave, Ti e ke mëshiruar dhe ky është shpëtimi i madh". (Gafir, 7-9)

Këto ajete kuranore shpërfaqin katërçipërisht shpirtin fisnik të engjëjve, sepse ata janë krijuar për të qenë krijesa të tilla fisnike që luten vetëm për mirë. Engjëjt i gëzohen çastit kur shikojnë se si një gjynahqar pendohet tek Zoti dhe kthehet në rrugë të mbarë. Ata kënaqen kur shohin robërit e devotshëm të Allahut duke bërë sexhde të namazit, duke agjëruar e duke respektuar urdhëresat e të Madhit Zot. Pikërisht për këtë arsye, ata luten për besimtarët që t'i gëzojnë mirësitë e Xhenetit, së bashku me familjarët dhe më të dashurit e tyre.

Allahu xh.sh., Që Veten E ka cilësuar me mëshirë të pakufishme, si në këtë botë, ashtu edhe në Ahiret, Ai (Allahu) së bashku me melekët e Tij luten për besimtarët me lutjet më kuptimplota, që t'i nxjerrë ata në dritën e shpëtimit.

"Ai ju mëshiron ju e edhe engjëjt e Tij, për t'ju nxjerrë ju prej errësirave në dritë dhe Ai ndaj besimtarëve është shumë mëshirues". (El Ahzab, 43)

Krahas këtyre lutjeve nga ana e Allahut dhe engjëjve për besimtarët, edhe vetë besimtarët e sinqertë, me përvujtninë më të madhe, i luten të Madhërishmit për udhëzim, për rrësk, për shtim të diturisë, për shpërblimet e Ahiretit dhe për shpëtim nga ndëshkimi me zjarrin e Xhehenemit..

Allahu xh.sh. na ka mësuar edhe si të lutemi dhe për çfarë të lutemi, kur thotë:

"Allahut kërkoni nga të mirat e Tij". (En-Nisa'ë, 4)

Në lidhje me këtë, Sufjan ibn Ujejne ka thënë: "I Madhërishmi nuk na ka urdhëruar që t'i kërkojmë e t'i lutemi Atij për diçka tjetër, përveçse të na japë (dhurojë) të mirat e Tij.

Allahu xh.sh. i përgjigjet secilit që i lutet, me kusht që lutja të burojë nga thellësia e zemrës, të jetë nga dëlirësia e shpirtit dhe të jetë e sinqertë. A nuk ka thënë në Kur'an:

"E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet...". (El Bekare, 186)

Për këtë arsye, ne kurrë nuk duhet të ndalemi nga lutja (duaja), sepse dyert e qiellit do t'i gjejmë gjithnjë të hapura për t'i dëgjuar psherëtimat tona, për t'i dëgjuar lotët e pendimit teksa ravijëzohen e lagin faqet tona me ngashërim.

Tregohet se një ditë prej ditësh, banorët e Basrës, i qenë ankuar robit të devotshëm, Ibrahim ibn Ed'hemit, se Allahu nuk po u përgjigjej lutjeve të tyre, për se ai u kishte thënë:

"Zemrat tuaja janë të vdekura në dhjetë gjëra, dhe për këtë shkak duatë tuaja nuk ju pranohen:

1. Thoni se E njihni Allahun , por nuk jeni duke kryer obligimet ndaj Tij ashtu siç duhet;

2. Jeni duke lexuar Kur'anin, por nuk jeni duke vepruar sipas tij;

3. Thoni se e doni të Dërguarin e Allahut , por e keni lënë anash traditën (Synetin) e tij;

4. Thoni se shejtani është armiku juaj më i madh, por përsëri e pasoni;

5. Thoni se i frikësoheni zjarrit të Xhehenemit, por nuk bëni vepra, të cilat do t'ju kishin larguar nga ai zjarr;

6. Thoni se e doni Xhenetin, por nuk bëni vepra, të cilat do t'ju kishin afruar tek ai;

7. Thoni se vdekja është hak (e vërtetë e pamohueshme), por nuk po përgatiteni për të;

8. Jeni preokupuar me të metat dhe mangësitë e të tjerëve, ndërsa të metat tuaja po i harroni;

9. Jeni duke i shfrytëzuar begatitë (nimetet) e Allahut, por nuk jeni falënderues e as mirënjohës ndaj Tij, dhe

10. Ju i përcillni të vdekurit tuaj në varreza, por nuk po merrni mësim nga kjo"!

Nga Kur'ani famëlartë kuptojmë se i Gjithëmëshirshmi ia ka pranuar lutjen e fundit edhe Iblisit-shejtanit të mallkuar, i cili Iu lut Zotit:

(Iblisi) Tha: "Zoti im, më jep pra afat deri në ditën kur ata (njerëzit) të ringjallen! (Zoti) Tha: "Ti je prej të afatizuarve, deri në kohën e ditës së caktuar". (E -Hixhr, 36-38)

Kur shohim se Allahu xh.sh. nuk ia refuzoi lutjen e fundit madje as shejtanit, ndonëse dihet që ai do të jetë përjetësisht në zjarr, për shkak të kryeneçësisë dhe arrogancës së tij në zbatimin e Urdhrit të Allahut, e jo për shkak të mohimit të Tij, askush prej nesh nuk bën ta humbë shpresën për mëshirën e Allahut, sepse, sado gjynahqarë qofshim, duhet të rikujtojmë se në Kur'an gjendet edhe ajeti më shpresëdhënës :

"Thuaj: O robët e Mi, që keni ngarkuar veten me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, sepse vërtet Allahu i fal të gjitha mëkatet. Ai njëmend fal shumë dhe është mëshirues". (Ez-Zumer, 53)

Ne nganjëherë çuditemi me disa thirrës teksa i frustrojnë xhematet e tyre duke u folur vetëm për ndëshkimet e Xhehenemit. Këta thirrës thuajse kanë harruar se njerëzit duhet t'i afrosh tek Zoti me butësi e dashuri, e jo me frikësim e kërcënim. A thua kanë harruar këta thirrës hadithin kudsij, ku Allahu xh. sh. thotë: "Mëshira Ime e ka tejkaluar hidhërimin Tim"!

"...Ai në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja (fal mëkate, largon brenga, jep jetë, jep vdekje, krijon gjendje, zhduk të tjera etj.)".

Pjesa e dytë e këtij ajeti është po aq madhështore sa pjesa e parë e tij, sepse kuptojmë që i Lartmadhërishmi për çdo ditë merret me çështjet, lutjet, duatë dhe përgjërimet e robërve të Tij. Ai për çdo ditë shfaq në ekzistencë çështje e gjëra, ripërtërit gjendje etj..

Tregohet se një ditë, gjersa i Dërguari i Allahut ua lexoi këtë ajet ashabëve të tij, njëri prej tyre e pyeti: "Çfarë është ky "she'ën"-"çështje"?, e Resulullahi s.a.v.s. iu përgjigj: "Prej çështjeve të Tij janë: që të falë gabimin e dikujt, ta largojë brengën e dikujt dhe t'i përgjigjet lutjes së thirrësve (që pendohen ose kërkojnë ndihmë, mëshirë apo shpëtim)".[4]

Allahu xh.sh. mbikëqyr çdo proces të kësaj gjithësie. Atë nuk e zë as gjumi e as kotja. Ai është i Gjallë, sheh dhe dëgjon gjithçka. Ai jep e merr jetë, ngre, lartëson po edhe poshtëron njerëz, furnizon krijesat, e mbështjell natën me ditën dhe anasjelltas, e nxjerr të gjallin prej të vdekurit dhe të vdekurin prej të gjallit, shëron të sëmurin dhe shumë të tjerë i sprovon me lloj-lloj sprovash. I sprovon me frikë, me varfëri dhe me humbje të më të dashurve të tyre (me vdekjen). I ngre njerëzit e popujt në gradat e krenarisë, kurse i ul e i poshtëron mendjemëdhenjtë e zullumqarët. Të pasurin e bën të varfër e të varfrin të pasur, e kështu me radhë, gjëra e çështje që janë vetëm në Dijen e Tij.

Këto gjëra që janë në kompetencën e Tij, i sqaron detajisht edhe ky ajet kuranor:

"Thuaj: "O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do; e lartëson atë që do dhe e përul atë që do. Çdo e mirë është vetëm në dorën Tënde, vërtet, Ti ke mundësi për çdo gjë"! Ti e fute natën në ditë dhe Ti e fute ditën në natë, Ti nxjerr nga i vdekuri të gjallin dhe nga i gjalli të vdekurin dhe Ti e begaton pa masë atë që do"! – (Ali Imran, 26-27).

Në lidhje me ajetin e 29-të të kësaj sureje që jemi duke e komentuar: "Ai në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja (fal mëkate, largon brenga, jep jetë, jep vdekje, krijon gjendje, zhduk të tjera etj.)", nëpër disa libra me këshilla islame, përmendet ngjarja e një dijetari, ndonëse për emrin e tij ka mospajtime në mes tyre... Disa thonë se fjala është për Imam Ahmed ibn Hanbelin, disa për Ebu Hamid el Gazalin e disa për një tjetër. Unë në këtë rast jam përcaktuar për versionin në të cilin ceket emri i Imam Ahmedit.

Një ditë, derisa Imam Ahmed Ibn Hanbeli po ligjëronte në xhami, dhe pikërisht kur kishte arritur te komentimi i ajetit të 29-të të sures "Er-Rrahman": "Ai në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja (fal mëkate, largon brenga, jep jetë, jep vdekje, krijon gjendje, zhduk të tjera etj.)", u ngrit një njeri dhe e pyeti: "Çfarë është duke bërë Zoti ynë tani"?. Imam Ahmedi mbeti i hutuar



nga kjo pyetje, heshti dhe nuk iu përgjigj. U kthye në shtëpi dhe u hodh mbi libra duke u përpjekur të gjente përgjigjen e duhur. Tërë natën e kaloi duke menduar përgjigjen, po nuk e gjeti dot. Kur të nesërmen nisi ligjëratën, i njëjti njeri e përsëriti të njëjtën pyetje, e Imam Ahmedi sërish heshti, sepse nuk e dinte përgjigjen. Imam Ahmedi u kthye i thyer në shtëpinë e tij. Ishte lodhur shpirtërisht e psikikisht. Dëshironte me gjithë shpirt ta kuptonte esencën e tërë kësaj çështjeje. Ndihej paksa i turpëruar, sepse ishte imam i madh e i respektuar nga masa. Në këtë gjendje të mërzisë, në orët e vona të natës, e zuri gjumi dhe në ëndërr (ru'ja) pa të Dërguarin e Allahut s.a.v.s., të cilit ia tregoi tërë ngjarjen, dhe pastaj e pyeti: O i Dërguar i Allahut, çfarë është duke bërë Zoti ynë tani? Atëherë Resulullahi s.a.v.s. iu përgjigj: "Shfaq (sjell në ekzistencë materiale) çështje e nuk i fillon ato (sepse Ai ende pa krijuar këtë ekzistencë, e as njerëzit, ka krijuar Lapsin dhe e ka urdhëruar të shkruajë të gjitha përcaktimet (gjërat-mekadrir) deri në Ditën e Gjykimit, prandaj Ai nuk ka nevojë që ato gjëra të fillojë t'i krijojë sërish, por, kur dëshiron që të shfaqet në ekzistencë një gjë, vetëm i thotë: "Bëhu" dhe ajo bëhet (shfaqet[5])".

Imam Ahmedi, si një dijetar i madh, e kuptoi qartë mesazhin e të Dërguarit të Allahut... Të nesërmen, kur zbardhi dita e tretë, Imam Ahmedi e nisi ligjëratën e tij, i lehtësuar. E kërkoi me sy personin që ia kishte bërë pyetjen për dy ditë rresht dhe, kur shikimet e tyre u takuan, ai u ngrit sërish dhe ia bëri të njëjtën pyetje, e Imam Ahmedi iu përgjigj: "Allahu për çdo ditë "Shfaq çështje e nuk i fillon ato". Atëherë, njeriu që e kishte pyetur, që në të vërtetë kishte qenë edhe vetë një dijetar i madh me nam dhe një prej evliave (të dashurve të Allahut), u ngrit dhe i tha: O Ahmed! Dërgoji pandërprerë salavate atij që ta mësoi këtë përgjigje"!

Çfarë madhështie e njerëzve madhështorë, të këtij Ymeti madhështor!

Ibn Ujejne, lidhur me po këtë ajet, ka thënë: "Koha tek Allahu është dy Ditë. Njëra Ditë është jetëgjatësia e kësaj bote (dynjaja), në të cilën Allahu xh.sh. kujdeset për urdhëresat, ndalesat, për jetën e vdekjen, sprovat, rrëskun, pranimin e pendimit etj., dhe Dita e dytë simbolizon jetën e Ahiretit, në të cilën Ai merr në Llogari krijesat, me shpërblimin dhe ndëshkimin e tyre etj.".

**30. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni ju?**

Nga ajeti paraprak është plotësisht e qartë se Allahu xh.sh. është i Pastër dhe i zhveshur nga çdo e metë a mangësi. Çdo krijesë ka nevojë për ndihmën e Tij. Vetëm Atij I drejtohemi me lutje e përgjërime. Meqë i Lartmadhërishmi na ka bërë të ditur se dyert e mëshirës, të butësisë e të pendimit janë gjithmonë të hapura, kjo do të ishte e mjaftueshme që njerëzit dhe exhinët, si krijesa me intelekt, të ishin të parët që do të duhej ta falënderonin Atë për të gjitha këto mirësi e begati, që nuk i la në errësirë po i nxori nga ajo në dritën e besimit e të shpëtimit.

**Urtësitë e këtyre ajeteve:**

- Kjo botë dhe kjo gjithësi, një ditë do ta kenë fundin. Çdo gjë që është në Tokë e në qiej do të zhduket, e do të mbetet vetëm Zoti i Madhëruar.
- Krahas njerëzve dhe exhinëve, procesit të zhdukjes do t'i nënshtrohen edhe melekët (engjëjt).
- Vdekja, shikuar nga një aspekt, është një mirësi prej mirësive të Allahut ndaj njerëzve dhe exhinëve, sepse zhduk dhe mënjanon pengesën në mes jetës së përkohshme të kësaj bote dhe përjetësisë së Ahiretit.
- Pas vdekjes, njeriu pushon nga të gjitha lodhjet, mundimet, dhimbjet dhe vështirësitë e kësaj bote, për të përjetuar përkohësisht një botë shpirtërore, deri në ringjallje, që të shijojë e përjetojë pastaj fizikisht e shpirtërisht mirësitë e Ahiretit.
- Allahut si Krijues i kësaj ekzistence, çdo krijesë I drejtohet me lutje për mëshirë, sepse vetëm Ai është Absolut, i Gjallë, i Përhershëm. Ai çdo ditë fal e merr jetë, largon halle e brenga të njerëzve. Lartëson popuj e poshtëron mizorë e tiranë.

Këtë shkatërrim dhe zhdukje e pason një nderim për njeriun, në varr, i cili, në bazë të veprave të tij në këtë botë, do të shpërblehet ose do të ndëshkohet. Ky shkatërrim në një mënyrë është një mirësi.

[1] Tefsiri i Kurtubiut, vëll.XX, f. 132, Bejrut 2006 [2] Shih: "El-Mu'xhemul Kebir" nga Taberaniu [3] Transmeton Tirmidhiu (5/540); dhe Imam Ahmedi (4/177). Shih: El-Imam el Hafidh Izzud-din Abdurrazik er-Rres'ani el Hanbeli - "Rumuzul Kunuzi fi Tefsiril Kitabil Azizi", vëll.7, f. 558, Mekë, 2007. [4] Suneni i Ibn Maxhes, 1/73. [5] Sqarim Yni

# Mënyrat e frymëzimit hyjnor të Profetit a.s.

**Dr. sci. Musa Vila**

عَنْ عَائِشَةَ أُمِّ المُؤْمِنِينَ (رَضِيَ اللهُ عَنْهَا) أَنَّ الحَارِثَ بْنَ هِشَامٍ (رَضِيَ اللهُ عَنْهُ) سَأَلَ رَسُولَ اللهِ (صلى الله عليه و سلم) فقَالَ: يَا رَسُولَ اللهِ كَيْفَ يَأْتِيكَ الوَحْيُ؟ فقَالَ رَسُولُ اللهِ (صلى الله عليه و سلم): أَحْيَانًا يَأْتِينِى مِثْلَ صَلْصَلَةِ الجَرَسِ وَ هُوَ أَشَدُّهُ عَلَيَّ فَيَفْصِمُ عَنِّى وَ قَدْ وَعَيْتُ عَنْهُ مَا قَالَ ، وَ أَحْيَانًا يَتَمَثَّلُ لِيَ المَلَكُ رَجُلاً فَيُكَلِّمُنِى فَأَعِى مَا يَقُولُ .قَالَتْ عَائِشَةُ (رَضِيَ اللهُ عَنْهَا): وَ لَقَدْ رَأَيْتُهُ يَنْزِلُ عَلَيْهِ الوَحْيُ فِى اليَوْمِ الشَّدِيدِ البَرْدِ فَيَفْصِمُ عَنْهُ وَ إِنَّ جَبِينَهُ لَيَتَفَصَّدُ عَرَقًا.

**"Tregon Aishja r.a., nëna e besimtarëve, se Harith bin Hishami r.a. e pyeti të Dërguarin e Allahut: "O i Dërguar i Allahut! Si të shfaqet frymëzimi hyjnor"? I Dërguari i Allahut iu përgjigj: "Disa herë më shfaqet si kumbimi i ziles dhe kjo (formë frymëzimi) është më e rënda. Dhe pastaj kjo gjendje kalon pasi të kem kuptuar atë që më është shpallur. Nganjëherë meleku më vjen në formë njeriu dhe më shprehet mua dhe unë kap çdo gjë që ai më thotë". Aishja r.a. shtoi se e kishte parë vërtet Profetin a.s. duke u frymëzuar dhe kishte vënë re se si i pikonin djersët nga vetullat në një ditë shumë të ftohtë, pasi i kishte përfunduar frymëzimi".[1]**

Njohuri për transmetuesin e hadithit. Aishja r.a. kishte lindur katër vjet pas fillimit të Shpalljes dhe ishte e bija e Ebu Bekrit. Ajo ishte martuar me Profetin a.s. pas hixhretit. Ajo konsiderohet nga ashabët që kanë transmetuar shumë hadithe. Ka transmetuar 2210 hadithe. Për respekt dhe për ndalesë të kurorëzimit pas Profetit a.s., i thuhet – Nëna e besimtarëve. Vetë Aishja ka përmendur disa favorizime të saj. Ajo tha: "Allahu kishte zbritur pafajësinë time me ligjërim qiellor dhe, kur Profetit i kishte zbritur frymëzimi hyjnor, ishte me mua; unë dhe Profeti a.s. laheshim nga e njëjta enë me ujë; Profeti a.s. falej e unë gjendesha para tij; ai vdiq në duart e mia, në dhomën time; isha gruaja më e dashur për të". Aishja r.a. ishte gruaja më e vlefshme në dije dhe famë. Mesruki thotë: "I kam parë ashabët e vjetër duke e pyetur Aishen për çështje të trashëgimisë ". Sipas Ataut ibn Ebi Rebahut, Aishja ishte më e ditura në çështje të fikhut (jurisprudencës) dhe në çështje të tjera, ajo kishte mendimet më të sakta në çështje të përgjithshme. Transmeton Musa El Esharij:"Vlera e Aishes ndaj grave në tërësi është si vlera e bukës me mish ndaj ushqimeve". Aishja ka vdekur në vitin 58 h., gjegjësisht më 17 Ramazan (në një version thuhet më 27 Ramazan). Është varrosur në Bekije, në Medinë.[2] El-Harith Ibn Hishami ishte ashab, vëllai i Amr bin Hishamit apo Ebu Xhehlit. Vinte nga fisi El-Mahzumij. Nofka e tij është Ebu Abdurrahman El-Mekij. Islamin e ka pranuar në ditën e çlirimit të Mekës, prandaj llogaritet nga myslimanët e çlirimit të Mekës . Është bërë i njohur për pyetjen drejtuar Profetit a.s.: "Si të shfaqet frymëzimi hyjnor"? Ka rënë dëshmor në ditën e çlirimit të Shamit (Sirisë) në kohën e Omerit r.a..[3]

**Shpjegimi i hadithit**

Folja në hadith – e ka pyetur, në kohën e shkuar, sipas Ibn Haxherit (El-Hafidh) është transmetuar në këtë formë nga shumica e transmetuesve nga rruga e Hisham bin Urves.[4] Në bazë të kësaj mund të thuhet se Aishja ishte e pranishme kur i është bërë kjo pyetje Profetit a.s., prandaj edhe autorët e shumë librave të hadithit e kishin nxjerrë apo regjistruar këtë hadith në pjesën e transmetimeve të Aishes . Pra, Buhariu e kishte marrë nga dijetari i tij Abdullah bin Jusufi, ky nga Maliku, Maliku nga Hisham bin Urve. Ky nga babai i tij – Urve bin Zubejri, e ky nga Aishja, e Aishja kishte qenë e pranishme kur El-Harith bin Hishami e kishte pyetur Profetin a.s.. Varianti tjetër është se El-Harith bin Hishami e kishte informuar Aishen më pastaj, kështu që hadithi është mursel i ashabit (Aishja nga Profeti a.s.). Shumica e dijetarëve e gjykojnë të ngjitur, por varianti i parë mbetet më i qëndrueshëm dhe më i njohuri.

**Thënia në hadith: Si të shfaqet frymëzimi hyjnor?**

Nocioni – el-vahju në aspektin leksikor ka kuptimin dëftim, shkresë, mesazh, frymëzim, inspirim, bisedë e fshehtë. Çdo gjë që përcjell tek tjetri . Thuhet: I përcolla fjalët, ia thashë fjalët, d.m.th. me mënyrën e ligjërimit të fshehtë.[5] Nocioni el-vahju në terminologjinë fetare ka kuptimin e shpalljes, frymëzimit hyjnor, dërgatës së fshehtë të zbritur nga Allahu xh.sh. tek Profeti i Tij.[6] Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë: "Ne të frymëzuam ashtu siç e patëm frymëzuar Nuhun dhe Profetët pas tij .."... (En-Nisa, 163). Në këtë

kuptim metaforik, el-vahju mund të përdoret në kontekst të bartësit të tij, Xhibrilit a.s..

**Vahji ose Shpallja është dy llojesh:**

1. Me ndërmjetësimin e melekut, e kjo ka dy forma:

a) Nganjëherë meleku i paraqitet me frymëzim hyjnor në pamjen e tij të vërtetë, e kjo ndodhte rrallë. E nganjëherë i paraqitet në pamjen e personit dhe i shprehet atij;

b) Nganjëherë gjatë dërgatës meleku është i padukshëm, nuk shihet, përveçse gjatë ardhjes së melekut dëgjohej një shushurimë, kumbim i ziles.

2. Pa ndërmjetësimin e melekut, e kjo ka dy mënyra:

a) Me frymëzimin që nënkupton mbjelljen e dërgatës në formën e kuptimit në shpirtin e Profetit, siç janë ëndrrat e vërteta, besnike e të pastra tek Ibrahimi a.s. dhe Muhamedi a.s.;

b) Me ligjërim prapa perdes, d.m.th. pa parë asgjë. Siç ndodhi kur Allahu xh.sh. i fliste Musait a.s. në Turi Sina, apo sikur i foli Allahu xh.sh. Muhamedit a.s. në Natën e Miraxhit. Pra, frymëzimi hyjnor me të gjitha llojet e tij është i shoqëruar me dërgatën nga frymëzuesi – Allahu xh.sh., i Cili me të drejtë e ruan atë. Ky frymëzim nuk është kurrsesi pjellë e mendjes dhe ndërhyrjes njerëzore, dhe as nxitje e djallit. Dërgata është frymëzim me bindje të domosdoshme, në të cilën nuk mund të depërtojë dyshimi. Dërgata nuk vjen si frymëzim nga rrethanat dhe vendi ku gjendesh, por ajo ndihet tek Profeti siç ndihen çështjet instiktive, si uria, ngopja, dashuria, zemërimi etj.. Nëse i njeh këto gjëra të dërgatës fetare, atëherë nuk do të kesh problem të bësh dallimin në mes asaj dhe llojeve të frymëzimit natyror, ëndrrave të mira që u ndodhin jo vetëm Profetëve, po edhe njerëzve të rëndomtë. Në hadith thuhet: "Ëndrrat besnike (të vërteta) janë një pjesë e dyzet e gjashtë pjesëve të profetësisë".[7] Ky hadith mund të kuptohet në këtë mënyrë: kohëzgjatja e profetësisë tek Profeti a.s.. ka qenë njëzet e tre vjet. E nëse një vit e ndajmë në dy gjysma, atëherë çdo gjysmë viti përbën një pjesë, dhe kështu gjithsej njëzet e tre vjet përbëjnë dyzet e gjashtë pjesë. Në fakt gjashtë muajt e parë (apo një pjesë) të profetësisë kanë qenë ëndrrat besnike dhe të vërteta. Pra, këtu është edhe kuptimi se ëndrrat besnike janë një pjesë prej dyzet e gjashtë pjesëve të profetësisë për nga vërtetësia dhe dëlirësia, e jo diçka tjetër, dhe e kundërta, çdo person që sheh ëndrra të tilla mund të pretendonte për profetësi, por kjo në realitet nuk ndodh.

Ajo që ndodh prej frymëzimeve natyrore, qoftë edhe të melekut tek njerëzit e drejtë, nuk është prej dijes bindëse, por më tepër janë supozime, ku mund të mjegullohet frymëzimi i melekut me atë të djallit. Kështu, personi i frymëzuar në ëndërr, ka nevojë për sqarime jashtë ëndrrës, për të vërtetuar nëse është ëndërr prej melekut apo është ëndërr prej djallit. Kështu ndodh edhe me ëndrrat që mund t'i shohin mëkatarët, jobesimtarët etj.. Ëndrrat e tyre janë vetëm supozim dhe nuk kanë të bëjnë aspak me të vërtetën, kurse ëndrrat e profetëve kanë qenë frymëzim dhe janë me njohuri bindëse.



**Vahji – shpallja në kuptimin leksikor**

Të emërtuarit e frymëzimit të vërtetë si shpallje, me përjashtim të profetëve, është emërtim gjuhësor, sipërfaqësor, leksikor, ngase aspekti gjuhësor shpallje quan çdo ligjërim të fshehtë, pavarësisht a është nga Allahu xh.sh. ose jo, a është për ndonjë profet apo jo. Përdorimin gjuhësor të fjalës shpallje mund ta ilustrojmë edhe me shembuj nga Kur'ani:"... Ai (Zekerijai) u tregoi atyre me shenjë që të lavdërojnë madhështinë e Allahut mëngjes e mbrëmje". (Merjem, 11). Në këtë ajet të Kur'anit nocioni – evha (frymëzim) është përdorur në kontekstin leksikor , që ka kuptimin e dëftimit, shenjës, sinjalizimit. "Dhe ne e frymëzuam nënën e Musait". (ElKasas, 7)

Fjala – e frymëzuam ka kuptimin – e kemi frymëzuar me frymëzim të natyrshëm, që nuk është i njëjtë me frymëzimin hyjnor. "Dhe Zoti yt e frymëzoi edhe bletën". (En-Nahl, 68)

Po ashtu edhe në këtë ajet fjala 'evha" e ka kuptimin e – udhëzimit për t'u ushqyer apo për të ndërtuar shtëpinë e saj në male, pemë, në vendbanime të sigurta me ushqime të bollshme. Ky udhëzim i përngjet udhëzimit të fëmijës për të thithur në gjirin e nënës.

Fëmija në embrion gjatë disa muajve vë në gojën e tij gishtin e madh. Me këtë bën një stërvitje për thithje dhe, menjëherë posa lind, kërkon thithjen e gjirit të nënës. Ky është një udhëzim i Allahut xh.sh. si lehtësim për fëmijën dhe nënën.

Këto ajete tregojnë qartë se fjala – frymëzim është përdorur në kuptimin gjuhësor leksikor e jo në kuptimin e frymëzimit hyjnor.

Bazuar në këtë përmbledhje ajetesh, patjetër duhet të bëjmë një dallim në mes frymëzimit hyjnor dhe talentit apo gjenialitetit .[8]

Talenti është dije e përfituar si produkt motivimesh të mëparshme, është dije e mprehtë që gjërat të kuptohen shpejt e me mendjehollësi



dhe është motiv i përvojës së mëhershme.

Frymëzimi është dije e dhuruar, që mbillet në shpirt përnjëherë, pa pasur nevojë për motivim dhe shkas të mëparshëm.

Pra, frymëzimi hyjnor nuk arrihet dot me punë, dëshirë dhe vullnet personal, as me arsimim, dije, shkencë, kulturë dhe sjellje humane.

Ai dallon nga frymëzimi natyror i poetëve dhe nxitjet periferike të rrethanave dhe vendit. Është ligjërim hyjnor i mbinatyrshëm, sekret, i veçantë dhe i kuptueshëm vetëm për Profetin, që ka për qëllim udhëzimin e njerëzve në rrugë të drejtë dhe të saktë.

**Shprehja e hadithit: – si të shfaqet frymëzimi?**

- Pyetja është bërë për të zbuluar vetë cilësinë e dërgatës, si është dërgata, çfarë cilësie ka, d.m.th. përshkruaje përmbajtjen, mënyrën dhe esencën e saj.
- Varianti tjetër nënkupton se pyetja është bërë për të mësuar, për të ditur cilësitë e bartësit të dërgatës (Xhibrilit a.s.) dhe në bazë të të gjitha përcaktimeve dhe pavarësisht prej kësaj, çështja se si shfaqet dërgata në aspektin e jashtëm, është metaforike, ngase dërgata nuk shfaqet, veçse ai që shfaqet, është Xhibrili a.s. me cilësitë e tij.[9] Kështu shfaqja e vërtetë e dërgatës nënkupton bartësin e saj, ngase dërgata është ligjërim i frymëzuar që nuk shfaqet vetë, po shfaqet përmes bartësit – melekut. Përgjigjja e Profetit a.s. përfshin që të dyja çështjet: edhe frymëzimin hyjnor edhe bartësin e tij – Xhibrilin a.s..

**Fjalët e hadithit dhe kuptimi më i gjerë i tyre**

Shprehja në hadith: disa herë. Është shumës i fjalës – nganjëherë, d.m.th. – kohë pas kohe. Kjo shprehje përdoret për shum kohë dhe për pak kohë. Qëllimi në hadith është vetëm përmendja e kohës, d.m.th. – më shfaqet në disa kohë.

Shprehja në hadith: – si kumbimi i ziles

Fjala salsale në thelb është tingull që lirohet nga fërkimi i hekurit me hekur, pastaj është vënë në përdorim për çdo zë që kumbon.

Hatabiu thotë: "Ai është një zë që arrihet me të dëgjuar, po që nuk vërehet me dëgjimin e parë, por vetëm pasi ta kuptosh[10], atëherë edhe e ndien me të dëgjuar. Thuhet se është një zë i lehtë i krahëve të melekut".

Shprehja në hadith – zile është diçka që ndihet, hetohet. Në të kaluarën ka qenë një mjet që u është varur bagëtive në qafë. Sot e gjen kudo në jetën dhe nevojat e njerëzve, nëpër shtëpi, shkolla, organizata etj., në shërbim të njeriut.

Në një hadith të Profetit a.s. zilja është diçka e ndaluar, ngase nga zëri i saj largohen melekët. Pra, në aspektin fetar zilja është diçka e urryer dhe e nënçmuar.

Por mendoj se zilja që sot përdorin njerëzit në shtëpi, shkollë, etj., për nevojat e tyre, nuk është si qëllim në këtë hadith, aty është shprehur në formën metaforike, që mendja jonë ta perceptojë më lehtë dhe më shpejt.

Atëherë, si është e mundshme që Profeti a.s. ta ngjasojë dërgatën me zilen, që është e urryer dhe melekët largohen prej saj?

Përgjigjja është në disa mënyra:

1. Nuk është e domosdoshme që gjërat e krahasuara t'i përngjajnë njëra-tjetrës në të gjitha cilësitë, mjafton të përngjajnë në një cilësi që i bashkon. Qëllimi me këtë përngjasim është të sqarohet lloji i ziles, në mënyrë që për dëgjuesin të bëhet më e afërt për ta kuptuar. Këtu përngjasimi ka ndodhur për nga fuqia e zërit, jo për nga tingulli dhe kumbimi i ziles.[11]

Për ta ilustruar më mirë këtë krahasim, do të sjellim një shembull të një poeti, i cili me poezinë e tij lavdëronte njërin nga udhëheqësit: "Ti je si qeni në besnikëri,Dhe si cjapi në trimëri".

Me këtë poezi poeti nuk kishte për qëllim t'i atribuonte udhëheqësit cilësi nënçmuese, por e lavdëronte duke theksuar dy cilësi: besnikërinë dhe trimërinë, të cilat i posedojnë - njërën qeni dhe tjetrën cjapi. Edhe krahasimi i dërgatës me zilen ka të bëjë me fuqinë e zërit dhe jo me tingullin dhe cilësitë e tjera.

2. Ndalesa për zërin e ziles në hadith ka mundësi të ketë ndodhur shumë më vonë pas kësaj pyetjeje që i ishte parashtruar lidhur me formën dhe mënyrën e dërgatës hyjnore.

3. Është bërë krahasimi i dërgatës me zilen, ngase tingulli i ziles nuk perceptohet, përveçse pasi të kuptohet a të ndihet. Ky është një veçim i ziles kundrejt mjeteve dhe veglave të tjera. Paraqitja e tingullit të ziles është një urtësi për Profetin a.s.., në mënyrë që tringëllima e saj të jetë përqendrim për të, në shpirt dhe zemër, se një paraqitje e tillë është vetëm e melekut dhe e askujt tjetër.[12]

Shprehja në hadith: – dhe kjo formë e frymëzimit për mua është më e rënda, do të thotë se kjo mënyrë është më e rëndë dhe më e vështirë sesa format e tjera të shfaqjes së dërgatës, njëherazi kjo formë është e vështirë që nga fillimi deri në mbarim.

Urtësia e kësaj vështirësie qëndron në shkakun se ligjërimi hyjnor është i rëndësishëm dhe me vlerë të veçantë e madhështore. Ai ka shenjat

hyrëse, që tregojnë për madhështinë dhe rëndësinë e tij. Këtë e konfirmon edhe hadithi i transmetuar nga Ibn Abasi r.a.: "Gjendja e tij (Profetit) gjatë marrjes së dërgatës ishte e rëndë".[13]

Ky hadith me shprehjen e lartpërmendur tregon se frymëzimi në formë zileje ishte ngarkesë shpirtërore dhe trupore. Kjo formë ishte e vështirë, ngase zemra e Profetit a.s. më tepër përqendrohej në të kuptuarit sesa në të dëgjuarit. Profeti a.s. shihej i lodhur, i skuqur dhe i djersitur.

Disa dijetarë mendojnë se kjo gjendje mbretëronte kur i zbritej dërgata me ajete që përmbanin kërcënim dhe ndëshkim hyjnor.

Prej dobisë së kësaj gjendjeje të vështirë që kaplonte Profetin a.s., ishte shtimi i afërsisë dhe ngritjes në shkallë më të lartë tek Allahu xh.sh.[14] për nga pozita dhe shpërblimi. Shprehja në hadith: – pastaj kjo gjendje kalon, tregon se kjo folje në hadith është theksuar si folje e rregullt, aktive dhe folje pasive. Në esencë fjala ka kuptimin e ndarjes, krisjes, çarjes, prishjes, këputjes. Themi që do të thotë është ndarë pa paralajmërim, e ka këputur lidhjen e mëhershme. Në Kur'an është përmendur si nyjë që nuk këputet: – "nuk ka këputje" (El Bekare, 256) Pra, fjala el infisam ka kuptimin el inkita – ndarje, shkëputje.

**Ku qëndron dallimi midis dy nocioneve el -fasmu dhe el-kasmu?**

El-fasmu është ndarje pa paralajmërim, ndërsa – el-kasmu është ndarje me paralajmërim. Këtu qëndron edhe shkaku pse Profeti a.s. e ka cekur ndarjen me nocionin el-fasmu. Kjo është shenjë se meleku ndahej prej tij për t'u kthyer sërish. E sikur ta lajmëronte meleku Profetin për ndarje apo shkëputje, atëherë meleku nuk do të kthehej përsëri. Pra, nocioni el-fasmu nënkupton se meleku do të kthehej përsëri, prandaj Profeti zgjodhi këtë fjalë në paraqitjen e dërgatës dhe nuk përdori nocionin - el-kasmu, që nënkupton shkëputjen dhe moskthimin e melekut.

Shprehja në hadith: – nganjëherë meleku më personifikohej në formë personi, do të thotë se Xhibrili merrte formën e njeriut dhe transmetonte shpalljen. Në këtë shprehje kemi edhe një fakt tjetër - që melekut i mundësohej të personifikohej në formën e njeriut. Një gjë e tillë i kishte ndodhur Profetit a.s. kur meleku i vinte në fizionominë e Dihjetul Kelbiut. Aishja r.a. e kishte parë këtë njeri dhe nuk e kishte njohur se ishte melek, derisa i kishte treguar Profeti a.s. se ishte melek dhe jo njeri. Po ashtu meleku i personifikohej Profetit a.s. në fizionominë e fshatarit , siç ndodhi në hadithin që transmeton Omeri r.a.: Përderisa ata ishin të ulur pranë Profetit, kur papritmas iu paraqit një njeri me rroba tepër të bardha ".[15]

**A nënkupton shkrirje të qenies së tij personifikimi i Xhibrilit?**

El Bulkinij thotë: "Ai që ia solli dërgatën Profetit a.s., është vetë Xhibrili në formën e tij origjinale, por Xhibrili, kur takon Profetin a.s., futet në veten e vet (duke u zvogëluar) dhe shndërrohet në fizionominë e njeriut. Posa largohet, kthehet në formën e tij origjinale. Shembulli i tij është si pambuku, kur shtrydhet a tkurret, ndryshon pamjen, por jo edhe qenien e tij".[16] Mund të themi se kjo çështje i është nënshtruar vullnetit dhe dëshirës së Allahut xh.sh., i Cili e ka në dijen sekrete të Tij. Allahu xh.sh. bën ç'të dojë dhe si të dojë:"Sigurisht që urdhri i Tij, kur Ai do një gjë, është vetëm që Ai t'i thotë asaj: "Bëhu"! – dhe ajo është e bërë (në çast)"! (Jasin, 82)

Ibn Haxheri thotë: "E vërteta e personifikimit të melekut si njeri nuk ka kuptimin se është shndërrim plotësisht në njeri, porse meleku është paraqitur në atë formë për të qenë i afërt, i përshtatshëm dhe i kapshëm nga ai me të cilin komunikonte. Gjërat apo gjymtyrët që meleku i posedon si krijesë në formën e tij origjinale, gjatë personifikimit si njeri nuk humbin e as shkrihen, por mbeten të fshehura për shikuesin".[17]

Shprehja (me foljen brenda) – dhe më shprehet mua është transmetuar kështu nga shumica. Ndërsa tek Bejhekiu është theksuar shprehja (me foljen brenda) – dhe më mësonte mua. Ky transmetim, sipas Bejhekiut, vjen nga Maliku, mirëpo këtu kemi të bëjmë me devijim - të shprehjes.

Et-tas'hif nënkupton devijimin e shprehjes në hadith nga forma kuptimore në një formë pa kuptim, nga forma e njohur në një formë tjetër të saj.[18] Këtu, në vend të - Kef është përdorur shkronja – Ajn, që ka ndryshuar kuptimin.

Në të vërtetë transmetimi në "Muveta" të Malikut është me Kef , gjithashtu edhe Darekutnij e ka transmetuar me Kef. Të gjitha këto rrugë janë të konfirmuara nga transmetuesi El-Ka'nebij. Në hadith bazë kemi shprehjen – tashmë e kam kuptuar, ndajfolje që përdoret me folje në kohën e shkuar, ndërsa më pas kemi foljen e kohës së tashme – dhe unë e kuptoj. Pse ky ndryshim?

E para: Folja në kohën e shkuar tregon se të kuptuarit e dërgatës ka ndodhur para ndarjes (së melekut nga Profeti a.s.), ndërsa në foljen në kohën e tashme tregohet se të kuptuarit e dërgatës ka ndodhur gjatë kohës së bisedës a komunikimit.

E dyta: Folja në kohën e shkuar tregon se Profeti a.s. ishte i veshur me cilësi melekësh dhe, kur kthehej në gjendjen e tij njerëzore, ai tashmë e kishte memorizuar atë që i ishte komunikuar, prandaj Profeti a.s. këtë e shprehu me kohën e shkuar. Herën e dytë, ai e shprehu të kuptuarit e dërgatës me kohën e tashme, ngase ishte vetëm në gjendjen e tij njerëzore.[19] Në një transmetim, që konsiderohet shtojcë nga Ebu Avane, paraqitja e melekut në formë të personifikuar konsiderohej më e lehtë për Profetin a.s.:– "Dhe më shprehet mua meleku dhe unë e kuptoj çdo gjë që ai më thotë dhe kjo formë (frymëzimi) është më e lehta për mua".[20]

Përse Profeti a.s.. nuk ka përmendur forma të tjera të dërgatës, si:

- paraqitja e dërgatës në formën e shushurimës së bletëve;
- mbjellja e frymëzimit hyjnor në shpirt;
- ëndrrat e vërteta dhe të mira;
- biseda e drejtpërdrejtë apo të folurit Natën e Israsë pa ndërmjetësim?

**Përgjigjja për këto pyetje është si vijon:**

- Frymëzimi në formën e shushurimës së bletëve nuk bie në kundërshtim me kumbimin e ziles, ngase shushurima e bletëve ka të bëjë me ata që janë në afërsi të Profetit a.s.. Omeri r.a. e transmeton në këtë mënyrë: "Pranë Tij (Profetit) dëgjohej si shushurima e bletëve".[21]

Ndërsa kumbimi ka të bëjë me vetë Profetin a.s.. Kështu Omeri r.a. këtë kumbim e kishte krahasuar me shushurimën e bletëve për sa u përket dëgjuesve të pranishëm, që ishin në afërsi të Profetit a.s.. Njëherazi mund të themi se kjo shushurimë i ngjan zërit të telefonit të sotëm celular. Këtu ka dallim ndërmjet dëgjuesit të drejtpërdrejtë dhe atij që është fare afër. Ai që është afër nuk është si ai që e dëgjon drejtpërdrejt zërin. Ky që është fare afër, mund të dëgjojë zërin, por nuk mund ta veçojë se kush është dhe çfarë flitet. Kështu Profeti a.s. e dëgjonte si kumbim zileje, ndërsa njerëzit afër Tij e dëgjonin si shushurimë bletësh.

- Frymëzimi duke mbjellë dërgatën në shpirt, ka mundësi që ndodh kur meleku i vjen në formë kumbimi të ziles dhe pastaj i fryn në shpirt dhe ia mbjell frymëzimin – Sa i përket frymëzimit dhe bisedës së drejtpërdrejtë në Natën e Israsë, mund të themi se në këtë hadith pyetja nuk ka të bëjë me to, por pyetja në hadith ishte për cilësinë e bartësit të dërgatës (Xhibrilin a.s.).

- Sa u përket ëndrrave të vërteta dhe të mira, mund të themi se qëllimi i pyetësit ka qenë që të merrte sqarim për atë çështje që është specifike për Profetin a.s. dhe është e fshehtë për ne e që nuk mund të dihet, përveçse nga sqarimi i Profetit a.s.. Ndërkaq, ëndrrat janë të njohura për secilin dhe nuk ka nevojë për hollësi dhe përshkrim.

Në këtë hadith Profeti a.s. nuk kishte përmendur dy cilësi të melekut, që janë paraqitja e melekut në formën e vërtetë engjëllore dhe mbulimi i horizontit në mes Tokës e qiellit nga ana e melekut. Profeti a.s. nuk i kishte theksuar këto, sepse këto cilësi të melekut ishin fare të rralla. Sipas hadithit të Aishes r.a.: – "Ai, Profeti, me këto cilësi (Xhibrilin) e kishte parë vetëm dy herë". Ose në këtë gjendje meleku nuk i kishte ardhur me dërgatë, ose, nëse i kishte ardhur me dërgatë, i ishte shfaqur në formën e kumbimit të ziles.[22]

Shprehja në hadith: "Aishja r.a. shtoi se vërtet e kam parë Profetin a.s. duke u frymëzuar". Në shikim të parë shihet se kjo shprehje e hadithit i takon grupit të hadititheve të varura - që nënkupton se i mungon senedi (lidhja e transmetuesve) në fillim të transmetimit.Këtë lloj hadithi Buhariu e ka paraqitur në fillim të kapitujve, në hyrje dhe në parathënie. Këto hadithe nuk e kanë trajtimin e shkallës autentike, përveçse nëse janë me sened të ngjitur në një rrugë tjetër transmetimi.[23] E vërteta e këtij hadithi është se ky hadith me të njëjtin sened është i ngjitur , e nuk është i varur, ngase, kur Buhariu dëshiron ta lërë hadithin në formë të varur - , atëherë në fillim të hadithit vjen me pjesëzën lidhëse waw - , gjë që nuk ka ndodhur në këtë hadith. Këtë hadith edhe Muslimi e kishte regjistruar me sened të ngjitur nga Ebi Usame, nga Hishami, nga babai i tij, nga Aishja, e cila tha: "Kur i zbriste (dërgata) Profetit a.s. në mëngjesin e ftohtë, atëherë balli i tij mbushej me djersë".

**Shtrohet pyetja: Përse Buhariu e kishte theksuar hadithin të këputur?**

Përgjigjja është se një shkak i tillë është i varur nga mënyra e ndryshme e bartjes (memorizimit) së hadithit. Herën e parë Aishja ishte informuar për pyetjen apo çështjen e Hishamit, ndërsa herën e dytë ajo tregoi se çfarë kishte parë vetë, si përforcim të versionit të parë. Sikur këtu na shfaqen dy versione të hadithit.Thënia- në një ditë shumë të ftohtë, tregon sfidën, vështirësinë e madhe, lodhjen gjatë zbritjes së dërgatës. Këtu duhet të kemi në konsideratë edhe ndryshimin e gjendjes, kur djersët pikojnë nga vetullat në kohë të ftohtë. Zakonisht djersët pikojnë nga balli në ditë të nxehta ose në temperatura të larta. Pra, Ai a.s., në vetvete ndiente një gjendje të jashtëzakonshme, jashtë natyrës njerëzore. Thënia: – i pikonin djersët apo ishte i mbushur me djersë, – El-fasdu, nënkupton ndërprerjen e djersëve nga rrjedhja e gjakut. Këtu shprehja "vetullat e tij të mbushura me djersë" tregon për djersët e shumta që rridhnin nga balli i Profetit a.s..

[1] "Sahihul Buhari", Kitab bed'il vahji, vëll. 1, f. 25, nr. 2". Sahihu Muslim, bi sherh Nevevij", Kitab El-Fedail, vëll. 15, f. 88. [2] Ibn Haxher, "Temjizus-sahabe", vëll. 7, f. 86. [3] Ibn Haxher, "Tekributt-tehdhib", f. 148, nr. 1055. [4] Ibn Haxher, "Fet'hul Bari, bi sherh Sahihul Buharij", vëll. 1, f. 26. [5] Ibn Mendhur, "Lisanul areb", vëll.15, f. 379. [6] "Fet'hul Bari", vëll. 1, f. 14-15. [7] "Sunen Et-Termidhij", vëll. 4, f. 462, nr. 2271. [8] Sulejman Tomçini, "Fjalori arabisht-shqip", f. 690. "AIIT", Tiranë, 2009. [9] "Fet'hul Bari, bi sherh Sahihul Buhari", vëll. 1, f. 27. [10] "Sahihu Muslim, bi sherh En-Nevevij", vëll.1 f 15. [11] "Fet'hul Bari", vëll. 1 f. 27. [12] "Sahihu Muslim, bi sherh Nevevij", vëll.15 f. 88. [13] "Sahihul Buharij", vëll. 1, f. 18, nr. 5. [14] "Fet'hul Bari, bi sherh Sahihul Buhari", vëll. 1 f.. 28. [15] "Sahihu Muslim", Kitabul Iman, vëll. 1, f. 36, nr. 8. [16] "Fet'hul Bari", vëll. 1, f. 29. [17] Po aty. [18] Mr. Musa Vila, "Kritika shkencore në hadith", f. 120. Prishtinë, 2004. [19] Ibn Haxher, "Fet'hul Bari", vëll. 1, f. 29. [20] "Sahih Ebi Avane", vëll.1, f.42. [21] "Sunen Et-Tirmidhij", vëll.I, fq.80. [22] "Sahihu Muslim bi sherh En-Nevevij", vëll. 15, f. 89. [23] Mr. Musa Vila, "Bazat e Hadithit", f. 128, Prishtinë, 2009.

# Si ta kthejmë krenarinë?

Sedat Islami

**Të nderuar vëllezër!**

Kjo hytbe shënon edhe fundin e këtij cikli përkitazi me premtimet hyjnore për ngadhënjimin e Islamit. Jemi munduar përgjatë gjithë javëve dhe muajve të kaluar të përshkruajmë elemente të ndryshme që flasin, drejtpërdrejt ose tërthorazi, për këtë të vërtetë. Kemi përmendur fakte nga Kur'ani, nga Syneti, nga ligjet e Zotit, që janë aplikuar për njerëzimin gjatë historisë, nga karakteristikat dhe veçoritë e Islamit si një fe që disponon atë që, përjetësisht, pamundëson shuarjen e tij, pastaj kemi përmendur edhe disa specifika të Ymetit, për t'u ndalur më pastaj tek disa mjete, që na përforcojnë në fe. Filluam, dalëngadalë, të kalojmë nga një fazë, ku bënim më shumë shtjellime teorike, tek faza e cila fillon të riformësojë personalitetin e besimtarit, për të marrë përsipër realizimin e këtij ngadhënjimi, që, me lejen e Allahut, do të jetë i pashmangshëm.

Sot, në këtë hytbe, të fundit për këtë cikël, do të bëjmë një përshkrim konkret të metodologjisë së rikthimit të krenarisë së humbur për një kohë të gjatë, të asaj që na ka bërë sundimtarët më të çmuar të botës, prijatarët më të zotët të dijes, heronjtë më të dalluarit të luftës, bujarët dhe fisnikët më të mirët të paqes, asaj që njerëzimit ia ktheu dinjitetin...

**1. Dëlirja dhe edukimi**

Ymeti, për ta rikthyer këtë krenari, në radhë të parë, duhet të pastrojë besimin nga besëtytnitë dhe bindjet e kota, nga format dhe manifestimet politeiste, nga çdo gjë që zbeh madhështinë e tij. Kjo, siç kanë nënvizuar dijetarët, arrihet duke iu rikthyer bazave të fesë, Kur'anit dhe Synetit, dhe jo vetëm kaq. Them kështu ndërsa kam parasysh fjalën e kolosit të hadithit, Muhamed Nasiruddin Albanit, i cili sqaron se teoritë, përderisa të mos jetësohen në praktikë dhe të mos shndërrohen në punë konkrete, - nuk kanë ndonjë vlerë. "Nëse duam krenarinë prej Allahut të Lartësuar, nëse duam të na e heqë këtë poshtërim dhe të na ndihmojë kundër armikut tonë, atëherë nuk mjafton vetëm përmirësimi i botëkuptimeve, që aluduam më parë, porse edhe duhet punuar..."- thoshte ai.

Në fakt, ajo që Shejh Albani kërkonte, ka të bëjë me diturinë e saktë dhe edukimin e duhur. Përderisa këto dy komponente të mos jenë të këtilla, paralele me njëri-tjetrin, atëherë vështirë që mund të arrijmë rimëkëmbje e jo më fitore. Sa fjalë të bukur kanë thënë disa reformatorë myslimanë: "Ndërtojeni shtetin islam në zemrat tuaja, ndërtohet edhe në tokat tuaja"!

Duhet ta pastrojmë besimin tonë nga ato gjëra që janë të huaja për të, nga ato barishte të egra që ia kanë zënë frymën dhe nuk e lënë ta shohë diellin. Duhet të edukohemi në frymën e këtij besimi të pastër, të çiltër, të dëlirë, i cili, kurdo që të bëhet i tillë, do të na shfaqë në brendësinë e tij urtësi dhe mësime shumë madhështore. Sa e sa herë kemi deklaruar dëshminë islame, po nuk kemi arritur ta shijojmë atë. Nuk kemi arritur të kuptojmë se prej domethënieve të kësaj dëshmie është që, përveç fesë së Zotit, të mos marrim tjetër për program jete, sikurse nuk kemi arritur të kuptojmë se Fjala e Zotit duhet të udhëheqë botën, se caktimet e Tij janë të pandryshueshme, se ne, jashtë vullnetit të Tij, nuk mund të dalim



dhe se askush nuk mund të na shkaktojë asnjë të keqe, pa caktimin paraprak të Tij.

Duhet të kthehet ky besim me këto botëkuptime dhe kjo edukatë e fituar prej tij!

**2. Nxjerrja e gjeneratave që sakrifikojnë për fenë**

Gjeneratat e reja duhen edukuar në atë frymë që të jenë të gatshëm të marrin përgjegjësitë e çuarjes përpara të Ymetit. Model, si në çdo gjë tjetër, duhet t'u ofrojmë Muhamedin a.s., i cili, së pari, fuqizoi lidhjet me Allahun e Madhëruar, në kuptim të thellimit të besimit në Të, për të kaluar më pastaj në provat praktike të besimit në jetën e përditshme.

Për të realizuar këtë qëllim, duhet të përdorim çdo mjet dhe metodë të mundshme legjitime, prej të cilave këtu do të veçonim:

**1) Këshilla**

Allahu i Madhëruar ka thënë: "Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit." (En-Nahl, 125)

Këshilla, për të dhënë efektet e dëshiruara, duhet të mos përkufizohet doemos vetëm në fjalë; ajo, para së gjithash, duhet të reflektojë edhe në sjelljet dhe moralin e këshilluesit. Muhamedi a.s. korri suksesin e madh, për shkak se "Morali i tij ishte Kur'ani"![1]

**2) Edukimi shpirtëror**

Dështimin e lëvizjes islame në kohën tonë,

dijetarët e kanë kërkuar në papjekurinë e nevojshme në fushën e thirrjes islame. Për të realizuar pjekurinë e dëshiruar, prioritet të prioriteteve duhet ta kemi adhurimin për Zotin dhe përmendjen (dhikrin) e Tij. Po kështu, paralelisht me adhurimin, duhet të ftojmë në rrugën e Zotit, respektivisht të ndalojmë nga e keqja dhe të urdhërojmë për të mirën.

**3) Entuziazmi**

Islami nuk mund të përhapet me njerëz të ngurtë, të atillë që Bishr Harith el-Hafiu do t'i quante si njerëz të gjallë, ama në pamjen e të cilëve zemra do të vdiste. Islami është jetë, e jeta e besimtarit pa vullnetin, xhelozinë, entuziazmin, ritet dhe përcjelljen e mesazhit të fesë tek të tjerët - nuk ka kuptim. Entuziazmi vetvetiu nuk mjafton. Madje, pasojat në rast se nuk do të shoqërohej me dije dhe eksperiencë përkatëse, do të ishin të mëdha. Prandaj dijetarët kanë porositur që pjesë e strategjisë sonë të jetë dhe:

**4) Formimi dhe pjekuria profesionale**

Këto janë gjëra esenciale dhe pothuajse të pazëvendësueshme në edukim. Allahu i Madhëruar ka thënë: "Thuaj: "Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, e që unë thërras tek Allahu, unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është Allahu, e unë nuk jam nga idhujtarët." (Jusuf, 108)

E këtilla është rruga e besimtarëve: argumente dhe fakte të qarta, po këto nuk trashëgohen. Ato janë prodhim i të mësuarit dhe të studiuarit, prandaj ta lexojmë Librin e Allahut, të meditojmë për të, ta shfletojmë historinë, të fitojmë përvojën e duhur, të konsultohemi me kompetentë fushash të ndryshme, sepse vetëm kështu mund të arrijmë qëllimin.

**3. Rishikimi i metodologjisë**

Sfidat e shumta me të cilat ballafaqohet Ymeti, kanë parashtruar edhe nevojën e rishikimit të metodologjisë, jo në kuptimin e hulumtimit për modele të tjera, por për mënyra të rezistimit ndaj këtyre sfidave. Më konkretisht, Ymeti ka nevojë për profesionistë të fushave të islamistikës, mjekësisë, inxhinierisë, mbrojtjes, strategjive dhe planifikimit, ekonomisë, informimit. Duhet ta islamizojmë jetën me të gjitha çështjet e saj, në mënyrë që Islamin ta prezantojmë si alternativën e vetme për jetën dhe veprimtarinë tonë.

**4. Veprimtaria kolektive**

Individualizmi nuk duhet të jetë më imazh i shoqërisë islame. Ata që na luftojnë, nuk janë individë, po formacione të organizuara në shoqata dhe organizata me plane, strategji dhe organizime shumë të sakta. A nuk na ka treguar Allahu i Madhëruar se myslimanët duhet të veprojnë si një trup i vetëm?! A nuk lexuam vetëm pak më parë një nga ajetet më të drejtpërdrejta për këtë gjë:

"Thuaj: "Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, e që unë thërras tek All-llahu, unë dhe ai që vjen pas meje..." (Jusuf, 108)

**5. Unifikimi islam**

Për të arritur sukses, myslimanët duhet të bashkohen. Kritere për bashkimin kanë:

1) Përkatësia vetëm ndaj Islamit;

2) Unifikimi i burimit të udhëzimit, pra që referenca të kenë Kur'anin dhe Synetin;

3) Unifikimi i kredos, respektivisht përvetësimi i besimit sipas metodologjisë së Ehli-Sunetit dhe Xhematit;

4) Kur'anin dhe Synetin duhet t'i bëjmë bosht studimesh dhe burim ligjesh;

5) Duhet themeluar shteti islam dhe duhet mëtuar rikthimi tek sundimi i drejtë ose el-hilafe err-rrashideh.

**6. Thirrësit dhe sinqeriteti**

Thirrësit, më shumë se kushdo tjetër, kanë nevojë që në punën e tyre të jenë të sinqertë. Ata duhet të jenë transparentë dhe, përballë kritikave, tolerantë. Sinqeriteti na bën që sukseset e të tjerëve të na gëzojnë, sepse përndryshe, siç shënon Muhamed Kutbi, na ndodh çfarë po na ndodh sot në të vërtetë[2]. Hasan Basriu ka thënë se nuk do të jesh zahid (asket i kulluar) përderisa tjetrin të mos e vlerësosh mbi veten tënde.

**7. Nevoja e rikthimit tek dijetarët**

Dhe, për fund fare. Ajo që na duhet për ta rikthyer autoritetin tonë si Ymet është rikthimi tek dijetarët, për t'u konsultuar me ta. Dijetarët janë trashëgimtarë të profetëve, prandaj ata duhet të kenë fjalën e fundi dhe vendimin përfundimtar. Madje, siç thotë Xhuvejni në Gajjathul umem (f. 280), 'në rast se shteti do të mbetej pa udhëheqësi, atëherë dijetarët do të merrnin përsipër udhëheqjen e tij'. Njerëzit e kanë obligim t'u drejtohen atyre dhe të veprojnë sipas këshillave të tyre.

**Të nderuar vëllezër!**

Në ndarje nga kjo hytbe, e cila është njëherësh edhe e fundit për këtë cikël, do të doja të përkujtojmë se rikthimi i krenarisë islame nuk bëhet me fjalë, po me punë, me angazhime konkrete, me planifikime dhe strategji, me vizion dhe largpamësi. Këto janë gjëra pa të cilat Ymeti nuk mund të kthehet në pozitën që pati, dhe vonimi i tyre nuk nënkupton se do të gjendet ndonjë formë tjetër që do ta kthejë Ymetin në këtë pozitë në mënyrë magjike. Sado që të vonohemi dhe kurdo që të fillojmë, do të fillojmë prej këtu, prandaj le të përvjelim mëngët dhe t'i përvishem i punës! Zoti na ndihmoftë!

(1) Sahihu-l-Edebi-l-Mufred, nr. 234. Hadithi është sahih li gajrihi. (2)Kutb, Muhamed. Kejfe ned'u-n-nas. f. 135-137



# Shkencëtari amerikan zbuloi që gjatë lutjes truri riprogramohet

**Abduldaem Al Kaheel**

**Ky shkencëtar hulumtoi çfarë ndodh në tru gjatë kohës së lutjes: aktivitetin e tij, gjykimin dhe karakteristikat vepruese. Zbuloi që namazi ka veprim të gjatë në tru. Për këtë, çfarë ndodh nëse e aplikojmë të njëjtin eksperiment te personi që është mysliman, derisa falet duke falënderuar Allahun në gjendjen e përkushtimit?**

Namazi është ilaç për shpirtin dhe trupin. Ne besojmë në këtë fakt (shpirtëror), por dikush mund të jetë i dyshimtë dhe pohon se kjo është (vetëm) bindje, nënçmim dhe marrje e lirisë. Për këtë qëllim, vëmendjen tonë e preokupojmë me hulumtimin e bërë nga ana e një shkencëtari perëndimor për ndikimin e lutjes në aktivitetin dhe shëndetin e trurit. Duhet theksuar që studimi nuk është bërë në formën islame të lutjes, madje sikur të ishte bërë te myslimanët, atëherë rezultatet do të ishin mahnitëse. Disa shkencëtarë që kanë hulumtuar ndikimin e meditimit në mendjen e priftërinjve budistë, kanë zbuluar që pjesët aktive të trurit bëhen pasive në gjendjen e meditimit, kurse tjerat regjionet joaktive para fillimit të meditimit, aktivizohen. Në tekstin e publikuar në webfaqen BBC News, Andrew Newberg, radiolog në Universitetin e Pennsylvanisë, SHBA, ka deklaruar:

"Besoj se jemi afër të përjetojmë kohën tejet të bukur në historinë tonë, kur do të bëhemi të aftë për të hulumtuar religjionet dhe çështjet shpirtërore, për mundësinë e të cilave askush më parë nuk ka menduar".

Dr. Newberg dhe ekipi i tij, duke shfrytëzuar teknikat e incizimit të trurit, kanë studiuar grupin e priftërinjve budistë në Tibet, përderisa këta kanë medituar afro një orë. Ai ka kërkuar nga priftërinjtë që të tërheqin me dorë fijen, kur të arrijnë shkallën më të lartë të meditimit. Gjatë këtij procesi janë injektuar në gjak sasi të vogla të materialit radioaktiv, që të mund të skicoheshin dhe të përcilleshin gjurmët në tru. Ky material radioaktiv shkencëtarëve u mundëson ta vëzhgojnë tinkturën kur lëviz drejt rajoneve aktive të trurit. Pasi kishin përfunduar priftërinjtë meditimin, është bërë përsëri fotografimi i trurit dhe atëherë ka qenë i mundur krahasimi i gjendjes në rrethanat normale me atë gjatë meditimit./Fotografitë kanë treguar karakteristika të rëndësishme të procesit që ndodh në tru gjatë meditimit./

Dr. Newberg ka shpjeguar çfarë ka ndodhur dhe ka thënë që fotografitë kanë treguar "aktivitetin e rritur të lobit frontal, i cili gjendet në pjesën e përparme të trurit, rajon që bëhet aktiv tek secili njeri që dëshiron të përqendrohet në një aktivitet të caktuar", kurse lobi parietal, i cili ndodhet në pjesën e pasme të trurit, ka treguar një zvogëlim të dukshëm të aktivitetit, sa kohë që lobi parietal është përgjegjës për lokalizimin e shqisave të individit. Kjo vërteton thënien që meditimi sjell humbjen e ndjenjës për vend. Dr. Newberg garanton sa vijon:

"Gjatë meditimit, njerëzit humbin ndjenjën për veten, dhe vërtet vërehet humbja e ndjenjës për hapësirën dhe kohën, e mu kjo është ajo që kemi parë".

**Fuqia e lutjes**

Gjithashtu, gjatë kohës së meditimit ndodhin interaksione të ndërlikuara në mes rajoneve të ndryshme të trurit, ngjashëm me ato që shfaqen gjatë të ashtuquajturave përvoja shpirtërore ose mistike. Hulumtimet e mëparshme me Dr. Newbergun në krye, janë bërë në lidhje me aktivitetet e priftërinjve të rendit françeskan, që kanë kryer lutjen e njohur si lutje "e fokusuar". Është e saktë që pjesa verbale e lutjes aktivizon

disa pjesë të trurit, mirëpo Dr. Newberg ka zbuluar që lutja aktivizon rajonin e trurit përgjegjës për vëmendje dhe zvogëlon aktivitetin e rajonit përgjegjës për shqisat lokalizuese. Kjo nuk është hera e parë që shkencëtarët hulumtojnë gjërat shpirtërore. Rëndësia e lutjes terapeutike ka dalë në sipërfaqe në vitin 1998, kur shkencëtarët në SHBA kanë studiuar grupin e pacientëve të sëmurë nga zemra. Kanë gjetur një rezultat unikal: pas një lutjeje të shkurtër, pengesat nga të cilat vuanin ata, ishin zvogëluar.




Fotografimi i trurit ka hapur mundësi të mëdha për studimin e çështjeve të reja. Kjo foto është marrë nëpërmes teknikës së re të fotografimit të trurit SPECT, ose Single Photon Emission Computed Tomography, gjatë kohës së gjendjes normale (majtas) dhe gjatë kohës së meditimit (djathtas). Është shënuar se si në gjendje meditimi rritet aktiviteti në rajonin frontal, në lobin frontal të trurit, në formë të pikave të kuqe që shprehin shkallën e aktivitetit të trurit.

Fotoja e dytë është një krahasim në mes gjendjes normale (majtas) dhe gjendjes së meditimit (djathtas). Këtu është fokusi në lobin parietal të trurit, ku vërehet një zvogëlim i dukshëm i aktivitetit gjatë meditimit. Duhet theksuar se ky rajon është përgjegjës për shqisat lokalizuese. Ky shkencëtar pohon që feja është e domosdoshme për ekzistencën e qenies njerëzore, sepse njerëzit i bën më të adaptueshëm në çështje të fatit dhe ofron përgjigje për pyetjet që parashtron truri. Është vërtetuar që (lutja budiste) zvogëlon tensionin e gjakut, mënjanon depresionin dhe frikën si dhe ngadalëson pulsin e zemrës. Me fjalë të tjera, sipas hulumtimeve të shumta perëndimore, të jesh religjioz, për mirëqenien e njerëzimit, për sigurinë dhe shëndetin e tij, është më mirë sesa të jesh ateist. Sikurse pohon Prof. Andrew Newbergu, ekspert në fushën e neurologjisë, në faqen e tij të internetit, besimi në Zotin e tërë kozmosit absolutisht është i domosdoshëm për shëndetin psiko-fizik. Në librin e tij "How God changes your brain" ("Si e ndryshon Zoti trurin tënd"), të cilin e ka shkruar me një grup hulumtuesish dhe i cili ka realizuar një profit të rëndësishëm në Amerikë, Newbergu ka thënë: "Sa më intensivisht të besoni në Krijuesin, aq më shumë do të jetë i shëndetshëm dhe i aftë truri juaj "Dymbëdhjetë minuta për çdo ditë në shërbim të Zotit, dhe meditimi shtyn sëmundjet e shkaktuara nga pleqëria dhe zvogëlon stresin dhe anksiozitetin (ankthin). Praktikimi i përkushtimit ndaj Zotit dhe i lutjes i ofron njeriut ndjenjën e paqes, më shumë dashuri dhe bashkëndjesi, kurse ateizmi, zemërimi dhe pakënaqësia me fatin, në dëmtojnë vazhdimisht trurin.

Libri i ri i botuar para pak kohësh në SHBA, i shkruar nga shkencëtarë të neurologjisë, përmban përmbledhje të eksperimenteve dhe studimeve që ka bërë hulumtuesi Newberg, docent në Universitetin e Pennsilvanisë.

Ky shkencëtar ka zbuluar që besimi në Zotin është shumë i rëndësishëm dhe ofron ndjenjën e qetësisë së brendshme, për se përmirësohet efikasiteti i trurit. Besimi shkakton ndryshime të përhershme në aparaturën e trurit, ku ngadalëson sëmundjen e Alz'heimerit dhe i ndihmon personit që të adaptohet me mjedisin e tij për jetë më të mirë. Vlen të vihet në dukje që hulumtuesi nuk është mysliman, mirëpo nxjerr përfundime të përvojës së tij personale për rezultatet objektive të hulumtimit të trurit me teknologji SPECT. Në këtë libër hulumtuesit kanë zbuluar që besimi në Zotin nxit ndryshime të përkohshme në trurin e njeriut dhe në mënyrën se si zhvillohen këto ndryshime. Më tej, feja mënjanon demencën, që është rezultat i vdekjes së papritur të një numri të madh të qelizave të trurit. Gjithashtu, përveç çrregullimeve mendore, besimi shëron sëmundjen e Parkinsonit.

**Çfarë themi për lutjen (namazin) në Islam?**

Mjerisht, nuk ekziston ndonjë studim i ngjashëm për ndikimin e lutjes në gjendjen shëndetësore të myslimanit, por mund të themi që lutjen (namazin), që Allahu i Madhërishëm na urdhëroi ta praktikojmë, e karakterizon përulësia dhe qetësia, të cilat arrihen me leximin e Kur'anit dhe ato gjendje që kanë cekur shkencëtarët. Namazi gjithashtu përmban lëvizje që janë të përshtatshme për aktivizimin e muskujve dhe eshtrave. Në Islam namazi nuk është vetëm praktikë rituale, si në budizëm, por ka kuptim, konotacion, qëllime dhe ndjenjën e afrimit ndaj



Allahut të Madhërishëm, sepse, me namazin që kryen, ai i afrohet Allahut, veçanërisht në pozitën e sexhdes. Unë, gjithashtu dëshiroj të tërheq vëmendjen për një çështje të rëndësishme. Në të vërtetë, gjatë namazit aktivizohet rajoni paraballor i trurit, kurse i pasmi qetësohet, e – ç'do të thotë kjo? Rajoni paraballor i trurit është përgjegjës për meditimin krijues dhe marrjen e vendimeve, pra, namazi me përkushtim, e ndihmon njeriun që të marrë vendime të drejta, e kjo d.m.th. që namazi ju ndihmon të përpunoni dhe të zgjidhni çështjet tuajat dhe të jeni të suksesshëm! Ndryshimet e shkaktuara gjatë namazit dhe vazhdimësia në praktikimin e tij, manifestohen fuqishëm në tru. Këtë ndryshim e përjetoj dhe ndiej personalisht dhe, nëse pyetni cilindo qoftë për përparësitë e namazit, dhe atë që ai/ajo ndien, ai/ajo do t'ju thotë shumëçka për ndjenjën psikologjike, shërimin e dhembjes, baraspeshën dhe qëndrueshmërinë si dhe për ndjenjën e paqes dhe qetësisë. Pa dyshim, këta shkencëtarë kuptojnë shumë mirë rëndësinë e besimit të Zotit, por cili lloj besimi është i nevojshëm? Ata këtë nuk e dinë dhe këtë nuk do ta gjejnë askund tjetër përveçse në Kur'an, për arsye se fe e vetme e vërtetë është Islami, kurse të gjitha tjerat janë shtrembëruar dhe zëvendësuar me fjalët e njerëzve dhe janë të përziera me besëtytni. Ç'është e drejta, disa shkencëtarë myslimanë kanë bërë hulumtime për ndikimin e namazit në shëndetin mendor e fizik, dhe kanë kuptuar që namazi është mënyra më e mirë për ushtrime trupore, veçanërisht nëse kryhet në xhami. Më tej, ecja drejt xhamisë dhe përkushtimi në namaz, mbrojnë nga sëmundje të nyjave, ndihmojnë në shërimin e diabetit, ulin presionin e gjakut si dhe përbëjnë shumë përparësi të tjera shëndetësore, siç janë parandalimi i arteriosklerozës dhe sëmundjeve të zemrës. Përveç kësaj, namazi në Islam ka ndikim në aparatin e trurit dhe, nëse do të vëzhgonin shkencëtarët ndikimin e përkushtimit në namaz, do të nxirrnin rezultate impresive. Në anën tjetër, lutja e budistëve ose lutja e klerikëve, nuk ka ndikim të rëndësishëm, sepse atyre u mungon përkushtimi i vërtetë, i cili besimtarin e bën të jetë më afër Zotit, dhe gjithashtu në ato lutje nuk ka kuptime madhështore që bartin fjalët e Kur'anit. Kjo d.m.th. që namazi në Islam besimtarit ia rrit ndjenjën e paqes, të kënaqësisë dhe lumturisë.

**Fjala përmbyllëse**

Të dashurit e mi! Kemi qenë përtacë të lexojmë Kur'anin dhe ta praktikojmë atë që Allahu i Madhërishëm thotë; kemi qenë indiferentë ndaj vetes dhe Synetit të Pejgamberit, Muhammedit a.s.. Përse të mos e ftojmë Dr. Newberg-un të kryejë hulumtime për ndikimin e namazit, dhikrit e përkushtimit,për ndikimin e salavateve për Pejgamberin a.s. dhe dëgjimin e Kur'anit. Ky, pa dyshim, do të ishte një test i madh me të cilin t'i tregohej botës që Islami është religjion i vërtetë. Nuk mjafton të ngremë sllogane për pasimin e Pejgamberit a.s., por njerëzve duhet t'u flasim në formën që ata e kuptojnë, e Perëndimi ka besim sidomos në gjuhën e hulumtimeve shkencore.

Përktheu dhe përshtati, Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi
www.islambosna.ba

# Zekati për të varfrit dhe të ngratët

**Mr. Ejup Haziri**

**Në Haxhin lamtumirës, dy persona shkuan tek i Dërguari i Allahut derisa ai ndante sadaka për njerëzit nevojtarë. Ata të dy kërkuan pasuri prej tij, e i Dërguari i Allahut u hodhi një shidhe, kur i pa se ishin të rinj e të fuqishëm, atëherë u tha: "Nëse dëshironi, mund t'ju jap, por në sadaka nuk ka hise i pasuri dhe as i fuqishmi që ka mundësi të fitojë". (Ebu Davudi)**

Çështjen e ndarjes së zekatit dhe të grupeve përfituese të tij e ka elaboruar vetë Kur'ani në formën më të mirë, për se në shtrimin e temës paraprake kemi sinjalizuar për tetë grupet përfituese, duke përmendur informacione të përgjithshme, por pa hyrë në detaje. Në këtë shkrim do të flasim për dy grupet e para përfituese të zekatit, për të shtjelluar në shkrime vijuese grupet e tjera përfituese të zekatit. Të varfrit dhe skamnorët janë dy grupet e para në renditje të kategorive të zekatit. Cili është më i nevojshëm, i varfri apo skamnori? Kush konsiderohet i varfër e kush skamnor? Sa zekat u duhet dhënë atyre? A lejohet zekati për të afërmit që janë të varfër dhe skamnorë, si dhe a lejohet zekati për të riun e fuqishëm që ka mundësi të punojë? Këto çështje do t'i trajtojmë në këtë punim.

**Përfituesit e zekatit**

Zekati apo sadekatul fitri u takon këtyre tetë kategorive, të cilat i ka përmendur Allahu i Lartmadhëruar në Librin e Tij: (Shih:Et-Tevbe, 60).

Nga ajeti kuranor e kuptojmë se janë tetë kategori që kanë të drejtë të marrin zekat. Këto kategori nuk mund të anulohen, as që mund t'i shuajë kush. Ato mund të paraqiten në çdo vend e kohë. Për përparësinë e një kategorie ndaj tjetrës duhet të kujdeset pushteti islamik kompentent. Në shtetet islamike këtë e bën qeveria, kurse atje ku nuk ka qeveri, është kompentente përfaqësia e veprimtarisë fetare islamike, e cila edhe është përgjegjëse për jetën fetare islamike në mjedisin përkatës, sepse ajo është bartëse e drejtpërdrejtë e prerogativave të halifes.[1]

Nuk lejohet që zekati të shpërndahet jashtë këtyre tetë kategorive që përfshin ajeti kuranor, e këtë e dëshmon edhe hadithi në vijim: Transmeton Ebu Davudi nga Zijad ibn el-Harith Esadaij, i cili thotë: "Shkova pranë të Dërguarit të Allahut dhe ia dhashë besën (besatimin)... ndërkohë erdhi një njeri dhe i tha të Dërguarit të Allahut: "Më jep mua sadaka." I Dërguari i Allahut iu përgjigj: "Allahu i Madhëruar nuk është i kënaqur me vendimin e të Dërguarit të Tij dhe as të dikujt tjetër në çështjen e ndarjes së sadakasë, derisa Ai e bëri vetë, prandaj Ai ka gjykuar duke e ndarë sadakanë në tetë grupe, e nëse ti je në njërin prej këtyre grupeve, do të ta japim të drejtën tënde që e meriton". (Davudi dhe Darekutni).

**Shpërndarja e zekatit për të gjitha kategoritë apo për ndonjërën?**

Çështja e shpërndarjes së zekatit të përcaktuar në Kur'an për tetë kategoritë e njohura, është një çështje e rëndësishme, për se juristët e njohur nga shkollat juridike kanë polemizuar nëse bëhet fjalë që zekati t'u dedikohet tetë kategorive, apo përzgjedhja e ndonjërës kategori?

Ebu Hanife është i mendimit se lejohet shpërndarja e zekatit për ndonjërën nga tetë kategoritë, ose për disa, e nuk është fjala që të përfshihen të gjitha. Madje, sipas Ebu Hanifes, ajeti nuk nënkupton që të përfshihen të gjitha kategoritë për individin që jep zekatin, ndonëse një gjë e tillë mund të jetë e preferuar. Mendim të ngjashëm ka edhe Maliku dhe shkolla hanbelite (sipas transmetimit që përfaqëson shkollën hanbelite). Të gjithë këta bazohen në

fjalët e Omerit, Hudhejfes, Ibn Abbasit, Seid ibn Xhubejrit, Ebul Alijeh dhe Nehaiut.

Ndërsa Shafiu dhe Ahmedi, në njërin nga transmetimet janë të mendimit se duhet të përfshihen të gjitha kategoritë e zekatit. Këtë mendim e përfaqëson edhe Ibn Hazmi dhe e ka përzgjedhur Ibn Tejmije (ihtijarat el-fikhijetu, f. 104), që bazohen në fjalët e Ikremes, Zuhriut dhe Omer ibn Abdul Azizit.[2] Sipas Shafiut, individi obligohet ta shpërndajë zekatin tek të gjitha kategoritë dhe të gjejë të paktën nga tre persona, ngase kuota minimale e shumësit është tre. Po ashtu, gjithnjë sipas tij, parashihet edhe barasvlera e njëjtë në mes tetë kategorive të zekatit.

Në këtë rast, mendimi i Shafiut dhe i atyre që përkrahin këtë mendim, nuk është i qëlluar, prandaj mendimi i Ebu Hanifes është mendim i zgjedhur nga pjesa dërrmuese e dijetarëve. Kurdo që njeriu të shpërndajë zekatin tek një apo dy prej kategorive të zekatit, e ka arritur qëllimin, e nuk obligohet përfshirja e të gjitha kategorive.[3]

Një pjesë e dijetarëve mendojnë se në ajet nuk ka një sinjalizim të tillë çfarë mendon Shafiu, e mendimin e tyre e mbështesin në tekstin dhe në logjikë. Sa i përket tekstit, Allahu i Madhërishëm thotë: "Ju (besimtarë) ta dini se një e pesta e asaj që e fituat nga ndonjë send, u takon (përkujtuesve të) Allahut, të dërguarit të Tij, të afërmve të tij (të dërguarit), jetimëve, nevojtarëve dhe atyre në mërgim (ky është përcaktimi i Zotit)...". Sipas këtij ajeti, konfirmohet një e pesta e pasurisë së fituar për pesë kategoritë, mirëpo pothuaj askush nuk ka pohuar se pasuria që fitohet, duhet të shpërndahet për të gjitha ato kategori, kështu bëhet edhe me zekatin dhe sadekatul fitrin, ekzistojnë tetë kategori, por kjo nuk nënkupton që t'u japësh të gjithave, ngase mjafton përzgjedhja e ndonjërës kategori.

Për sa i përket aspektit mendor dhe logjik, mund të themi se është e pakuptimtë nëse ndokush obligohet të jap zekat një sasi shumë të vogël parash, e, kur ato të shpërndahen tek të gjitha kategoritë, atëherë atyre do t'u takojë një gjë shumë e vogël, e ky do të ishte pa dyshim nënçmim i madh.[4] Ta zëmë se ndokush obligohet të japë 20 euro, e kur këto të ndahen në tetë grupe, në njëzet e katër ndarje, atëherë ata nuk do të përfitonin pothuaj asgjë.

**Zekati për të varfrit dhe të ngratët (skamnorët)**

Në ajetin e cituar sipër të kaptinës Tevbe, nga tetë kategoritë e zekatit, dy të parat janë të varfrit dhe të ngratët, e kjo dëshmon se Islami ka për qëllim eliminimin e varfërisë dhe skamjes, prandaj edhe ka vendosur që në rend të parë vijnë të varfrit dhe skamnorët, gjegjësisht e ka filluar nga ajo që është më e rëndësishmja dhe që i shërben kolektivit. Edhe në hadithe i jepet përparësi kësaj çështjeje, e kjo shihet më së miri kur i Dërguari i Allahut i drejtohet Muadhit që e dërgonte në Jemen: "Bëju atyre të ditur se sadakaja do t'u merret nga të pasurit e tyre dhe do t'u jepet të varfërve të tyre".

**Kush konsiderohet i varfër?**

Në gjuhën arabe për të varfrin thuhet fekir, kurse shumësi është fukara, që është marrë nga fjala fakar, që nënkupton shtyllën kurrizore, me kuptimin se i varfri nga varfëria e rëndë dhe skamja e madhe, kurrizin e ka të thyer deri në atë masë, saqë nuk mund të fitojë.[5] I varfër është ai që nuk ka pasuri deri në sasi të një nisabi, edhe nëse ajo mund të përparohet dhe të shtohet, ose ka nisab, po atë duhet ta shfrytëzojë për ndonjë nevojë, ose ta shpenzojë për diçka tejet të domosdoshme, siç janë shtëpia për banim, veshmbathja, librat shkencorë për të cilat ka nevojë.[6] Në kategorinë e të varfërve hyn edhe ai që nuk mund t'i plotësojë nevojat e domosdoshme të familjes, sikurse edhe ai që punon, mirëpo paga e tij nuk është e mjaftueshme për t'i kryer nevojat e tij familjare.

**Kush konsiderohet i ngratë (skamnor)?**

Nocioni miskin (shumësi mesakin), që nënkupton skamnorin, është marrë nga fjala sukun që nënkupton diçka të ngadaltë (lëvizje të ngadalshme), që i përgjigjet skamnorit, ngase ai është i ngadalshëm në lëvizjet e tij, saqë nuk mund të punojë e as të fitojë. Miskin konsiderohet njeriu që është në gjendje të vështirë dhe nuk ka në pronësi thuaja asgjë.

**Cili është më i nevojshëm?**

Çështja se a është i varfri (fekiri) apo skamnori (miskini) më i nevojshëm, është e diskutueshme në mes juristëve myslimanë, por edhe në mes gjuhëtarëve arabë, për se nuk ka një mendim unik, por mendimet janë të ndryshme në lidhje me këtë tematikë. A është i varfri më i nevojshëm se skamnori apo është e kundërta? A mund të kenë një qëllim këto dy shprehje të ardhura në ajetin kuranor si dhe a shpreh njëra edhe kuptimin e tjetrës? Haseni dhe Muxhahidi janë të mendimit se nocioni "fekir" nënkupton të varfrin në shtëpi, i cili nuk kërkon lëmoshë, kurse nocioni "miskin" nënkupton skamnorin që kërkon lëmoshë.[7] Ka mendime se nocioni "fekir" ka të bëjë me të varfrit myslimanë që emigruan, përderisa nocioni "miskin" ka të bëjë me ata myslimanë që nuk emigruan, sikundërqë ka mendime se nocioni "fekir" ka të bëjë me myslimanët, ndërsa ai "miskin" me pasuesit e librave (të besimeve të tjera).[8]

Në lidhje me tematikën se cili është më i nevojshëm, Shkollat juridike kanë shfaqur këto mendime:

Hanefitë dhe malikitë janë të mendimit se miskini është në gjendje më të rëndë dhe më të nevojshme për ndihmë sesa fekiri, duke u

mbështetur në fjalën e Allahut: "Ose ndonjë të varfri që e ka molisur varfëria." (El Beled, 16) Gjithashtu në ajetin vijues: "...atëherë le t'i ushqejë gjashtëdhjetë të varfër..." (Muxhadele: 4) Në të dyja këto ajete përdoret nocioni miskin, që, sipas ajetit të parë, i tillë është njeriu i molisur nga varfëria, gjegjësisht i shtrirë përtokë nga uria. Hanefitë, përveç argumenteve kuranore, mbështeten edhe në shpjegimet e gjuhëtarëve. Ndërsa sipas shafitëve dhe hanbelitëve, fekiri është në gjendje më të rëndë dhe më të vështirë se miskini. Argumentohen mbi faktin se Allahu, kur ka përmendur grupet përfituese të zekatit, ka filluar nga fekiri, prandaj përcaktimi i përfitimit të zekatit është bërë prej atij që është më i nevojshëm dhe Allahu i ka përmendur sipas rëndësisë. Mendimin e tyre e mbështesin gjithashtu edhe në ajetin e kaptinës Kehf (Shih: El Kehf, 79). Këtu në ajet është përmendur shprehja miskin, që u referohet disa të varfërve që vepronin në det, e që, sipas të gjitha gjasave, ajo ishte pronë e tyre, prandaj, sipas shafitëve, përmendja e shprehjes miskin, e jo fekir, nënkupton se miskini është në gjendje më të lehtë, për faktin se ata ishin miskinë, por kishin pronë një anije.[9] Përveç këtyre dy mendimeve të njohura, ka dhe një mendim të tretë që përfaqësohet nga dy nxënësit e mirënjohur të Ebu Hanifes - Ebu Jusufi dhe Muhamedi, të cilët janë të mendimit se nuk ka dallim në mes fekirit dhe miskinit. Ndonëse Allahu i ka përshkruar me këto dy emërtime, megjithatë qëllimi është një dhe është e njëjta gjë. Këto dy shprehje, sipas tyre, janë sinonime të njëra- tjetrës.Ka edhe mendime se, kur vijnë bashkërisht, këto dy shprehje kanë kuptime të ndryshme, ndërsa kur vijnë njëra pa tjetrën, atëherë është sinonim i tjetrës dhe ka kuptim të njëjtë.Polemika në mes juristëve nëse konsiderohet fekiri më i nevojshëm sesa miskini apo është e kundërta, mbetet polemikë edhe tek gjuhëtarët, që kanë shfaqur mendime të ndara. Kështu, sa për ilustrim, Asmeiu është i mendimit se miskini është në gjendje më të mirë se fekiri, kurse Tha'lebi, Ferrai dhe Ibn Kutejbeh janë të mendimit se miskini është në gjendje më të vështirë dhe më të rëndë se fekiri.[10]

**Sa u duhet dhënë zekat të varfërve dhe skamnorëve?**

Prej qëllimeve sublime të zekatit është dhënia e tij aq sa kanë nevojë, sa u mjafton atyre, sa t'ua largojë varfërinë e tyre dhe t'ua largojë skamjen e tyre.[11]

Shumica e juristëve nuk parashohin një kuotë të caktuar se sa u duhet dhënë zekat të varfërve dhe të ngratëve. Malikitë janë të mendimit se atyre u duhet dhënë aq sa u mjafton për nevojat e tyre familjare brenda një viti. Ky është po ashtu edhe mendimi i hanbelitëve. Shafitë janë të mendimit se u duhet dhënë aq sa mund t'u



heqë varfërinë, kurse hanefitë parashohin një kuotë të caktuar, që e ndërlidhin me kuotën e të hollave, që vlen 200 dërhemë argjend.Këtu duhet theksuar se ka shumë të varfër të aftë për punë, po u mungojnë mjetet e punës, prandaj lejohet që paratë e destinuara të përdoren për mjete e vegla, në mënyrë që të fillojnë tregtinë e tyre, për të hequr varfërinë. Është shumë me rëndësi të dihet se kush ka nevojë për zekat e kush nuk ka nevojë për të, në mënyrë që të dihet saktë se kush e meriton e kush jo, ngase është mëkat të kërkohet kur nuk ke nevojë për të. I Dërguari i Allahut në hadith thotë: "Kush kërkon lëmoshë nga njerëzit, pa pasur nevojë për të, por vetëm që të grumbullojë, ai e kërkon zjarrin". Ndërkaq, në një rast tjetër ai kishte thënë: "Njeriu nuk do të pushojë të lypë dhe të kërkojë nga njerëzit gjersa të vijë dita e gjykimit, e në fytyrën e tij nuk do të ketë copë mishi". (Buhariu, nr.1474). Kjo mund të ketë kuptimin se ai do të jetë i poshtëruar,



sikurse mund të ketë kuptimin se ai do të ballafaqohet me një ndëshkim të ashpër, saqë do t'i bjerë tërë mishi i tij, mirëpo mund të ketë edhe kuptime të tjera, këtë e di më së miri Zoti.

**Zekati për të afërmit e varfër dhe skamnorë**

Përderisa jemi duke diskutuar për dy grupet e para të kategorive përfituese të zekatit, është me interes për të gjithë që të shtjellohet edhe çështja nëse lejohet dhënia e zekatit për të afërmit që janë skamnorë dhe të varfër?Hanefitë janë të mendimit se i biri a e bija nuk kanë të drejtë t'ia japin zekatin babait të tyre dhe as gjyshit, sikurse as prindi nuk ka të drejtë t'ua japë zekatin fëmijëve të tij dhe as nipave e mbesave të tij. Po ashtu, sipas tyre, as bashkëshorti nuk ka të drejtë t'ia japë zekatin bashkëshortes (ai e ka obligim të kujdeset për të), po nëse bashkëshortja dëshiron t'ia japë zekatin bashkëshortit të saj që është i varfër, atëherë për këtë çështje ka dy mendime: Mendimi i Ebu Hanifes që nuk e lejon një gjë të tillë, dhe mendimi i dy nxënësve të tij që e lejojnë këtë, mirëpo, sipas tyre, ndërsa përveç këtyre që i përmendëm, të afërmve tjerë lejohet t'u jepet zekati.[12] Ibni Abbasi ka thënë: "Nëse ke të afërm që kanë nevojë për ndihmë, jepjau zekatin tënd". Duhet përmendur edhe një gjë lidhur me këtë çështje. Disa të varfër dhe skamnorë, që janë përgjegjës për familjen, i keqpërdorin ndihmat që u jepen në formë sadakaje dhe zekati, duke luajtur lojëra të fatit ose duke konsumuar alkool, dhe po kështu ata keqpërdorin edhe ndihmat e njerëzve të mirë, prandaj, në këso rrethanash, atyre u duhet dhënë ndihmë në forma të tjera, për shembull, t'u blihen artikuj të nevojshëm e të tjera e gjëra të ngjashme.

A i jepet zekat atij që ka mundësi të punojë?

Personit që është i ri dhe ka mundësi për punë, nuk i jepet zekat, për arsye se ai mund të punojë e të angazhohet, e Islami përkrah punën dhe angazhimin personal. Në Haxhin lamtumirës, dy persona shkuan tek i Dërguari i Allahut derisa ai ndante sadaka për njerëzit nevojtarë. Ata të dy kërkuan pasuri prej tij, e i Dërguari i Allahut u hodhi një shidhe, kur i pa se ishin të rinj e të fuqishëm, atëherë u tha: "Nëse dëshironi, mund t'ju jap, por në sadaka nuk ka hise i pasuri dhe as i fuqishmi që ka mundësi të fitojë". (Ebu Davudi, nr. 1633)

**Përfundim**

Shpërndarje e zekatit është një çështje e rëndësishme dhe duhet të zbatohet në përputhje me përcaktimin hyjnor për kategoritë e cituara, prej të cilave shpjeguam dy kategoritë e para, duke i lënë kategoritë e tjera për t'i shqyrtuar në shkrime të ardhshme. Shpresoj se në këtë mënyrë, duke mos i përfshirë të gjitha brenda një shkrimi, jepet mundësia që lexuesit të njihen më gjerësisht për kategoritë përfituese të zekatit.

[1] Grup autorësh, Zeqati dhe Sadekatul-fitri, Prishtinë, 1994, f. 33. [2] Ibn Hemmam, Fet'hul Kadir (Sherhul Hidajeh), vëll. I2. 265; Ibën Kudame, El-Mugni, vëll.2, f. 669. [3] Muhamed ibën Omer Bazmul, Et-terxhih fi Mesailis-Savmi vez-Zekati, bot.I-rë, darul hixhretu, Arabia Saudite, 1415h-1995m, vëll. 2, f. 147-148. [4] Fahruddin Rrazi, Et-Tefsirul Kebir ve Mefatihul Gajbi, vëll.8, f. 69 (marrë nga www.altafsir.com). [5] Grup dijetarësh, Zekati detyra e panjohur, Tiranë, 2003, f. 99 [6] Tuhmaz, Abdulhamid Mahmud, Fikhu Hanefi, Sira Prishtinë, 2008, f. 442. [7] Taberiu, Xhamiul Bejan fi Te'vilil Kur'an, me recenzurë të Ahmed Shakirit. Muesseseturr Rrisaletu, bot. I, 1420h-2000m, vëll XIV, fq. 305; Ibni Mendhur, Lisanul arab, bot. I, dar sadir, Bejrut-Liban, vëll. 13, f 211. [8] Op, cit. vëll 14, f. 307-308. [9] Zejlei, Tebjinul Hakaik Sherh Kenzud Dekaik ve Hashijetu Shelebij, bot. I, El-Matbeatul Kubra el-Emirijetu, Bulak-Kairo, 1313h, vëll. 1, f. 296. [10] Sa'di ebu Habib, El-Kamus el-Fikhij, bot. II, darul fikr, Damask-Siri, 1408h-1988m, vëll.1, f. 178. [11] Sejid Sabik, Fikhu's Suneh, bot. i 2-të, Daru'l Fet'h, Kairo-Egjipt, vëll. 1, f. 443. [12] Ibn Himmam, Fet'hul Kadir, vëll. II, fq. 270. Cituar sipas: Muhamed ibn Omer Bazmul, Et-terxhih fi Mesailis-Savmi vez-Zekati, vëll.2, f. 152.

# MAROKU

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Të dhëna statistikore[1]:**
• Emri ndërkombëtar në anglisht: Morocco.
• Emri zyrtar: Mbretëria Marokene.
• Sistemi i qeverisjes: Mbretëri kushtetuese.
• Sipërfaqja: 446,550 km².
• Numri i banorëve: 32.644.370 (2012).
• Dendësia: 73,1 banorë në 1 km².
• Feja: Myslimanë 98.7%, të krishterë 1.1% dhe hebrenj 0.2%.
• Kryeqyteti: Rabat.
• Qytete të tjera: Darul Bejda – Casablanca/ Kazablanca (konsiderohet qyteti më i madh i vendit), Fes, Marakesh, Agadir, Tanxha, Meknes, Wexhde, Kanitra, Tetouan, Temara, etj..
• Grupet etnike: Arabë dhe Berberë 99.1%, hebrenj 0.2% dhe grupe të tjera etnike 0.7%.
• Gjuhët kryesore: Arabe (gjuhë zyrtare), emazigije – berbere – (gjuhë popullore), frënge, spanjolle dhe angleze.
• Njësia monetare: Dërhem maroken (1.00 MAD = 0.090 EUR).
• Data e pavarësisë: 2 mars 1956 (nga Franca).
• Festë kombëtare: 30 korrik 1999 (përkujtimi i hipjes në fron të mbretit Muhamedi VI).

**Pozita gjeografike**

Mbretëria Marokene është nga shtetet arabee në këndin perëndimor të Afrikës Veriore, shtrihet në brigjet veriperëndimore të kontinentit të Afrikës. Në pjesën perëndimore të vendit shtrihet oqeani Atlantik, kurse në anën veriore deti Mesdhe, ku ngushtica e Gjibraltarit bën ndarjen në mes Marokut dhe Spanjës me një gjerësi ujore vetëm 13.6 km. Emërtimi i vendit Marok – në arabisht-Magrib, nënkupton vendin e muzgut të diellit, d.m.th. perëndimi i tij – kthehet tek arabët e lashtë autoktonë, të cilët, që nga kohët e lashta banuan Gadishullin Arabik, të cilët po ashtu besonin se dielli lind në vendin e tyre në lindje dhe perëndon në perëndim. Emazigët – berberët autoktonë të Marokut – ndonjëherë për vendin e tyre përdorin emrin Marok, i cili është emër lokal maroken emazigien, dhe është një akronim i emrit Marakesh, që në gjuhën emazigiene do të thotë "Toka e Zotit"[2].

Sipërfaqja tokësore e vendit përbëhet prej pesë krahinave natyrore, siç janë:

1. Zinxhirë kodrash (fshatrat në veri të vendit, që shtrihen në brigjet e detit Mesdhe, kodrat-malet qendrore Atlas, malet e larta dhe të ulëta Atlas); 2. Fusha pjellore në perëndim; 3. Fusha lymi në jugperëndim; 4. Rrafshnalta të mira për bujqësi në qendër; 5. Zona e thatë, që shtrihet nga juglindja e gjer në shkretëtirën e madhe[3].

Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin afërsisht deri në 446.550 km, prej saj 446.300 km i takojnë zonës tokësore dhe 250 i takojnë zonës ujore. Mbretëria e Marokut nga jugu kufizohet me Algjerinë me një gjatësi prej 1559 km dhe me Saharanë Perëndimore në një gjatësi deri në 433 km, nga lindja me Melilla (vend nën qeverisjen spanjolle) me një gjatësi deri në 9600 metra, nga perëndimi me Ceuta (vend nën qeverisjen spanjolle) me një gjatësi deri në 6300 km. Vija bregdetare që përfshin brigjet e detit Mesdhe dhe të oqeanin Atlantik, e që janë në kuadër të Mbretërisë së Marokut, ka gjatësinë deri në 1835 km.[4]

Bazuar në të dhënat e vitit 2010, Mbretëria e Marokut ka gjithsej 58 aeroporte, 32 të asfaltuara dhe 26 të paasfaltuara.

Mbretëria e Marokut ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura të vendit janë: Universiteti Ibn Zuhr, Universiteti Ibn Tufejl, Universiteti Hasani I, Universiteti El Kadi Ijad dhe Universiteti Abdul Malik Es-sa'di[5].

Rabati: Si kryeqytet i Mbretërisë së Marokut, bie në pjesën veriore të vendit, në brigjet e oqeanit Atlantik, përkatësisht në rrjedhën e lumit Bou Regreg. Pozita gjeostrategjike e këtij qyteti paraqet një model të pozitave të qyteteve islame, që kishin një rajon të ndjeshëm bregdetar e të cilat ndërlidheshin me kolonializmin, në marrëdhëniet në mes kolonizatorit dhe kolonive, rajone mbi të cilat kolonizatori shtrinte pushtetin e tij. Romakët e pushtuan këtë qytet në shekullin I miladi (gregorian), dhe ende gjenden gjurmë të objekteve romake në juglindje të Rabatit. Prijësi berber Abdul Mun'im dhe biri i madh i tij Jakub El Mensur në shekullin XI miladi ndërtuan Rabatin si qytet. Numri i banorëve të këtij qyteti (me zonat periferike) arrin deri në 1.700.000 banorë (sipas vlerësimeve të vitit



2007). Në vitin 1956 Rabati u bë kryeqytet i Mbretërisë së Marokut. Rabati konsiderohet qendër e ekzekutivit, e qeverisë dhe e industrisë. Përderisa ky qytet llogaritet edhe qendër e rëndësishme tregtare, aty gjenden një sërë fabrikash, siç janë fabrika e tekstilit, fabrika e nxjerrjes së tapës, e prodhimit të asbestit, tullave të kuqe, çimentos dhe fabrika e miellit. Artizanët e këtij qyteti prodhojnë edhe qilima, prodhime nga lëkura, stofra të stolisura me vizatime dhe foto të ndryshme e artizanate të tjera[6].

**Përhapja e fesë Islame në Marok**

Çlirimi i vendeve të Afrikës Veriore – të cilat quhen me emrin Magreb, e me këtë emër përfshihen pesë shtete arabe afrikane: Tunizia, Libia, Algjeria, Maroku dhe Mauritania – nga ushtritë islame konsiderohej rezultat i pashmangshëm i natyrshmërisë së lëvizjes islame, e cila synonte përhapjen e fesë islame në këto rajone e gjetiu.

Që kur ushtria e parë islame kishte depërtuar në Afrikë, konkretisht në Egjiptin e sotëm, në kohën e halifit Umer ibn Hat-tab r.a., nën komandën e Amr ibn Asit r.a., e deri me çlirimin përfundimtar të Marokut të sotëm, ka kaluar një periudhë e gjatë. Kjo nënkupton se, që nga fillimi – i kohës së Umerit r.a. e tutje – janë marrë disa fushata në faza të ndryshme kohore për të përhapur Fjalën e Allahut xh.sh. në zonat e Afrikës Veriore, e ndër to edhe në rajonet e Marokut të sotëm. Njëra nga ato fushata që ishin ndërmarrë në atë drejtim, qe edhe ajo e udhëhequr nga Ukbe ibn Nafi në vitin 61 h / 680 m, e cila cilësohet si fushata e gjashtë me radhë. Ukbe gjatë marshimit të tij në drejtim të perëndimit të këtyre zonave, ishte informuar se bizantinët kishin bërë një aleancë të re me berberët – banorë autoktonë të tërë Afrikës Veriore – për të ndërprerë depërtimin e ushtrisë islame dhe për ta asgjësuar atë. Mirëpo, ky komplot nuk paraqiste kërcënim ndaj komandantit autoritativ të ushtrisë islame Ukbe, ngase ky i fundit, me një sulm të furishëm, kishte arritur ta shfuqizonte atë aleancë dhe t'i shpartallonte të dy palët kundërshtare. Emazigët – berberët – fillimisht i bënë rezistencë ushtrisë islame, para se ta kuptonin realitetin e Fesë islame dhe qëllimin e arabëve myslimanë. Por, kur kuptuan të vërtetën rreth Fesë islame, ata e përqafuan atë dhe lidhja vëllazërore në mes tyre dhe myslimanëve u forcua shumë. Pra, kështu Ukbe ibn Nafi vazhdoi çlirimin e vendeve të tjera të këtyre zonave, derisa arriti në Sebte – Ceuta (vend në Afrikën Veriore, në kufi me Marokun, po nën Spanjën e sotme), ashtu siç arriti Ukbe edhe në Tanxha – Tangier – (vend në Marokun e sotëm), duke kaluar nëpër rrafshnaltat e Atllasit. Pastaj nxitoi më tutje në drejtim të perëndimit, duke thyer fiset Sanhaxhe dhe Sus – banorë të tjerë berberë –, për të arritur përjetimin e tij ballë për ballë me oqeanin Atlantik. Fushata – e shtatë – e radhës në këtë drejtim ka qenë ajo që udhëhoqi komandanti i njohur i kohës Zuhejr ibn Kajs El Belevi, i cili në vitin 67 h / 686 m pati zhvilluar një betejë kundër bizantinëve – të cilët më parë i sundonin këto zona –, kur, pas fitorës, myslimanët e dëbuan edhe flotën bizantine nga brigjet islame. Më pastaj, fushatën – e tetë – të radhës për të vazhduar përhapjen e Fesë islame

e udhëhoqi komandanti i famshëm Hasan ibn En-nu'man, e cila zgjati disa vjet ( 72-85 h / 691-704 m). Kjo fushatë karakterizohet si plotësim i çlirimit islam të këtyre zonave, ku fiset berbere të Magrebit iu dorëzuan tërësisht myslimanëve. Komandanti Hasan ibn En-nu'man, duke ndjekur politikën e butë me karakter islam karshi berberëve, pati sukses në misionin e tij, dhe kishte arritur të hapte një fabrikë për ndërtimin e anijeve, të cilën e quajtën "Shtëpia e Industrisë". Gjithashtu, komandanti Hasan kishte kontribuar shumë në përhapjen e besimit islam, në ndërtimin e xhamive dhe të objekteve të tjera. Pra, kështu Feja islame vazhdoi të përhapej në këto rajone, derisa shtrirja e saj u bë gjithëpërfshirëse në tërë Afrikën Veriore, e cila tashmë kishte hyrë nën sundimin e myslimanëve[7].

**Historia e Marokut**

Fenikasit diku midis shekujve X e III para erës sonë, nga Suri – qytet në Palestinën e sotme – kishin ardhur dhe ishin vendosur në bregdetin verior të kontinentit afrikan, ndërsa në shekullin I të erës sonë veri-perëndimi i Afrikës u shndërrua në provincë romake. Ndërkaq, në shekujt V e VI këto zona i pushtuan vandalët, të cilët vinin nga Gjermania. Mandej, afërsisht rreth vitit 682 kishte filluar çlirimi i atyre zonave nga myslimanët arabë, të cilët kishin ardhur nga lindja në veri të Afrikës, ku, me sjelljet e tyre të karakterit islam, banorët autoktonë të vendit nga berberë i shëndrruan në anëtarë të Fesë islame. Pastaj, në vitin 1056 murabitët myslimanë arabë formuan perandorinë e tyre të madhe, e cila përfshinte të gjitha rajonet e Afrikës Veriore, shumicën e zonave të Spanjës dhe disa pjesë të Algjerisë së sotme. Kryeqendra e kësaj perandorie ishte Merakishi. Më pastaj, në vitin 1121 muvehidinët myslimanë arabë formuan shtetin e tyre, dhe kështu zgjeruan pushtetin e tyre në këto rajone. Ndërkaq, në vitin 1415 filloi depërtimi i evropianëve në Marok përmes portugezëve e në vitin 1912 Maroku u nda në dy zona mbrojtëse: Franceze dhe Spanjolle. Pastaj, nga viti 1953 e deri në vitin 1955, nga populli u ngritën veprimet e dhunës së rrezikshme në vend kundër francezëve. Mandej, në vitin 1956, forcat franceze dhe ato spanjolle u tërhoqën nga Maroku, dhe vendit iu kthye pavarësia e tij reale. Në këto rrethana, Franca dhe Spanja njohën pavarësinë e Marokut dhe shtrirjen e pushtetit të tij në vend, nën udhëheqjen e Sulltanit Muhammed El Hamis, i cili në vitin 1957 mori titullin mbret, të cilin e trashëgoi i biri i tij, El Hasen Eth-thani, në vitin 1961. Mandej, në vitin 1962, u aprovua Kushtetuta e parë e Marokut, kurse në vitin 1965 mbreti El Hasen ndërpreu punën me kushtetutën e sipërpërmendur dhe qeverisi vendin me dekrete, të cilat i nxirrte deri në vitin 1978.

**Klima**

Klima e Marokut ndryshon sipas rajonit, në veri është mesdhetare, në perëndim - atlantike dhe në jug është shkretinore. Ndërkaq, zonat bregdetare gëzojnë një klimë të butë dhe të qetë, kurse në zonat malore në jug, gjatë stinës së dimrit, klima shpesh mund të jetë e ftohtë dhe e lagësht, e në malet Atllas që përfshijnë qytetin Merakish, bie edhe borë e madhe. Kohëzgjatja e motit me diell gjatë një dite është më shumë se tetë orë. Temperaturat mesatare në qytetin e Merakishit gjatë muajit dhjetor nuk kalojnë 18 gradë celsius. Gjysma veriore e vendit ka dy stinë: stina e thatë, që zgjat nga maji deri në fund të shtatorit, dhe stina e butë e me lagështi, që zgjat nga fillimi i tetorit e deri në fund të prillit[9].

**Gjendja ekonomike**

Mbretëria e Marokut ka burime të konsiderueshme minerale, prandaj radhitet si prodhuesi i tretë më i madhi i fosfatit në botë. Gjithashtu, Maroku ka rezerva të hekurit dhe të metaleve të tjera, të tilla si bariumi, plumbi, mangani, kobalti, bakri, zinku, antimoni dhe fluori. Ndërsa burimet e energjisë janë shumë të kufizuara, pasi prodhimi në vend i antracitit, naftës dhe gazit natyror mezi mbulon 20% të nevojave, një gjendje kjo që dëmton Marokun, sepse e detyron të importojë, edhe pse ka shpresë që shpejt do të zbulohen rezerva të gazit natyror dhe kështu, në një të ardhme të afërt, të përparojnë burimet energjetike. Për sa i përket bujqësisë, të lashtat kryesore janë gruri, elbi e misri dhe prodhohen perime bishtajore - bathë, bizele, thjerrëza dhe fasule. Në Marok kultivohen edhe pemë frutore dhe ulliri, që kosiderohet me rëndësi për ekonominë e Marokut. Po ashtu në sektorin e bujqësisë një vend të veçantë zë blegtoria, kurs sektori industrial kontribuon rreth 28% në prodhimin e brendshëm bruto: Prodhimet ushqimore vijnë në krye, pason industria e tekstilit, e lëkurës dhe e ndërtimit, sikurse llogaritet i zhvilluar edhe sektori i transportit, si rezultat i mundësisë që ofron Maroku në funksionimin e rrjetit rrugor me një gjatësi prej 59.474 km, si dhe të rrjetit hekurudhor në një gjatësi 1893 km. Portet më të rëndësishme përmes të cilave bëhen lëvizjet tregtare dhe ekonomike, gjenden në këto qytete: Darul Bejda (Kazablanka), El Muhamedije, Tanxha (Tangier) etj.. Gjithashtu, turizmi në sektorin e shërbimeve zë një prej pozicioneve kryesore dhe nga të ardhurat e turizmit ngrihet niveli i ekonomsë së vendit[10].

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 137. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i botës Islame, f. 40, 41. Logos-a, 2009,Shkup.Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 152, 1553. Dasara, 2007, Tiranë. ar.wikipedia.org (2) Muhammed Atris, Ibid f. 137. (3)Ibid f. 137. (4) www.moqatel.com. (5) ar.wikipedia.org (6) www.moqatel.com (7)www.lakii.com. Grup autorësh; Tarihu –l- Kuruni –l- Vusta fi sh-sherki ve –l- Garbi, f:. 119, 124, 126, 127. 1983-4, Algjeri. (8) Muhammed Atris, Ibid. 138, 139. (9) www.marefa.org (10) www.almosafr.com



# Amerika dhe identiteti fetar i shqiptarëve

**Mr. Qemajl Morina**

**Në krahasim me vitet e mëhershme tek politikanët shqiptarë shihet një lloj emancipimi për sa i përket shprehjes së identitetit fetar, gjithnjë duke pasur parasysh atë islam.**

Presidenti amerikan Barak Obama uron shqiptarët për festën e Fiter Bajramit. Në një mesazh urimi, dërguar Presidentit shqiptar Bujar Nishani, Obama shkruan:

"Ramazani shënon kohën kur familjet dhe bashkësitë festojnë së bashku në traditën e reflektimit, përkushtimit dhe shërbesës".

"Në emër të popullit amerikan, ju shpreh juve dhe mbarë popullit shqiptar urimet e mia më të mira teksa festoni Fiter Bajramin! Shpresoj që muaji i shenjtë i Ramazanit t'u sjellë të gjithë myslimanëve një periudhë ripërtëritjeje dhe ndarje të të mirave së bashku"!

"Uroj që ju dhe populli shqiptar të gëzoni lumturi dhe begati përgjatë vitit të ardhshëm!", - përfundon mesazhi i Presidentit amerikan Barak Obama, drejtuar homologut shqiptar - Bujar Nishani.Presidenti i Shteteve të Bashkuara të Amerikës, Barak Obama, i ka dërguar një urim të ngjashëm Presidentes së Republikës së Kosovës, Atifete Jahjaga, me rastin e festës së Fitër Bajramit. Në urim thuhet: "E nderuara Zonja Presidente,

Ramazani është periudha që familjet dhe bashkësitë të përjetojnë kënaqësitë e traditës, duke u mbledhur së bashku në reflektim, adhurim dhe shërbesë.

Në emër të popullit amerikan, ju përcjell dëshirat më të mira, në kohën kur ju dhe populli juaj festoni Fitër Bajramin. Shpresoj se muaji i shenjtë i Ramazanit do t'u sjellë të gjithë myslimanëve një periudhë të ripërtëritjes dhe përbashkimit me njëri-tjetrin.

Uroj që ju dhe populli juaj të përjetoni paqe, shëndet dhe prosperitet gjatë vitit të ardhshëm", përfundon urimi.Me këtë realitet ndoshta nuk mund të pajtohen disa, mirëpo kjo është çështje e tyre. Kështu, lidhur me identifikimin e shqiptarëve me Islamin, i pari pati reaguar Këshilli Shqiptaro-Amerikan, në dy raste. Në rastin e parë, kur ishte dërguar një urim i këtij lloji, dhe herën e dytë - kur ambasadori shqiptar ishte ftuar në një iftar në Shtëpinë e Bardhë. Pavarësisht nga kjo, Administratat Amerikane vazhdoi, në fillim Shqipërinë, e më vonë edhe Kosovën, t'i trajtojë si vende me popullatë shumicë dominuese të besimit myslimanë dhe t'i radhisë në listën e shteteve islame, për sa u përket festave fetare.Në të njëjtën mënyrë veproi edhe Sekretarja e shtetit, zonja Hilari Klinton, e cila nga një telegram urimi u dërgoi homologëve të saj, atij shqiptar - Edmond Panariti dhe atij kosovar - Enver Hoxhaj.

**Elita intelektuale politike shqiptare bënin gara për t'i zënë radhët e para në kisha**

Në krahasim me vitet e mëhershme tek politikanët shqiptarë shihet një lloj emancipimi për sa i përket shprehjes së identitetit fetar, gjithnjë duke pasur parasysh atë islam. Në vitet nëntëdhjeta, nga fobia e Islamit, zyra e ish-Presidentit kosovar Dr. Ibrahim Rugova, ishte e stolisur me ikonografi të krishterë, e cila më shumë i përngjante një ambienti fetar sesa një zyre të një lideri politik. Ndërkohë, me rastin e festave të krishtera, elita intelektuale politike shqiptare bënin gara për t'i zënë radhët e para në kisha, duke ua zënë vendin të krishterëve, të cilëve edhe u dedikoheshin meshat përkatëse. Me kalimin e kohës, njerëzit kuptuan se gjërat kanë ndryshuar. Me të ndryshoi edhe shikimi i njerëzve për çështjen e fesë. Nuk mund të ketë



përkrahje pa rezervë për shkak se një popull i përket një besimi të caktuar, kurse tjetri një besimi tjetër. Mirëpo, në të shumtën e rasteve shikohen veprimet e njërit apo tjetrit dhe e drejta e njërit apo tjetrit për kauzën e caktuar, e cila është objekt debati.Shembulli më konkret ishte trajtimi i çështjes së Kosovës në fund të shekullit të shkuar. Askush nuk dëgjonte klithmat e ish-Ministrit të atëhershëm të Jashtëm serb, Vuk Drashkoviç, drejtuar opinionit perëndimor: "Ç'jeni duke bërë?! Kë po bombardoni?! Ju jeni të krishterë, ne jemi të krishterë. A po i bombardoni të krishterët e po i merrni në mbrojtje bijtë e Bin Ladenit?!" Bota kishte ndryshuar shumë brenda një shekulli. Por, ata që nuk kishin ndryshuar, ishin oligarkia serbe që ishte në pushtet dhe po mendonte ende se po jetonte në kohën e mesjetës. Trajtimi i Administratës Amerikane lidhur me identitetin fetar të shqiptarëve është i drejtë dhe i sinqertë. Si të tillë ne duhet edhe ta pranojmë, pa kurrfarë kompleksi e inferioriteti. Pas 13 vjetësh çlirimi të Kosovës dhe katër vjetësh të pavarësimit, elita jonë politike duhet ta dijë pozitën e saj në hartën gjeografike të botës. Trajtimi me dinjitet i shumicës, qoftë në aspektin kombëtar dhe qoftë fetar, në asnjë mënyrë nuk cenon pozitën e pakicave të tjera, por i forcon ato. Në këtë mënyrë ndërtojmë një shoqëri stabile, në një shtet demokratik, të mbështetur në parimet e shëndosha, ku mbizotëron toleranca dhe mirëkuptimi i ndërsjellë në mes pjesëtarëve të besimeve të ndryshme, larg çfarëdo kompleksi e inferioriteti. Në këtë frymë duhen kuptuar mesazhet e Fitër Bajramit të dërguara nga Presidenti amerikan Barak Obama, dy presidentëve - atij shqiptar Bujar Nishani dhe Presidentes kosovare, Atifete Jahjaga.

# Kosova nikoqire e Samitit Ndërkombëtar të Gruas

**Mr. Sadat Rrustemi**

**Në shekullin VII erdhi drita e njerëzimit, u dërgua Profeti Muhamed (a.s.), i cili e nderoi femrën, e bëri të barabartë me burrin në të drejta, dhe kumtoi: "Gratë janë motra të burrave". Largoi bindjet paradoksale ndaj femrës, duke njoftuar se besimi i tyre është njëlloj si ai i burrave, ato janë të barabarta në adhurim ndaj Zotit të Madhërishëm, po ashtu edhe njëlloj sikurse burrat shpërblehen për vepra të mira**

Për herë të parë në historinë e Ballkanit, Republika e Kosovës, nën patronatin e Presidentes Atifete Jahjaga, pati fatin të jetë mikpritëse e shumë shteteve të botës në Samitin Ndërkombëtar të Gruas''Partneriteti për ndryshim: Fuqizimi i Gruas'', ku morën pjesë një numër i konsiderueshëm shtetesh nga rajoni dhe bota: SHBA, vende nga Evropa, Afrika dhe Azia.

Në këtë samit morën pjesë edhe disa nga shtetet islame: Emiratet e Bashkuara Arabe (përfaqësues Ministrja e shtetit Dr.Maitha Salem Esh-Shemsi), Algjeria, Libia, Tunizia, Jordania etj..

Samiti u organizua si prodhim i rezultateve të prekshme të samiteve, konferencave, deklaratave, konventave dhe rezolutave nga tubime të këtij karakteri të mbajtura më përpara në vende të ndryshme, nga të cilat do të përmendim këto:

-Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut (1948-e cila përcakton të drejtat pronësore private apo kolektive);

-Konventa Evropiane për të Drejtat e Njeriut (1950);

-Konventa e Organizatës Ndërkombëtare të Punës (Nr.100) për shpërblim të barabartë të punonjësve - burra dhe gra për punë me vlerë të njëjtë (1951);

-Konventa për Eliminimin e të Gjitha Formave të Diskriminimit ndaj Gruas,e njohur si (CEDAW),(1979),e cila, përveç të tjerash synon të gjejë përkrahjen e të gjitha shteteve anëtare për mobilizim kundër diskriminimit të grave në fusha të ndryshme: sociale, ekonomike, kulturore etj.;

-Konferenca e vitit 1985, mbajtur në Najrobi,e cila synonte politizimin dhe sensibilizimin e çështjes së gruas në rajon;

-Deklarata e OKB-së për Eliminimin e Dhunës ndaj Gruas, (1993);

-Deklarata e Pekinit dhe Platforma për Veprim (1995), e cila është vlerësuar si konferenca ndërkombëtare me numrin më të madh të pjesëmarrësve në histori, kishin marrë pjesë rreth 50 mijë veta. Aty vihej në pah, përveç të tjerash, se gratë përbëjnë 70% të njerëzve,1,3 miliard prej të cilave jetojnë në varfëri, dhe prej tyre në mbarë botën janë 960 milionë analfabete, prandaj një rëndësi e veçantë iu kushtua arsimimit të gruas;

-Deklarata Universale Islame e të Drejtave të Njeriut (1981);

-Deklarata e Kajros mbi të Drejtat e Njeriut në Islam (1990);

-Deklarata e Islamabadit për Rolin e Grave Parlamentare Myslimane në Promovimin e Paqes, Progresit dhe Zhvillimeve në Shoqëritë Islame (1995);

-Rezoluta e Këshillit të Sigurimit të OKB-së 1323 për Gratë, Paqen dhe Sigurinë (2000);

-Rezolutat përkatëse1820 (2008), 1888 (2009), 1889 (2009) dhe 1960 (2010) dhe

-Rishikimi i Zbatimit të Platformës për Veprim, Pekini Plus 15 (2010) etj..

Ky samit zgjati tri ditë (4, 5 dhe 6 tetor) dhe nga objektivat parësorë pati sensibilizimin e pozitës aktuale të femrës në rajon dhe në botë, me qëllim të identifikimit të vështërsive dhe mundësive të përbashkëta drejt fuqizimit dhe avancimit të mëtejmë të drejtave të saj si dhe përshëndetjen e progresit të arritur në vendet tona në promovimin e gruas si partnere e barabartë.

Në samit u paraqitën punime të ndryshme seminari nga akademikë, studiues, publicistë dhe politikëbërës të ndryshëm nga vendi dhe bota, lidhur me pozitën e femrës anembanë botës. Një rekomandim të veçantë përmban Rezoluta 1325 e Këshillit të Sigurimit të Organizatës së Kombeve të Bashkuara mbi Gratë, duke riafirmuar rolin e rëndësishëm të grave në parandalimin dhe zgjidhjen e konflikteve, në asistencë sociale, rindërtim etj..

Po ashtu u paraqitën edhe punime që shtronin çështje të pjesëmarrjes së femrës në trashëgiminë pronësore, të diskriminimit gjinor, të barazisë gjinore, dhuna ndaj femrës - sidomos dhuna seksuale etj..

**Shumë gjëra të mjegulluara rreth qëndrimeve të Islamit ndaj femrës**

Një kureshtje të veçantë zgjuan edhe temat që elaboruan çështjen e korrupsionit si fenomen botëror, i cili minon parimet e të drejtave të njeriut për qasje të barabartë në qeverisje dhe drejtësi, të cilat formësojnë aspiratat e popullit dhe denigrojnë institucionet qeverisëse të pazhvilluara dhe të brishta. U theksua se ky fenomen negativ, përveç të tjerash, shkatërron kapitalin social, acaron konfliktin politik, çrregullon konkurrencën ekonomike dhe zvogëlon performancën ekonomike e kontribuon në margjinalizimin e segmenteve të tëra të shoqërisë, përfshirë edhe gruan.

Në bazë të statistikave të ofruara aty, gratë kryejnë 66% të aktiviteteve ekonomike në botë, prodhojnë 50% të rezervave të ushqimit në botë, kurse në të njëjtën kohë fitojnë mesatarisht 10% më pak të ardhura sesa burrat dhe janë titulluar të vetëm 1% të pronave private në botë.

Nga ky këndvështrim, shumë studiues në fushën e ekonomisë botërore, në veçanti për pozitën e gruas në këtë segment, konstatojnë se faktorë relevantë për këtë gjendje jo të mirë janë: vakuumi i pjesëmarrjes në punësim, vakuumi i kompensimit në pagesë si dhe vakuumi në avancimet në pozita të larta të menaxhmentit ekonomik dhe afarist. Kështu të paktën deklaron Raporti për Vakuumin Gjinor i Forumit Botëror Ekonomik për vitin 2011, i cili bën dhe radhitjen e shteteve të Evropës Juglindore në përqindëshin e 60 të 135 shteteve të vlerësuara për sa i përket barazisë gjinore në çështje ekonomike.

Vlen të theksohet se edhe autorit të këtij shkrimi si studiues i të drejtave të grave në ligjet islame ndërkombëtare dhe vendore (studime krahasuese) iu dha rasti të merrte pjesë në këtë samit dhe për të diskutuar tërthorazi ta lansoj një çështje tepër të veçantë lidhur me përfshirjen religjioze-islame si në samite po ashtu edhe në pjesëmarrje aktive, qoftë si referencë për t'i kuptuar të drejtat reale të femrës në të gjitha poret e jetës, qoftë dhe si mekanizëm për t'i zgjidhur problemet me të cilat ballafaqohet femra në kohën tonë, dhe si një alternativë për ta nxjerrë femrën nga kolapsi i globalizimit.

Në bazë të atyre që u shqyrtuan dhe u diskutuan në samit, mund të konstatohet se shoqëritë kudo që jetojnë në botë masivisht i takojnë ndonjë përkatësie fetare (me përjashtim të pak shteteve në botë që janë të shpallura si shtete shekullare me kushtetutë dhe praktikë), qoftë asaj islame, krishtere, çifute etj..

Prandaj mendoj se është më se e nevojshme që në samite të tilla, në konferenca apo simpoziume, qofshin ato vendore apo ndërkombëtare, duhet të marrin pjesë edhe studiues dhe hulumtues të religjioneve, me theks të veçantë të religjionit islam, që të kristalizohet njëherë e përgjithmonë pozita e femrës .

E them këtë për faktin se, gjatë diskutimeve të mia me panelist, apo pjesëmarrës të samitit, kishte shumë gjëra që i kishin të mjegulluara rreth qëndrimeve të Islamit ndaj femrës. Një shqetësim të veçantë e ndieja kur flitej se e drejta zakonore në vendin tonë e ka diskriminuar femrën shekuj me radhë! Fatkeqësia qëndron në faktin se shumë nga ata/ato Islamin e fusnin në të drejtën zakonore vendore. Për këtë arsye, doemos duhet t'i sqarohen opinionit se si e pozicionon Islami femrën në shoqëri.

Sakohë që është e ditur se tash e 14 shekuj Islami shmangu të gjitha zakonet e vjetra që bënin diferencim në mes njerëzve dhe vendosi vëllazërinë shpirtërore në mes tyre.

Allahu Fuqiplotë na njoftoi se zanafillën e krijimit njerëzor e filloi nga të dyja palët-mashkull e femër në Kur'anin fisnik, ku thotë:''O njerëz!Ne ju krijuam prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë popuj e fise për të njohur njëri-tjetrin. Më i nderuar te Zoti është më i devotshmi ndër ju''. (El Huxhurat,13).

**Unë jam më i miri ndër ju për familjen time**

Për ta kuptuar më mirë pozitën e saj në Islam, duhet bërë patjetër një rezyme për ta njohur si ishte gjendja e gruas në të kaluarën. Shoqëritë paraislame keqtrajtonin femrën, e diskriminonin nga çdo e drejtë elementare njerëzore. Mallkimi ishte maksima për të, ajo trajtohej si skllave, nuk trashëgonte asgjë, sepse ajo vetë ishte pronë e të tjerëve. Shumë nga burrat mendonin se adhurimet e femrave nuk pranohen te Zoti. Shumë nga legjislacionet e atëhershme gruan e shikonin me syrin e inferioritetit, prandaj nuk ishte çudi të dëgjoje se gruaja duhej të vdiste kur i vdiste edhe bashkëshorti i saj, ose të digjej për së gjalli kur t'i digjej kufoma e burrit...

Gruan e shpallën si kafshë e pistë, ngase ajo ishte grackë e djallit. Qëndrimi i tyre ndaj gruas bëri që disa nga ata të merrnin guximin e t'i varrosnin vajzat e tyre të gjalla, ose të propagandonin se nuk kishte dënim dhe as shpagim për një burrë që vret gruan.

Kjo i nxiti shumë prej tyre që të hulumtonin nëse, vallë, gruaja është qenie njerëzore apo jo? Posedon ajo shpirt apo është krijesë vetëm nga mishi dhe gjaku? Më në fund francezët, pas shumë debatesh, në vitin 1586 miratuan vendimin se gruaja ishte njeri(!), porse ishte krijuar për t'i shërbyer burrit.

Në shekullin VII erdhi drita e njerëzimit, u dërgua Profeti Muhamed (a.s.), i cili e nderoi femrën, e bëri të barabartë me burrin në të drejta, dhe kumtoi: "Gratë janë motra të burrave". Largoi bindjet paradoksale ndaj femrës, duke njoftuar se besimi i tyre është njëlloj si ai i burrave, ato janë të barabarta në adhurim ndaj Zotit të Madhërishëm, po ashtu edhe njëlloj sikurse burrat shpërblehen për vepra të mira. "Kush bën vepra të mira,mashkull apo femër qoftë,e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë),e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre".(En-Nahl, 97)

Feja islame erdhi për t'i nxjerrë njerëzit nga errësira e injorancës në dritën e dijes, që në fillim të Shpalljes promovoi vlerat e dijes dhe shpalli që motoja e njerëzimit të jetë kërkimi i dijes: "Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë)".(El Alak,1). Këtë të drejtë ia siguroi edhe femrës, sikurse tha Muhamedi (a.s.): "Kërkimi i diturisë është detyrë për çdo mysliman (myslimane)".Jo vetëm kaq, por Islami ia ktheu femrës dinjitetin, duke i dhënë të drejtën e trashëgimit, të drejtën e pronësisë dhe administrimin e ligjshëm të saj, të gëzojë të drejtën e shitblerjes, dhurimit ose të dhënies si lëmoshë të pronës së saj personale, e shumë të drejta të tjera.

Të drejtat zakonore e diskriminuan femrën nga shumë të drejta të saj, ajo nuk kishte të drejtë të zgjidhte fatin e jetës së saj, i imponohej të qëndronte me të kundër vullnetit të saj, jo rrallë edhe shitej nga prindërit duke u mbështetur në traditën, por Islami mënjanoi këto vese të shëmtuara (dhe shumë të tjera) duke i dhënë të drejtën e zgjedhjes së bashkëshortit, të drejtën e divorcit, dhe duke obliguar burrin që gruas para martese t'i jepte




mergjurin-dhuratën e martesës, që është ekskluzive vetëm e saj, një normë që nuk ekziston në asnjë legjislacion tjetër. Muhamedi (a.s.) margjinalizoi vlerën e gruas duke këshilluar opinionin mbarë që ta respektonte gruan dhe t'i jepej pozita e duhur: "Më i miri nga ju është ai i cili është më i mirë për familjen e tij,unë jam më i miri ndër ju për familjen time".

Islami e ngriti femrën në pozitë të lartë në shoqëri, i dha të drejtën e shprehjes së lirë, të vendimmarrjes, të drejtën e lëvizjes së lirë dhe udhëtimit, të drejtën e banimit. I mundësoi të pajisej me dije dhe t'u jepte dije të tjerëve. Po ashtu i mundësoi të aftësohej në profesione në përputhje me interesat e saj biologjike dhe fizike dhe të bënte punë aty ku mund të jepte kontributin e saj.

Mesazhet e sipërtheksuara për pozitën e femrës, të drejtat e saj dhe barazia gjinore - të garantuara në Islam, nuk janë përveçse një ndriçues kandili, nga shumë të drejta të saj të miratuara.

Propozoj që në samite apo konferenca të radhës (në rajon apo jashtë), të cilat u dedikohen çështjeve të femrës, t'i kenë në konsideratë propozimet e sipërtheksuara si dhe të ketë përfaqësues të komunitetit fetar-islam dhe të marrin pjesë si panelistë në trajtimin e çështjeve që i karakterizojnë të drejtat e gruas.

Pas shqyrtimesh e diskutimesh me hollësi për tri ditë të plota, nga ky samit u nxorën edhe rekomandime, nga të cilat do t'i theksoj vetëm disa:

• Sigurimi i të gjitha të drejtave njerëzore të patjetërsueshme të të gjitha grave në jetë, në veçanti sigurimi i lirisë dhe siguria personale.

• Meqë gratë përbëjnë më shumë se 50% të popullatës së botës dhe janë anëtare aktive në shoqëri, rekomandojmë të fuqizohen ato në fushën ekonomike, politike dhe sociale.

• Gratë të mund të realizojnë aspiratat e tyre individuale dhe, së bashku me burrat,të arrijnë barazinë gjinore. Rekomandohet që vajzat dhe femrat e reja të kenë qasje të plotë dhe të barabartë në arsim, etj..

# Provokimet ndaj myslimanëve dhe roli i dijetarëve karshi tyre

**Driton Arifi**

**Në kohë absurditetesh dhe paradoksesh të shumta, të cilat po përjetojmë, nuk është shumë e çuditshme nëse dëgjojmë ose shohim brenda një kohe të shkurtër provokime të llojllojshme që u bëhen ndjenjave dhe bindjeve më të shenjta të myslimanëve anekënd botës ku jetojnë. "Arti" i provokimit dhe ngjalljes së revoltës ndër myslimanë duket se po zhvillohet me një ritëm të shpejtë dhe, në mungesë të masave parandaluese ligjore, mëton të marrë karakter përshkallëzimi të mëtejshëm. Ata që lakmojnë të prekin në shenjtëritë e myslimanëve, nuk janë ndoshta edhe të pakët, ndonse guximin për ta bërë një gjë të tillë e marrin vetëm ata më të ulëtit prej tyre.**

**Investime të mëdha për synime të ulëta**

Përcjellësit e ngjarjeve ndërkombëtare për një kohë jo edhe aq shumë të gjatë, patën rastin të shokoheshin nga një sërë surprizash e përpjekjesh të vazhdueshme, të cilat synonin të denigronin personalitetin e të Dërguarit mëshirë për mbarë botët-Muhamedit s.a.v.s.. Ato disa herë u manifestuan me paraqitjen e tij nëpër piktura satirike, të cilat u botuan në disa revista evropiane, për të vazhduar së fundi me " filmin " më kontravers, e ku ta dijmë se çfarë surprize ogurzezë do të na sjellin njerëzit e këtij sensi ditët në vijim.

Për sa i përket të Dërguarit a.s., ai ishte i mësuar me ofendime nga më të ndryshmet që i kishin bërë pabesimtarët sa ishte gjallë ai, por "çuditërisht" ato kishin dhënë efekte të kundërta nga ato që i kishin pritur ofenduesit. Numri i atyre besimtarëve që besuan fjalët dhe porositë e tij, për mërinë e ofenduesve, rritej me një ritëm të paimagjinueshëm. Është thënë se historia përsëritet, dhe sot, pas 14 shekujsh, me gjithë shumat e mëdha të parave që shpenzohen, dhe fushatat e orkestruara me mjeshtëri të rrallë, që ndërmerren kundër Islamit dhe myslimanëve, rezultatet janë dëshpëruese dhe zhgënjyese për të gjitha qarqet e tilla.

Megjithatë, një është e sigurt - që Allahu e ka garantuar triumfin e kësaj feje, me gjithë shpenzimet e mëdha që bëhen për të fikur dritën e saj. Thotë i Lartmadhërishmi në Librin e Tij fisnik: "Ata që nuk besuan, shpenzojnë pasurinë e tyre për të penguar nga rruga e All-llahut. Ata do ta shpenzojnë atë dhe ajo do të bëhet dëshpërim i tyre, madje ata do të mposhten. E ata që mohuan, do të përmblidhen vetëm në xhehennem". ( El Enfal, 36). Dashuria e myslimanëve ndaj personalitetit të Muhamedit s.a.v.s. dhe përkushtimi i tyre që të ecin gjurmëve të tij me përpikëri, sa vjen e rritet. Ndërkaq, në anën tjetër,te një numër jo edhe i vogël i jomyslimanëve shtohet kureshtja për ta njohur këtë figurë aq shumë të atakuar. Këta të fundit, pas studimeve të thella, jo aq rrallë ndodh që ta besojnë atë, dhe sistemin e jetës së tyre më pas ta zhvillojnë konform me porositë e tij.

**Roli i dijetarëve karshi këtyre provokimeve**

Para provokimeve të tilla myslimanët në përgjithësi gjendeshin në një situatë tejet të vështirë. Veprimet e kësaj natyre preknin thellë shenjtëritë e tyre dhe nga ndjenja e tyre e përgjegjësisë në raport me Muhamedin s.a.v.s., shumë prej tyre nuk dinin se në ç'mënyrë të shprehnin reagimin ndaj veprimeve të tilla. Në rrethana të tilla kaq konfuze, ishte e lehtë që timonin e udhëheqjes së ndjenjave dhe veprimeve të shumë myslimanëve, ta merrnin njerëz të cilët nuk ishin në gjendje të parashikonin përfundimin e iniciativave të tilla. Ata nuk ishin të gatshëm aspak të ndaleshin e të vinin në peshojë anët pozitive dhe ato negative të veprimeve të cilave morën guximin t'u prinin. Për të mos paragjykuar qëllimet e tyre, ndoshta edhe supozonin se ai ishte reagimi më i qëlluar në ato rrethana. Mirëpo pozitivitetin ose negativitetin e hapave të tillë e treguan pasojat e mëvonshme. Ishte mjaft domethënëse fjala e Abdullah ibn Mes'udit, kur pati thënë:" Sa prej njerëzve që dëshirojnë të bëjnë vepra të mira,

nuk i qëllojnë fare ato".[1] Një numër jo edhe aq i vogël i viktimave, imazhet e dhunës e të brutalitetit që mbuluan ekranet e televizioneve botërore - ishin vetëm disa nga "frytet" e hapave të tillë që korrën myslimanët pas këtyre reagimeve të pakontrolluara.

Por, një gjë duhet ta konstatojmë: turmat e atyre që paraqitën imazhe të tilla i korrën këto rrezultate, mu për shkak se ata nuk iu bindën thirrjeve racionale për vetëpërmbajtje dhe maturi, që dijetarët-ulematë dhe ideologët e Islamit ia drejtuan Ymetit islam. Është fjala për atë grup të dijetarëve për të cilët Muhamedi a.s. ka thënë: "Diturinë e kësaj feje në secilin prej brezave që vijnë pas meje, do ta bartin ata dijetarë të drejtë të cilët i shmangin dhe menjanojnë nga ky ymet devijimet e ekstremeve , adoptimet e gabuara (përvetësimet) të gënjeshtarëve dhe interpretimet e injorantëve".[2]

Nga ky hadith kuptohet që misioni i dijetarëve të vëmendshëm që preokupohen nga çështje dhe problematika të myslimanëve, shtrihet në rrafshe të shumta. Në njërën anë kërkohet prej tyre që t'i shmangin devijimet e atyre njerëzve që kanë prirje që gjërat t'i kapin në skajshmëritë e tyre-ekstremet, pastaj duhet të qartësojnë qëndrimet e Islamit në lidhje me shpifjet dhe gënjeshtrat e gënjeshtarëve që flasin në emër të tij ose kundër tij, e që kanë tendenca dashakeqe kundër kësaj feje dhe myslimanëve. E rrafshi i fundit është ta vetëdijësojnë masën për interpretimet e gabuara të injorantëve që flasin në emër të fesë e që nuk e njohin fare atë. Secili nga këto tri misione, me të cilat Muhamedi a.s. i ngarkoi dijetarët e drejtë të merren pas tij, është një barrë e rëndë që do të duhej ta kryenin me përkushtim të skajshëm, sepse mungesa e përkushtimit të tyre lë hapësirë që timonin e orientimit të Ymetit islam në kohë të ndryshme të sfidave e krizave ta marrin ata njerëz që s'mund të parashikojnë asnjëherë pasojat e veprimeve të tyre të gabuara.

Në një situatë të tillë nëpër të cilën kaloi Bota Islame, forume dhe organizata të ndryshme islame nga të gjitha anët e globit dënuan veprimet që denigrojnë dhe nënçmojnë ndjenjat fetare të cilitdo komunitet fetar dhe kërkuan që të miratohen ligje të karakterit ndërkombëtar, të cilat të ndëshkonin autorët e veprave të tilla. Ata njëherësh kërkuan që kundërpërgjigjja ndaj veprimeve të tilla të jetë e kujdesshme dhe me maturi, dhe në asnjë rrethanë me akte të dhunshme e me sulme ndaj ambasadave të huaja në botë.

Por misioni i dijetarëve të mirëfilltë nuk përfundon me denoncimet e tyre dhe as me një komunikatë për media, që do ta bënin menjëherë pas ngjarjeve të tilla. Këtë gjë e vunë në pah një numër jo i vogël i tyre. Sipas tyre, kërkohet vetëdijësimi i masave myslimane që fjalët dhe veprimet e përkryera të Muhamedit a.s. të jenë të pasqyruara dhe të jetësohen me konsekuencë




në jetën praktike të secilit mysliman. Në këtë mënyrë, njerëzit që tentojnë të diskreditojnë personalitetin e tij, kushdo qofshin ata, do të duhej të turpëroheshin nga veprimet e tyre nga mirësjellja dhe etika e lartë që do ta tregonin pasuesit e Muhamedit a.s. kudo që jetojnë. Duhet të jemi objektivë e të pranojmë faktin se tiparet dhe virtytet e të Dërguarit të Allahut nuk janë të pasqyruara në nivel të kënaqshëm ndër myslimanët bashkëkohorë, rrjedhimisht imazhi i tij tek njerëzit që s'janë të gatshëm të shpalosin faqet e historisë së tij, do të mbetet i pakristalizuar dhe i panjohur. Identifikimi i personalitetit të Muhamedit a.s. dhe vetë mësimeve të Islamit, me veprimet e një numri të myslimanëve, mund të shfytyrojnë pikëpamjet e njerëzve rreth tij dhe të krijojnë stereotipe të gabuara për të.

(1) Sunenu Darimijj. Ed-darimijj, (1\79). Darul-Kitab El-arabijj. Bejrut. 1407 h. Fjala e Ibn Mes'udit ka zingjir të sakt të transmetuesve. (2) Shih: Fejdul Kadir. El-Menavij.(6\396). El-mektebetu et-tixharijetu el-kubra. Egjipt.

# Në mbrojtje të Pejgamberit a.s.

**Bahri Curri**

**Në rrjedhat e ngjarjeve në botë, kohët e fundit, vërejmë aktivitete nga më të ndryshmet. Sa fisnike e humane në dobi të njerëzimit, po aq edhe të tjera, sa çnjerëzore e të ulëta në dëm të njerëzimit.**

Në këtë shkrim do të diskutoj vetëm një aspekt të tërë kësaj, - në fushën e ngacmimit të ndjenjave dhe të provokimit bërë ndaj myslimanëve, komunitetit më të madh fetar në tërë rruzullin tokësor. Thuaja nuk po mjaftojnë vatrat e krizave, luftërat dhe masakrat që po bëhen nëpër vendet e populluara me myslimanë, e rasti më i freskët është Siria, ku pushteti aktual 'kriminal' ushtron të gjitha format e dhunës ndaj popullatës së pafajshme, por kësaj i shtojnë edhe fushatën e ekzagjeruar për njollosjen e imazhit të Pejgamberit të Islamit, Muhamedit a.s. dhe ofendimin e rëndë të tij. Kjo trazoi myslimanët anembanë botës, të cilët, duke qenë të zemëruar, reaguan në forma të ndryshme në mbrojtje të Pejgamberit të tyre.

Këtë çështje do ta shtjellojmë duke ecur nëpër disa pika:

**Kur'ani e Syneti janë të shenjta për myslimanët**

Kur'ani e Syneti janë të shenjta për myslimanët dhe janë burimet themelore të besimit të tyre, në bazë të të cilave ata ndërtojnë edhe jetën e tyre. Prandaj prekja në to është e dënueshme dhe shkakton reagimin e vendosur të myslimanëve për mbrojtjen e tyre me çdo kusht. Kjo është dëshmuar sa herë gjatë historisë, prandaj njerëzit nuk bën ta harrojnë këtë fakt dhe duhet të kenë kujdes për respektimin e tyre.

**Muhamedi a.s. Pejgamber i Zotit**

Muhamedi a.s. nuk pasqyron vetëm një individ të thjeshtë nga shoqëria islame, gjegjësisht nga Umeti, veçse është Pejgamberi i këtij Umeti, njeriu më i zgjedhur nga njerëzimi në të gjitha kohët. Është shembulli ideal i myslimanëve dhe ai pasqyron vullnetin e Allahut; ai, me Shpalljen nga Zoti, kumtoi programin e Allahut për tërë njerëzimin. Kjo do të thotë se ai nuk është "I Dërguar" vetëm i myslimanëve, por i tërë njerëzimit, pa marrë parasysh vendin, kohën, ngjyrën, racën apo gjuhën. Ai është ndërmjetësi në mes Allahut e njerëzimit. Ai nga Zoti përcjell tek njerëzimi Mesazhin Hyjnor, për se ai vlerësohet e respektohet lart nga ana e myslimanëve, madje është edhe kusht i besimit që atë ta duam më shumë se vetveten, familjen, pasurinë dhe pozitën.

Ata do të përjetojnë dënime të rënda në dynja e në Ahiret në forma të ndryshme. Për këtë arsye është shumë e natyrshme që myslimanët kudo në botë të mos tolerojnë kurrfarë lloji talljeje dhe ofendimi të Pejgamberit të tyre, sepse ky është edhe obligim fetar në Islam.

**Sulmi ndaj Islamit**

Armiqtë e Islamit e kanë kuptuar me kohë që Kur'ani dhe Suneti kanë ndikim themelor në jetën e myslimanëve, prandaj janë përpjekur për zhdukjen e tërësishme të tyre. Mirëpo këto kanë përfunduar pa sukses dhe këtë e ka dëshmuar historia sa e sa herë. Pastaj, janë përpjekur që të paktën të bëjnë ndarjen e Sunetit nga Kur'ani, po edhe kjo ka dështuar. Më pastaj u angazhuan në një aspekt tjetër, u mobilizuan në fusha të ndryshme që, së paku,këta myslimanë t'i largonin nga lidhja e tyre me Kur'anin e

Sunetin, përkatësisht të edukonin myslimanë pa Islam. Me këtë hap ata synuan dhe synojnë që ta zbehin këtë Islam gradualisht deri në zhdukjen totale të tij. Edhe pse ata ndoshta mund të vjelin disa "suksese" në terren, megjithatë edhe kjo u dështon. Allahu i Lartësuar thotë: (Shih:Et-tevbe, 32-33)

Edhe pse ata bëjnë tërë këto teprime për njollosjen e Islamit me sulme të llojllojta, jo vetëm që po dështojnë, por edhe po nxitin njerëzit anembanë botës që t'i kthehen mësimit të Islamit dhe më pastaj edhe të përqafojnë Islamin. Kjo për faktin se ata po shohin një realitet tjetër nga ajo që po u imponohet në medie, dhe është mu kjo që ata po e kërkonin sa kohë.

Sulmet e 11 Shtatorit 2001 rezultuan me pranimin e Islamit nga 20.000 njerëz anembanë botës. Edhe ky filmi që u shfaq kohët e fundit "Innocence of muslims" (Pafajësia e myslimanëve) për ofendimin e Pejgamberit a.s., nxiti kureshtjen e shumë njerëzve për të lexuar për Muhamedin a.s., të paktën për të parë se a është e vërtetë ajo që po proklamohet në këtë film amatoresk. Shumë prej tyre, jo vetëm që u bindën se ajo ishte e pavërtetë, po madje edhe, me vendosmëri e bindje të thellë, vetëm 4-5 ditë pas publikimit të atij filmi, së paku 360 amerikanë pranuan Islamin. Po ashtu vetëm në Ramazanin e këtij viti (2012) kanë ardhur në Arabinë Saudite mbi 600 persona jomyslimanë, të cilët kanë pranuar Islamin. Edhe rasti i pastorit amerikan që nga urrejtja e madhe dogji Kur'anin, vetëm sa shtyri shumë jomyslimanë që ta blenin Kur'anin për të parë se çfarë qenka ky libër, dhe kjo, po ashtu, solli kalimin e shumë njerëzve në Islam.

**Sulmi ndaj Pejgamberit a.s.**

Sulmet ndaj Pejgamberit a.s. nuk kanë të ndalur. Ato datojnë që nga koha e vetë Pejgamberit a.s. sa ishte gjallë, kur bashkëkohësit e tij e sulmonin duke e etiketuar me gjithfarë cilësish të ulëta e të shpifura. Andaj ne myslimanëve nuk na çudit fakti i sulmeve të tilla nga jomyslimanët. Megjithëkëtë, dua të theksoj se ne si myslimanë duhet të kemi kujdes nga shprushja e këtyre sulmeve dhe mediatizimi i tyre i qëllimshëm në kohë e në vende të caktuara. Pse e themi këtë? E themi këtë për arsye të shumta.

Nuk është hera e parë që janë bërë filma që sulmojnë dhe ofendojnë Muhamedin a.s.. Në vitin 1911 në Itali një aktor italian e luajti rolin e Muhamedit a.s. duke denigruar personalitetin e Pejgamberit, por nuk u publikua dhe atë nuk e mori vesh askush, madje aktori vdiq dhe askush nuk e kuptoi. Pastaj më 4 qershor 2001 u bë seria e filmave vizatimorë që ofendonin Pejgamberin, por atyre nuk iu dha shumë hapësirë publicistike dhe kjo nuk u mor vesh. Po ashtu u bë edhe një lojë kompjuterike e quajtur "Lufta e Shenjtë", ku shkelej personaliteti i Muhamedit a.s. Edhe kjo nuk u njoh shumë, dhe as u mediatizua.

**Fillimi i trazirave**

Në shtator 2005 filluan trazirat. Pse? A thua pse s'pati më herët ofendime ndaj Pejgamberit ndaj të cilave duhej të reagohej. Nuk ishte çështja që myslimanët të mos e kishin ditur se po ofendohej Pejgamberi, por është fakt se ata reagonin me mençuri duke anashkaluar ngacmimet dhe provokimet nga qarqe të caktuara e me qëllime të caktuara.

**Reagimi i myslimanëve**

Duke u nisur edhe nga praktika e ashabëve, të cilët bënin gara për praktikimin e Sunetit të Pejgamberit a.s. dhe për ta mbrojtur atë me çdo kusht, edhe ne përkrahim protestat paqësore dhe reagimin e myslimanëve ndaj këtyre sulmeve e ofendimeve. Dhe madje bëjmë thirrje me ngulm për mbrojtjen e Pejgamberit a.s. dhe të Sunetit të tij. Qoftë edhe me bindjen se ata nuk mund ta njollosin aspak personalitetin e tij, sepse Allahu Pejgamberit a.s. në Kur'an i thotë: "S'ka dyshim se Ne të mjaftojmë ty kundër atyre që tallen". (El Hixhr, 95), Shih poashtu El Kevther, 1-3, dhe El Kalem, 1-5)

Ata s'mund ta njollosin assesi personalitetin e Pejgamberit tonë të dashur, dhe ne duhet të reagojmë në mënyrë paqësore lidhur me ofendimet e tilla që i bëhen. Por duhet të kemi kujdes dhe të marrim parasysh faktet në vijim:

1. Është shumë e vërtetë që ne nuk lejojmë të ofendohet e të sulmohet Pejgamberi ynë i dashur. Ne duhet të reagojmë me mend, me kulturë e urtësi. Masa e gjerë nuk duhet të reagojë vetvetiu, por duhen dëgjuar dijetarët dhe udhëheqësit e tyre.

2. Të mos biem viktimë e manipulimeve nga grupe të ndryshme antiislamiste, të cilat bëjnë qëllimisht provokime të tilla në këto kohë, për të mbuluar edhe gjurmët e veprimeve të tyre ekstremiste e radikale kundër njerëzimit në përgjithësi, e kundër myslimanëve në veçanti. Ne duhet të reagojmë ashtu si na konvenon neve e kur na konvenon neve, dhe jo kur e si u konvenon atyre. Madje reagimet e dhunshme, si ajo në Libi që rezultoi me vdekjen e ambasadorit amerikan dhe zyrtarëve tjerë, paraqiten me bujë nëpër medie për të shfaqur gjoja "egërsinë" e muslimanëve. Ndërsa protestat e qeta, të matura, madje as thirrjet e dijetarëve myslimanë për vetëpërmbajtje dhe respektim të feve, ata as që i publikojnë, por vetëm i fshehin.

3. Reagimi më i mirë ndonjëherë, ndoshta edhe në këtë rast, është shpërfillja e këtyre gjërave dhe mosmarrja me to duke i nënvlerësuar. Këtë bindje na e forcon edhe më shumë thënia e Umerit r.a., i cili thotë: "Mbyteni (vriteni)

të kotën me heshtje, e mos e shprushni, e të kthehen e të merren me të njerëzit nuhatës (hulumtues) të të këqijave".

4. Të respektohen fetë. Ne u bëjmë thirrje atyre që ta respektojnë fenë tonë, edhe nëse nuk e besojnë, së paku ta respektojnë sikurse e respektojmë edhe ne fenë e tyre. Fundja edhe Allahu thotë: "Ju keni fenë tuaj (që i përmbaheni), e unë kam fenë time (që i përmbahem)"! (Kafirun, 6)

Edhe pse ky Muhamed, të cilin ju po e ofendoni, është Pejgamber edhe juaji, sepse ai është dërguar për tërë njerëzimin. Por, meqë s'po i besoni, së paku respektojeni dhe mos e ofendoni. Ata bëjnë gabim pas gabimi, le që s'e besojnë, po madje edhe e ofendojnë e tallen me të.

5. Ne fajësojmë vetëm personat dhe grupet e involvuara në ofendim dhe jo tërë popullin ose njerëzit e pafajshëm. Ne nuk fajësojmë popullin amerikan, as të gjithë të krishterët, po vetëm ata që kanë marrë pjesë në tërë këtë ofensivë dhe meritojnë të dënohen.

6. Nga kjo duhet të shikohet se kush përfiton nga tërë këto trazira. Dihet se myslimanët nuk përfitojnë aspak, madje dëmtimet materiale të shkaktuara në vendet e tyre duhet t'i paguajnë ata vetë. Ose edhe me trazirat e ndryshme nëpër botë, rrihen, maltretohen e burgosen, ndoshta edhe vriten.

7. Provokuesit e tillë janë duke manipuluar ndjenjat e myslimanëve dhe po matin pulsin e tyre, për të parë se si po reagojnë dhe çfarë ndërmarrin. Për të parë se sa janë unikë, sa janë të lidhur dhe sa janë të vetëdijshëm e të efektshëm në veprimet e tyre etj..

8. Protestat paqësore lejohen. Por jo duke dalë në rrugë e me trazira (zaten këtë edhe po e dëshirojnë provokuesit e tillë), po duke iu përmbajtur Sunetit të tij, duke bërë gara mes nesh që ta praktikojmë sa më shumë programin e jetës së tillë. Në fakt, ata provokues kanë frikë nga praktikuesit e mirëfilltë të Sunetit dhe jo nga njerëzit e rrugëve. Është e vërtetë se jomyslimanët nuk kursejnë për ta ofenduar Pejgamberin tonë, por mos harroni se edhe ne myslimanët mund ta ofendojmë të Dërguarin tonë me moszbatimin e Sunetit të tij. Pejgamberi a.s. na dëfton se atij i janë dhënë pesë veçori që s'i janë dhënë asnjë Pejgamberi më parë, e njëra prej tyre është: "Jam ndihmuar me frikën, sa ecën njeriu një muaj larg distancë"! që domethënë se jobesimtarët frikësohen nga myslimanët e devotshëm, që i përmbahen mirëfilli Sunetit, edhe po të jenë në distancë një muaj larg udhëtim.

Pra, me dije, me mësim, lexim e urtësi, me mençuri e me zbatim të mirëfilltë të Islamit, - mbrojmë edhe Pejgamberin, edhe Kur'anin, edhe Islamin në tërësi.Allahu thotë: "O besimtarë, nëse ju ndihmoni (fenë) Allahun, Ai ju ndihmon ju dhe ju forcon këmbët tuaja". (Muhamed, 7)

# Qëndrimi Sulltan Abdylhamidit ndaj ofendimeve të Pejgamberit a.s.

**Prof. Dr. Mustafa Armagan***

Që nga shfaqja e pjesës së filmit me ofendime ndaj Pejgamberit tonë a.s., në Youtube, aq sa ishin protestat që filluan në Botën Islame, gati njësoj vazhduan dhe tronditën edhe myslimanët e Turqisë.

Kujtojmë se më herët ishte një krizë karikature në Danimarkë. Kjo do të thotë që ende vazhdon mentaliteti për përpjekje kundrejt Islamit dhe vlerave të tij. Për shembull, pyetja "Pse nuk del askush të përkrahë ofendimet islame që u bëhen aq shumë myslimanëve në Kinë? - ka një domethënie bukur të mjaftueshme.

Mos është patjetër që reagimet tona t'i bëjmë duke mbytur dikë? Bota Islame që përfshin më shumë se një miliard popullatë, me këtë politikë, aq më tepër kur bëhet presion përmes administrimit të SHBA-së, përfaqësohet nga këta të mjerë? A thua kështu do të ishte gjendja me likuidime, nëse do të ishte halifja me të cilin mburremi?

Pikërisht tani është koha ta kujtojmë se si Abdylhamidi i II, të cilin bota moderne islame e njihte "Halifja i Vetëm", i mësoi ata evropianë të pasjellshëm. Pa shihni se si një Abdylhamid që, duke i shfrytëzuar kanalet diplomatike e politike, pa bërë shumë zhurmë, kishte mundur t'i eliminonte dhe parandalonte krizat e ofendimeve në heshtje dhe pa zë.

Viti 1890, përshkruesi i një pjese teatri nga Franca - Henri de Bornier (Anri dë Bornie), kishte filluar të shfaqte në skenë dramën me emrin "Muhamed" (1888). Jo vetëm kaq, por një aktor do të luante me emrin e Pejgamberit a.s.! Shih çfarë guximi! E gjithë kjo gjë, pra kjo lojë që ndot personalitetin shpirtëror të



Teatri i njohur francez Comedie–Francaise, ku planifikohej të luhej pjesa me emrin "Mahomet".



Henri de Bornier përshkruesi i pjesës që përmban ofendime ndaj Pejgamberit a.s..

Muhamedit a.s., gjegjësisht që ul nderin e fesë islame dhe myslimanëve, e kjo, shkoi në vesh të Abdylhamidit "Halifes së Myslimanëve" dhe e gjithë kjo, atë e vuri në lëvizje, dhe ai jo vetëm se do të pengonte shfaqjen në atë teatër, po madje dhe në tërë Francën.

Si hë? Duke e çuar lajmin përmes dorës së Ambasadorit në Paris - Salih Munir Pasha tek Presidenti Francës, Sadi Carnot. Kjo kishte mjaftuar që të ndalohej shfaqja e asaj skene. Pas ndalimit të saj nga Këshilli i Ministrave përmes një vendimi të veçantë, Abdylhamidi për këtë gjest pati falënderuar Karrnonë (Carnot) dhe këtë e kishte festuar e cilësuar si një "vendim të mençur", që është marrë për të mos nënçmuar dhe shqetësuar shtresën myslimane përmes një loje që s'ishte asgjë përveçse një plagë. Aq sa, për këtë gjest, ai e kishte koncensionuar Presidentin me një shpërblim.[1]

Kështu që, Abdylhamidi në një shkresë me titull "Rreth lojës që është bërë për personalitetin e ndershëm dhe të shenjtë të Muhammedit alejhis'salâtu vesselâm" që i kishte dërguar përmes Ambasadorit të Francës në Stamboll - Kont Montebella, Francën e kishte kërcënuar ashpër dhe u kishte dhënë ultimatum se, nëse do të shfaqej ajo pjesë në skenë, do të këputeshin lidhjet Osmane-Franceze.

Por përshkruesi i saj kishte dalë më i inatosur se skenaristi i videos së poshtër; nuk kishte qëllimin ta braktiste këtë punë. Këso here ai do të merrte hov që këtë pjesë ta shfaqte në Angli, ku mendonte se Abdylhamidi nuk do të mund të fuste dhëmbin. Edhe pas vendimit dhe caktimit që ajo të shfaqej në një teatër shtetëror - Lyceum Kraliyet Theatree, Abdylhamidi këso here futi në lëvizje enkas Ministrin e Jashtëm - Lord Salisbury, dhe me këtë vaprim bëri që ajo pjesë të ndalohej jo vetëm në atë teatër, por "në tërë Anglinë".[2]

Kishin kaluar tre vjet dhe Lord Salisbury kishte shkuar, ndërsa në vendin e tij kishte ardhur Roserbery, një njeri që kishte një konsideratë më në distancë ndaj Islamit. Bornier, i cili gjeti një guxim nga këto ndryshime, përsëri u ngrit në këmbë dhe bëri marrëveshje me një teatër tjetër të Londrës. Mirëpo, edhe kësaj radhe ai nuk do të kishte mundësi ta nxirrte në skenë shfaqjen e tij. Dhe kështu diplomacia e njohur e Abdylhamidit, nuk do të lejonte një paraqitje të tillë.

Në vitin 1900 në Paris, risjellja e dëshirës për shfaqjen e asaj pjese në skenë, po kësaj radhe krejtësisht me një përmbajtje dhe me një emër tjetër, me emrin "Xhenneti i Muhammedit", ishte një rezultat i arritjeve diplomatike. Dhe mësojmë se u pengua edhe shfaqja e operës së Mocartit me emrin "Grabitja e Vajzës nga Pallati" më 1894 në Amsterdam. Po ashtu ndikimi i Abdylhamidit arriti të ndalonte edhe një shfaqje tjetër që deshën ta shfaqnin në Romë, me ofendime dhe njollosje rreth Fatih Sulltan Mehmedit. Në pamundësi për të vepruar drejtpërdrejt dhe për ta parandaluar atë shfaqje, , për një gjë të tillë Sulltani kishte futur mikun e tij -Perandorin gjerman, Wilhelmin II. Aprovimin për ndalimin e kësaj e mësojmë nga një gazetë Italiane (15 Prill 1890), ku, ndër të tjera, thuhet:"Nga Lajmi mbi shfaqjen e kësaj drame, Sulltanin (Abdylhamidin) e kaploi emocioni thuajse sikur t'i tregoje se po lundronte një filo detare ruse drejt ngushticës së Bosforit. Rreth (ngjarjes), shtoi kujdesin Perandori Wilhelm".

Kur më 1893 në SHBA deshi të shfaqej pjesa në skenën e teatrit, me titullin "Muhammed", që tregonte një gjë shumë më ndryshe se ç'ishte jeta e Pejgamberit a.s., Sulltani bëri një takim të mbyllur me ambasadorin Alexander W. Terrell, dhe menjëherë pas kësaj, edhe pse kjo ishte me lejen e Qeverisë Federale, me ndërhyrjen e Presidentit të SHBA-së Cleveland, u arrit që të tërhiqej nga skena. Abdylhamid Hân ishte i tillë që, për lëndimin e Islamit, ofendimin e Pejgamberit a.s., njollosjen e gjyshërve, vinte në peshojë çdo gjë kundër shteteve të fuqishme perëndimore, me një vetëbesim, pa mëdyshje dhe me krenari, pa marrë parasysh ballafaqimin, dhe për një kohë të shkurtër ai kishte treguar ndikimin e tij ndaj tyre. Dhe kështu, pas kësaj gjëje, edhe teatrot dhe shfaqjet, më kishin marrë një kahje dhe drejtim pak më me kujdes, duke bërë përzgjedhjet më të ndryshme. Të gjitha këto ndërhyrje dhe këta hapa për pengimin dhe moslejimin e shfaqjes së pjesëve që donin të njollosnin dhe ofendonin Pejgamberin tonë të dashur dhe sulltanët Osmanë, qofshin në Francë, Angli apo Itali, e edhe në Indi, që aso kohe ishte nën administrimin e kolonistëve anglezë, bënë që shfaqja e skenave dhe përdorimi i shprehjeve fyese të rritej edhe më tej, e kjo thuajse ishte bërë traditë. Mirëpo, shohim që asokohe burokratët e njohur evropianë kishin detyrime që këtë gjë të Osmanëve ta merrnin më me seriozitet dhe vërejmë se kohë pas kohe ata ua tërhiqnin vërejtjen medieve të tyre. Kjo, jo vetëm që tregon se Abdylhamidi kishte një kapacitet brenda kufijve islamë dhe ndër myslimanët, porse ai kishte një ndikim të madh edhe tek shtetet evropiane, më shumë se ç'mendohej. Nëse shikohet se merrrte angazhim për ndërhyrje një Perandor i madh gjerman si Wilhelmi, kjo le të kuptohet se me sa seriozitet i kishte marrë ai këto gjëra.

Për fat të keq, me zbritjen e Abdylhamidit II-të nga posti, nuk mbet as një "diplomaci e bardhë" që do të ndezte zjarrin e hilafetit, e as ndikimi dhe ndërhyrja jonë ndërkombëtare që trashëgohej nga Osmanët dhe hilafeti. Kur shikohet gjendja e mjerë e ecurisë së protestave, del në pah se nevojitet që teknika "Diplomacia e Bardhë" të hyjë në universitete si lëndë studimi.

* Autori është një historian i njohur nga Turqia.
Po fillon "Hamidologjia" a janë gati universitetet?
Përktheu: Mr. Zymer Ramadani



# Petronasi – krenaria e Malajzisë

**Ejup Ramadani**

**Kullat Binjake "Petronas" janë dy ndërtesa të larta në Kuala-Lumpur të Malajzisë. Këto dy ndërtesa ishin disenjuar nga arkitekti argjentino-amerikan Cezar Pelli. Ato u ndërtuan nga dy konsorciume të ndara ndërtimore, të kryesuara nga Hazama Corp. dhe Samsung Engeneneering & Construction, gjatë viteve 1992-1997.**

Kullat kanë nga 88 kate secila, të larta 452 m. Këshilli i ndërtesave të larta dhe i banimeve urbane kullat i ka certifikuar si ndërtesat më të larta të botës për vitin 1996, bazuar në majën e tyre strukturore. Ato e mbajtën këtë nam deri në vitin 2004, kur ndërtesa TAJPEJ 101 i tejkaloi për nga lartësia. Realizimi i projektit pati kushtuar 1.8 miliardë $.Kulla Një ka zyrat e kompanisë malajziane nacionale të petrolit: Petronas, e njohur si: Petroleum National Berhad.Në Kullën Dy gjenden kompanitë me lidhje biznesore të kompanisë Petronas, kompani të tjera të përziera dhe katër restorante. Në pjesën me bazament të përbashkët, të nivelit të ulët, është një sallë koncertesh me 864 ulëse dhe quhet Filarmonia Dewan e Petronasit.

Në fillim të viteve '90, Kryeministri i Malajzisë Dr. Mahatir Mohamed dëshironte të krijonte një strukturë që do të përfaqësonte rritjen e suksesit të vendit të tij.Me qëllim që të realizonte idetë dhe propozimet e mendjeve më të ndritura arkitektonike të botës, ai organizoi një konkurs ndërkombëtar. Konkursin për disenjimin e ndërtesave binjake 88- katëshe, të ndërlidhura me një urë, e fitoi arkitekti Cezar Pelli. Ura simbolizonte qasjen e re të Malajzisë, një qasje e re drejt së ardhmes.Cezar Pelli ka qenë ish-dekani i Shkollës së Arkitekturës në Yale dhe kishte disenjuar disa objekte prestigjioze në botë, përfshirë edhe: Canary Warf në Londër, Qendrën tregtare në Manhatten dhe Carnegie Hall Tower në Nju-Jork.

**Disenjimi arkitektonik dhe prerja (Layout)**

Kryeministri Mahatir ishte impresionuar nga ideja fillestare e Pelli-t, mirëpo mendonte se projekti nuk kishte elemente të mjaftueshme autoktone malajziane. "Ai donte një ndërtesë që do ta identifikonte Malajzinë, që të ishte e rangut botëror dhe me të cilën malajzianët do të mburreshin".Në fillim Pelli u orvat të kuptonte se ç'ishte ajo që do ta bënte objektin unikat dhe malajzian. Më vonë ai e kuptoi që "malajziane" do të thoshte "islame". Me këtë qasje, ai filloi t'i studionte të gjitha llojet e artit islam. Ky lloj arti ishte kundër portretizimit të njeriut. Në vend të njeriut do të përdoreshin figura gjeometrike dhe simbole të ndryshme. Megjithatë Pelli nuk po ia dilte të disenjonte një ndërtesë e cila t'i pëlqente Kryeministrit.Me kalimin e kohës, Mahatir Mohamedi e kuptoi se cila ishte forma sipas së cilës do të duhej të dukeshin kullat: një yll tetë-rrembësh, i cili në Islam simbolizon: unitetin, harmoninë, stabilitetin dhe racionalen".Më në fund Pelli filloi të merakosej se mos disenjimi i ri do të ishte i kufizuar në ngritjen e kateve. Ai e zgjidhi këtë problem duke shtuar gjysmëharqe te çdo kënd i brendshëm. Tani çdo kullë do të kishte 34.455m$^2$ nga hapësira e kateve, duke përfshirë edhe një aneks rrethor që kishte lartësi 44-katëshe. Pas 8 muajsh pune për disenjimin, të dyja palët ishin të kënaqura dhe projekti mori formën përfundimtare.Ndërtesa është e rrënjosur thellë në traditën e vendit, por përfaqëson kryesisht aspiratat dhe ambiciet e Malajzisë.Në disenjimin origjinal ishte paraparë që ndërtesa të ishte e lartë 427m, por, kur Dr. Mahatiri e kuptoi që me pak korrigjime ndërtesa do të mund të ishte më e larta në botë, filloi të insistonte në ngritjen e lartësisë me tërë potencialin e mundshëm. U desh të rikalkuloheshin dhe të ritestoheshin shumë elemente strukturore. Sidoqoftë, shtimi i lartësisë u arrit pa shtuar numrin e kateve. Në vend të kësaj u desh të shtohej një kupolë e vogël me një majë integrale në majë të kullave, duke arritur lartësinë 452 m dhe duke i tejkaluar kështu Kullat Sears.



## Kompanitë garuese

Realizimi i këtij projekti kaq të madh, normalisht do të kërkonte 8 vjet, por malajzianët po planifikonin ta ndërtonin për 6 vjet. Për t'iu përmbajtur strikt afatit, dy konsorciumet kishin kontraktuar që secili prej tyre të ndërtonte njërën kullë, për të garuar me njëra-tjetrën deri tek maja. Kulla Një u ndërtua nga "Mayjous Jonit Venture", që udhëhiqej nga kompania japoneze Hazama Corp. dhe përbëhej nga "JA Jones Construcion CO", MMC Engeneering services Sdn, Bhd, Ho HUP Construction co. Bhd. dhe Mitsubishi Corps. Përgjegjësi kryesor i Kullës Një ishte Robert Pratt. Kulla Dy u ndërtua nga "SKJ Joint Venture", që udhëhiqej nga "Samsung Engeneering and Constructio" dhe përbëhej nga "Kuk Dong Engeneering and construction Co. Ltd." dhe "Syaruka Jasatera Sdn Bhd". Përgjegjësi kryesor i Kullës Dy ishte Jon Dunsford.

## Përgatitja për themelet

Kullat Binjake "Petronas" do të ndërtoheshin mbi një fushë hipodromi (të garave me kuaj) në Kuala-Lumpur, e cila quhej "Selangor Turf Klub". Shumë shpejt u bë e qartë se për atë lokacion nuk ishte bërë asnjëherë ndonjë studim i mirëfilltë. Kompanitë filluan ta groponin tokën për të hasur në shkëmbinj, që do të shërbenin si shtrat mbajtës i kullave binjake."Ajo që gjetëm, ishte se ne jo vetëm që qëndronim mbi gurë gëlqerorë të shkapërderdhur, por se ne po qëndronim edhe mbi tehun e një mase shkëmbore" - kishte deklaruar Pratt. Njëra anë e lokacionit ishte gur gëlqeror, ndërsa pjesa tjetër ishte një masë guri e dobët, e cila do të shkatërrohej nën peshën e kullave. Për këtë arsye, inxhinieri i strukturës, z. Charlie Thornton, propozoi lëvizjen e tërë lokacionit për 61 m, për ta vendosur tërë projektin mbi tokë të butë. Atëherë ata do të duhej ta groponin tokën dhe të vendosnin shtylla betoni thellë në tokë, në mënyrë që nën themelet e kullave gjigante të kishte një bazament të fortë betoni. Gropimi filloi në janar të vitit 1993, për të krijuar një mal nëntokësor prej shtyllave të betonit dhe të çelikut. Njëqind e katër shtylla betoni, në thellësi 61deri 114 metra, u vendosën në brendësi të tokës. Më pas, mbi këto shtylla u derdh një shtresë betoni, në një periudhë kohore prej 54- orësh pa ndërprerje (një kamion bartës betoni zbrazej çdo 2.5 minuta). Betoni derdhej në mënyrë të vazhdueshme, për t'u tharë në të njëjtën kohë, se përndryshe do të çahej tërë sipërfaqja.Pas pesë orë derdhjeje të betonit, një stuhi tropikale e rrufeshme goditi konstruksionin dhe i detyroi ta mbulonin atë me një masë bezeje për të vazhduar derdhjen e betonit. Derdhja 54-orësh qe e suksesshme.

## Gara drejt majës

Më tepër se 60% e materialeve me të cilat u ndërtuan Kullat, ishin materiale vendore, përfshirë: betonin, drurin, mermerin, qeramikën, pllakat dhe qelqin.Ndërtimi i Kullës Një filloi në prill të vitit 1994, një muaj para Kullës Dy. Superstruktura e kullave do të bëhej prej betonarmeje, në vend të çelikut, meqë Malajzia nuk e kishte të zhvilluar atë industri, ndërsa importi ishte tejet i kushtueshëm. Gjithashtu betonarmeja është e rezistueshëm dy herë më tepër ndaj dridhjeve. Ata iu përmbajtën testimeve të Laboratorit të Çikagos (CTL) për të prodhuar beton të tipit 80, nga materialet e prodhuara në Malajzi. Ky beton duhej të rezistonte 20.000 paundë peshë për inç/2 (137,895 kPa). Pas eksperimentimit me përzierje të ndryshme të zallit, ujit dhe çimentos, ata i shtuan silic, i cili i reduktoi flluskat e ajrit në beton dhe ia shtoi forcën e qëndrueshmërisë."Përdorimi i betonit të një cilësie kaq të lartë ishte një transferim i teknologjisë amerikane, e cila po e përdorte atë deri në shkallën 110 në industrinë ndërtimore" - kishte thënë Huhimah Hashim, menaxheri kryesor i KL City Center.Disenji i kullave kishte 16 shtylla betoni, secila me 5.8 m trashësi, për të përshkuar tërë gjatësinë e Kullave. Këto shtylla ishin të lidhura me një seri trarësh. Shtyllat mund të mbanin një peshë prej 270.000 tonelatash. Duke u ngritur nga qendra e kullës, gjendet një kënd rrethor, ku i janë vendosur ashensori, shkallë mekanike dhe servise të tjera.

Për të qëndruar konform parashikimeve buxhetore, një kat duhej të përfundonte për katër ditë, ndërsa atyre iu deshën nga 8 ditë. Pas përfundimit të disa kateve, një sasi betoni nuk i kishte plotësuar kushtet në testin e zakonshëm të qëndrueshmërisë. Kjo shkaktoi një ndalje të tërësishme të projektit. Punishten e kaploi një panik në mos vallë mund të ishte futur në përdorim ndonjë sasi e "betonit të keq". Një inspektor, i quajtur

Krish Krisnadwami, kontrolloi nëse ndonjë sasi e betonit "të keq" ishte futur në përdorim. Ai arriti në përfundimin se një kat do të duhej të shkatërrohej dhe të ribëhej.Për pasojë, në punishte u ndërtuan tri fabrika betoni të ndara. Nëse dështonte njëra, dy të tjerat do të ishin në gjendje të prodhonin. Gjithashtu çdo sasi betoni do t'i nënshtrohej testimit para se të derdhej në kulla. Çdo ditë e humbur kishte koston 700.000 $.Sidoqoftë, ekipi që merrej me shtrimin e katit, po vononte tërë procesin e ndërtimit. Segmenti që merrte kohë më së shumti, si dhe pjesa më intensive e punës, ishte shtrimi i katit. Ky proces normalisht merrte 10 ditë për një kat. Punëtorët e kullave arritën ta reduktonin këtë në katër ditë. Por përsëri ndërtimi ishte larg afatit të caktuar. Mënyra e vetme për ta përfunduar këtë projekt me kohë ishte që të punohej 24 orë në ditë, 7 ditë në javë. Së shpejti projekti u ballafaqua edhe me një problem tjetër. Mbikëqyrësit vërejtën se Kulla Një ishte 2.54 cm jashtë vertikales. Për ta korrigjuar këtë gabim, kontrolluesit kishin vendosur që për 16 katet e mbetura të tërhiqeshin nga 0.08. Qenë sjellë specialistë mbikëqyrës ndërkombëtarë për ta observuar dhe kontrolluar aspektin e vijës vertikale të objektit ditë e natë. Nga mesi i vitit 1995, projekti ishte 18 muaj larg përfundimit. Në qershor të vitit 1995 ata filluan ta ngrinin Urën e qiellit për ta vendosur në vend.

**Ura e qiellit, fasada, majat dhe ashensorët**

Ura e qiellit i bashkon dy kullat me një ale dykahëshe (59m), në mes të kateve 41 e 42 dhe është e suportuar nga një hark trekëndor me mbajtëse gjigante në bazë dhe me dy këmbë (51m) të gjata. Baza e harkut është tek kati i 29-të. Të dyja këmbët janë të përforcuara nën urë në një boks (kuti), mu në qendër të urës. Ura është e lartë 170 m dhe peshon 150 t.

Vizioni i Cezar Pellit ishte që të dy kullat të ishin me "multi fasadë – rrezatues diamanti në diell". Për këtë arsye, fasada u bë 13.963m2, prej çeliku të pandryshkur. Çeliku pasqyron shkëlqimin e diellit tropikal. Fasada gjithashtu është mbuluar me 9.197m$^2$, 2 cm qelq të laminuar, që u disenjua për t'i pasqyruar rrezet ultravjollcë dhe ato solare. Perdja e jashtme e ndërtesës u kombinua së bashku si një lloj "kash e lashi" – kat për kat.

Majat, të cilat janë mbi të dyja kullat, janë të larta 73.5 m. Ato përbëhen nga dy toptha. Ato gjithashtu janë të pajisura me drita paralajmëruese për aeroplanë, si dhe me pajisje për larjen e dritareve. Për secilën janë dashur më shumë se 19 javë punë. Njëra u bë në Japoni, ndërsa tjetra në Kore.

Ashensorët i përdorin çdo ditë përafërsisht rreth 10.000 veta. Lëvizja ka qenë e një rëndësie të jashtëzakonshme. Ashensorët u prodhuan nga "OTIS Elevator Co."Secila kullë është e pajisur me 29 ashensorë me dy kahe, me 6 servise ashensorësh dhe 4 ashensorë veprues. Një ashensor dykahësh merr 26 persona në një kah, 52 në total dhe arrin shpejtësinë 6.1 m në sekondë.

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME I GJAKOVËS**

**shpall**

# KONKURS

**PËR PLOTËSIMIN E VENDIT TË LIRË TË PUNËS -**
**Imam, hatib, dhe mualim në xhaminë e Fetah Agës të Gjakovës.**

**KANDIDATI I INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJË KËTO KUSHTE:**

1. Të ketë kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK-së);
2. T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare;
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij, nëse ka qenë në punë më përpara.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata e shëndetit (pasi të pranohet),
- Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet),
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse ka qenë në punë më përpara),
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**VËREJTJE**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së. Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



# Në gjithë Kosovën u kremtua festa e Kurban-Bajramit



Sot, në të gjitha xhamitë e Kosovës, besimtarët mysliman solemnisht kremtuan festën e Kurban-Bajramit. Manifestimi qendror, për Kosovë u mbajt në Xhaminë "Sulltan Mehmet - Fatih" të Prishtinës. Një numër i madh i besimtarëve në kryeqytet, ashtu si çdo vit, që në orët e para të mëngjesit ua kish mësyar xhamive e më së shumti pati në xhaminë e madhe ku edhe qenë të pranishëm prijësit më të lart të BIK.

Festimet që i takojnë kësaj dite shënojnë flijimin dhe sakrificën e njeriut në emër të besimit te Zoti dhe në emër të dashurisë për njeriun. Ajo përbën festën e madhe të mëshirës, të faljes, mirëkuptimit, mirësisë, vëllazërimit dhe paqes.

Në xhaminë e madhe Manifestimi filloi me faljen e namazit të sabahut, pas të cilit u mbajt ligjërata tematike kushtuar kësaj feste.

Për rëndësinë e Haxhit dhe të Kurbanit foli Ahmet ef. Sadriu, i cili në fillim të fjalës së tij tha:" Sot është ditë feste, ditë gëzimi dhe madhërimi për mbarë myslimanët, ditë në të cilën bashkohen zemrat dhe gjuhët e të gjithë myslimanëve kudo që janë në madhërimin e Krijuesit, për të përjetuar me shpirt gëzimin e harenë dhe duke e falënderuar Atë (pra Krijuesin) për begatit e dhuruara në këtë botë.

Këtë festë madhështore e karakterizojnë tekbiret e haxhinjëve të tubuar nga të gjitha anët e botës sot në Qabe, të cilët pas përgjigjes së thirrjes së Allahut për ta kryer Haxhin, duke u kthyer nga Arefati, Muzdelifja për në Mina, e madhërojnë Atë pa ndërprerë me tekbire".

Më tutje duke folur për festën Ahmet ef. tha: "Kurban Bajrami është prej shenjave të dukshme të Islamit, në të ka kuptime të larta, synime madhështore dhe urtësi të çuditshme. Kuptimi i parë i Kurban Bajramit është njësimi – të besuarit në Allahun një, sepse Ai është i veçuar me adhurim në lutje, frikë, shpresë, kërkim ndihme, tevekul, zotim, therje si dhe shumë ibadete të tjera. Ky besim është rrënja e Fesë mbi të cilën ndërtohet çdo degë e sheriatit dhe ashtu realizohet kuptimi i shehadetit "LA ILAHE IL-LALLAH" në të cilin aludon fjala e Allahut".

Faljes së namazit të Kurban - Bajramit i priu kryeimami Sabri ef. Bajgora, ndërkaq Hytben e e mbajti Myftiu i Kosovës mr. Naim ef. Tërnava.

Ai ka thënë se këtë festë e karakterizon vendosmëria e besimtarëve për kryerjen e obligimeve të Haxhit, ku miliona besimtarë lartësojnë emrin e Allahut Fuqiplotë dhe luten për paqe.

"Festën e Kurban - Bajramit e karakterizojnë dy obligime themelore në Islam: Haxhi dhe prerja e Kurbanit, të cilat janë obligim për të gjithë ata që i Madhi Zot u ka dhënë mundësi.

Haxhi është ndër kushtet themelore në Islam, i cili kryhet me vizitën që i bëhet Qabes - Kibles së myslimanëve, në kohë të caktuar, në vende të caktuara dhe me rregulla të caktuara.

















Besimtarët nga e tërë bota gjatë kryerjes së haxhit, luten që Allahu t'ua falë mëkatet, duke kërkuar mëshirën e Allahut për veten, familjen, të afërmit, besimtarët dhe njerëzimin mbarë" - tha Myftiu Tërnava.

Më tutje Myftiu ka folur edhe për rëndësinë që ka kurbani dhe tha: "Simbolika e dytë e kësaj feste manifestohet përmes prerjes së kurbanit, që është obligim-vaxhib për të gjithë ata që kanë mundësi, në shenjë afrie dhe devotshmërie për Krijuesin, dhe për të rikujtuar Ibrahimin a.s. i cili ishte në gjendje të sakrifikoi edhe birin Ismailin për hir të Zotit.

Prerja e kurbanit nuk është thjesht derdhja e gjakut, por mbi të gjitha është përkushtimi, bindja, sakrifica morali dhe devotshmëria e besimtarit.

Në fund të mesazhit të tij drejtuar besimtarëve uroj të gjithë duke thënë: "Nga ky vend, në këtë ditë të madhe që simbolizon unitetin, barazinë, solidaritetin e sakrificën, e gjej me vend që të gjithëve kudo që jeni brenda trojeve tona dhe mërgatës sonë, t'u uroj e përgëzoj në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, institucioneve të saja festen e Kurban - Bajramit.

Sot në këto momente festive më lejoni t'ua uroj edhe 100 vjetorin e pavarësisë dhe shtetësisë së Shqipërisë, duke e lutur Allahun që ta ruaj atdheun tonë, ta bashkoj kombin tonë, ta udhëzoi e ta edukojë rininë tonë. I bindur që e ardhmja do jetë më e mirë, më e begatshme e më e ndritshme për ne".

**Pritje nga Myftiu me rastin e Kurban-Bajram**

Me rastin e festës së Kurban –Bajramit Kryesia e bashkësisë islame të Kosovës , nga ora 9-12, organizoi pritje urimi. Për t'i uruar krerët e BIK, të prir nga Myftiu Naim Tërnava për festën e Bajramit, selinë e BIK-së e vizituan përfaqësues të institucioneve vendore e ndërkombëtare, të partive të ndryshme e të institucioneve shkencore, fetare e kulturore publike dhe individë nga qendrat Kosovës dhe nga jashtë.

**Nga institucionet:**

Presidentja e Kosovës, znj. Atifete Jahjaga, Kryetari i Kuvendit të Kosovës, Jakup Krasniqi, Kryeministri i Kosovës – Hashim Thaçi, i shoqëruar nga zv/kryeministri– Hajredin Kuçi dhe ministri i shëndetësisë, Ferid Agani; Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës - Dodë Gjergji; kryetari i Prishtinës, dr. Isa Mustafa, Komandanti i KFOR-it - Volker Halbauer, shefi i Misionit të OKB-së në Kosovë, Zarif Farid.

**Nga partitë politike:**

Kryetari i i Lëvizjes "Vetëvendosje" Albin Kurti i shoqëruar nga bashkëpunëtorë, një delegacion i AAK-së, i prirë nga Ahmet Isufi; dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.

(R.Shkodra)

# Hytbeja e Myftiut të Kosovës me rastin e festës së Kurban-Bajramit

**Të nderuar besimtarë, vëllezër e motra!**
**Të nderuar qytetar !**

Falënderimi i takon Allahut të Gjithëmëshirshëm, Krijuesit të tokës dhe qiejve, Gjykatësit të Ditës së Gjykimit. I lartësuar qoftë Ai, i Cili krijoi njeriun në formën më të përsosur dhe e dalloi nga të gjitha krijesat e tjera. Salavatet dhe përshëndetjet tona ia dërgojmë Muhamed Mustafasë, familjes së tij, dhe atyre që ndoqën dhe vazhdojnë të ndjekin rrugën e tij.

Festën e Kurban - Bajramit e karakterizojnë dy obligime themelore në Islam: Haxhi dhe prerja e Kurbanit, të cilat janë obligim për të gjithë ata që i Madhi Zot u ka dhënë mundësi.

Haxhi është ndër kushtet themelore në Islam, i cili kryhet me vizitën që i bëhet Qabes - Kibles së myslimanëve, në kohë të caktuar, në vende të caktuara dhe me rregulla të caktuara.

Besimtarët nga e tërë bota gjatë kryerjes së haxhit, luten që Allahu t'ua falë mëkatet, duke kërkuar mëshirën e Allahut për veten, familjen, të afërmit, besimtarët dhe njerëzimin mbarë.

Të gjithë së bashku me një zë e madhërojnë Allahun duke thënë:

"Të përgjigjem ty, o Zot, të përgjigjem! Ti nuk ke rival, o Zot! Vetëm ty të takon falënderimi, mirësia e pushteti. Ti nuk ke shok."

Kjo është edhe motoja e Haxhit, e cila i bashkon besimtarët nga të katër anët e botës për të madhëruar Allahun Një. Me këtë rast rikujtojnë edhe numrin e shumtë të pejgamberëve që kanë jetuar dhe thirr në fenë e Allahut në ato vende. Rikujtojnë Muhamedin a.s., zbritjen e Kuranit, thirrjen e Muhamedit a.s. për të besuar në një Zot, dhe largimin nga idhuj adhurimet e shumta.

Allahu në Kuran thotë:

"Vizita e Qabës për hir të Allahut është detyrim për atë që ka mundësi ..."(Ali Imran, 97)

Simbolika e dytë e kësaj feste manifestohet përmes prerjes së kurbanit, që është obligim-vaxhib për të gjithë ata që kanë mundësi, në shenjë afrie dhe devotshmërie për Krijuesin, dhe për të rikujtuar Ibrahimin a.s. i cili ishte në gjendje të sakrifikoi edhe birin Ismailin për hir të Zotit.

Prerja e kurbanit nuk është thjesht derdhja e gjakut, por mbi të gjitha është përkushtimi, bindja, sakrifica, morali dhe devotshmëria e besimtarit.

**Të nderuar besimtarë!**

Duhet ta dinë të gjithë besimtarët kudo që gjenden se pasurinë që iu ka dhënë Allahu është edhe një sprovë e madhe për ta, se ku dhe në çfarë mënyre e shpenzojnë.

Kosova jonë ka nevojë për ndihmën e të pasurve ngase kemi nga vëllezërit dhe motrat tanë ende të pa strehë dhe shumë të tjerë që përballën me skamje, kemi shumë jetim të cilët presin ndihmën tonë. Ne nuk mund të jemi të gëzuar e fqinji jonë të mos ketë çfarë të shtroi në sofrën e tij. Unë edhe në këtë ditë të madhe festive iu bëjë apel të gjithëve që ta ndihmojmë njëri tjetrin.

Të gjithë njerëzit e vetmuar dhe të varfër, bëhen në momente të lumtur me ndihmën e të pasurve bujarë. Ashtu siç iu shpërndan qielli mëshirë dhe prodhimtari tokave që i përshkon,



ashtu dhe njerëzit bujarë dhe të mëshirshëm bëhen pretekst që mëshira e Allahut të shkojë tek nevojtarët, jetimët dhe të vetmuarit!

Me sa dëshirë dhe kënaqësi i pasuri i ofron ndihmë të varfrit, me aq kënaqësi do të pranoi i varfëri ndihmën e ofruar, dhe aq shumë do të gëzohet.

Një dhënie-marrje e tillë është burim kënaqësie edhe për dhënësin, edhe për marrësin, sepse thellësia shpirtërore e dhënësit reflektohet te marrësi, e del në shesh " fitimi që kurrë nuk do të pësojë dëmtim".

Në Kuran Allahu na thotë:

"O njerëz! Të gjithë ju jeni, para Allahut, të varfër dhe nevojtarë! Vetëm Allahu është i pasur dhe i denjë për lavdërim!"(Fatir, 15)

Nga kjo porosi Kuranore mësojmë se të pasur e të varfër, të jenë të vetëdijshëm për varfërinë e tyre para Zotit dhe të jetojnë me këtë vetëdije. Njerëzit e mençur të islamit, për ta shprehur vlerën e kësaj vetëdije, kanë thënë:

"Varfëria ime karshi Zotit është krenaria ime!"

Shëmbëlltyra dhe modeli më i mirë, për ndihmë të varfërve dhe atyre në nevojë, e jetimëve për ne është Muhamedi a.s.. Eshtë modeli i pakrahasueshëm në dhënien e sadakasë – ndihmës atyre që kishin nevojë. Muhamedi a.s. nuk i grumbullonte gjërat që ia jepte Allahu, nuk i mbante në një qoshe, depo apo bankë siç po ndodhë sot, por kur dikush i kërkonte diçka, ai e harronte veten,ose ia jepte ushqimin e vet, ose rrobën e trupit.

Pastaj ajeti tjetër.

"(O i Dërguar!) Paralajmëroi për një ndëshkim të dhimbshëm ata që grumbullojnë ar e argjend e s'e shpenzojnë në rrugën e Allahut!"

(Et-Tevbe, 34)

Meqë zeqati, sadakaja, ndihma vullnetare, janë një adhurim për Allahun, duhet ditur se gjërat që jepen, i jepen drejtpërdrejt Allahut.

Muhamedi a.s.thotë:

"Pa dyshim, sadakaja kalon në dorën e Allahut para se ta marrë nevojtari!"

Të nderuar besimtarë!

Kjo botë në të cilën po jetojmë nuk është vendi ku mund ta gjejmë qetësinë e plotë në zemrat dhe ndërgjegjen tonë. Nëpërmjet mundësisë që na e ka dhënë Allahu punojmë edhe për botën tjetër. Duhet të përpiqemi të fitojmë lumturinë, përjetësinë dhe perspektivën e amshuar brenda mundësive që na ka favorizuar i Madhi Zot në kuadrin e kësaj bote. E kjo arrihet duke e kuptuar njeriu qëllimin e krijimit të tij në këtë botë, dhe duke e kryer detyrën tonë si robër të Zotit,para se të na pamundësohet kjo.

Allahu thotë:

" Dhe me atë që të ka dhënë Allahu, kërko (fitosh) botën tjetër, e mos le mangu atë që të takon nga kjo botë, dhe bënë mirë ashtu siç të ka bërë Allahu ty, e mos bënë të këqija në tokë, se Allahu nuk i donë çrregulluesit"(Kasas, 77).

Sot në këtë ditë feste e gëzimi, thërras të gjithë besimtarët që në zemrën dhe shpirtin e tij të shndrit besimi i sinqertë. Besim i cili motivon dhe fuqizon zemrat tona që të jemi edhe më solidarë, më human, më mëshirues e tolerant.

Të lëmë urrejtjen dhe armiqësinë, të motivohemi për buzëqeshje e përqafime vëllazërore. Çdo festë e jona ka urtinë dhe porosinë e vetë, por porosia e Kurban Bajramit qëndron fuqishëm mbi parimet e bujarisë, solidaritetit, barazisë, flijimit dhe sakrificës.

Të dashur vëllezër e motra!

Nga ky vend, në këtë ditë të madhe që simbolizon unitetin, barazinë, solidaritetin e sakrificën, e gjej me vend që të gjithëve kudo që jeni brenda trojeve tona dhe mërgatës sonë, t'u uroj e përgëzoj në emër të BIK, institucioneve të saja festen e Kurban - Bajramit.

Sot në këto momente festive më lejoni t'ua uroi edhe 100 vjetorin e pavarësisë dhe shtetësisë së Shqipërisë, duke e lutur Allahun që ta ruaj atdheun tonë, ta bashkoj kombin tonë, ta udhëzoj e ta edukoj rininë tonë. I bindur që e ardhmja do jetë më e mirë, më e begatshme e më ndritshme për ne.

Me fat ju qoftë festa e Kurban - Bajramit!

Me fat përvjetori i pavarësisë!

# Kontributi i prijësve myslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar

**Me rastin e 100-Vjetorit të Pavarësisë, në Tiranë tri bashkësitë islame shqiptare organizuan konferencën shkencore "Kontributi i prijësve myslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar"**

Me rastin e 100-Vjetorit të Pavarësisë dhe në kuadër të përkujtimit të figurave historike islame që luajtën një rol të jashtëzakonshëm në shpalljen e Pavarësisë dhe në ndërtimin e identitetit tonë kombëtar, më 28 e 29 shtator në Tiranë u mbajt Konferenca shkencore mbarëshqiptare "Kontributi i prijësve myslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit tonë kombëtar", organizuar nga tri bashkësitë islame shqiptare: Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, Bashkësia Islame e Kosovës dhe Bashkësia e Fesë Islame në Republikën e Maqedonisë.

Të pranishëm në hapjen e konferencës ishin Kryeministri i Shqipërisë, Prof. Dr. Sali Berisha, krerët e bashkësive fetare të Shqipërisë, Kosovës, Maqedonisë, Malit të Zi si dhe të trevave të tjera shqiptare, krerët e komuniteteve të tjera fetare në vend, ministra, deputetë e ambasadorë të akredituar në Tiranë, si dhe personalitete të tjera të larta të politikës, kulturës, artit dhe shkencave, nga të gjitha trevat shqiptare dhe nga diaspora.

Në emër të organizatorëve, fjalën e hapjes e mbajti kancelari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, z. Ali Zaimi. Më pas kreu i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Haxhi Selim Muça, pasi falënderoi të pranishmit, vlerësoi lart rolin dhe kontributin e personaliteteve islame në përpjekjet për pavarësinë e vendit dhe në konsolidimin e shtetit shqiptar në këta 100 vjet.

"Kur udhëton nëpër historinë shqiptare dhe flet për lëvizjet dhe përpjekjet mbarëkombëtare, kupton se një rol të rëndësishëm kanë luajtur edhe rilindësit e mëdhenj shqiptarë, të cilët në shumë raste ishin prijës myslimanë me detyra fetare që nga imamë xhamish e deri në drejtues të lartë, si myfti, kryemyfti, kadi, myderriz dhe kryetar komuniteti, ku në kushte e rrethana të vështira punuan për krijimin dhe ngritjen e shtetit shqiptar, si dhe kontribuan për forcimin dhe konsolidimin e këtij shteti, duke dhënë një ndihmesë të jashtëzakonshme në formësimin e vetëdijes kombëtare dhe fetare të popullit tonë" , - theksoi kreu Muça.

Më tej ai shtoi se periudha e Rilindjes Kombëtare dhe ajo e Pavarësisë, dëshmuan se ekzistenca e besimit fetar jo vetëm që nuk u bë pengesë për përballimin e situatave të vështira të atyre kohërave, por u bë faktor i domosdoshëm për ruajtjen e pavarësisë dhe forcimin e shtetit, duke vlerësuar se diversiteti fetar ka qenë dhe është një pasuri kombëtare, kjo falë prijësve të shquar fetarë.

Më pastaj zoti Muça ka bërë një përshkrim të disa periudhave kryesore historike ku prijësit myslimanë fetarë kanë dhënë kontributin e tyre të paçmuar për kombin tonë. Gjithashtu kreu i myslimanëve shqiptarë ka vlerësuar kontributin e paraardhësve të tij për hapjen e medresesë së Tiranës në mars të vitit 1924, e cila, siç tha ai, shumë shpejt u bë djep i dijes dhe kulturës kombëtare.

Ndërsa Kryeministri i Shqipërisë, z. Sali Berisha, shprehu nderim dhe respekt për liderët shpirtërorë dhe fetarë. Ai tha: "Liderë fetarë e udhëheqës shpirtërorë, përulem me nderim dhe respekt përpara jush, para veprës së ndritur të paraardhësve tuaj, vazhdimit të saj me mençuri, dashuri e guxim nga ju dhe të gjithë udhëheqësit shpirtërorë të këtij kombi".

Kreu i qeverisë, Sali Berisha, duke folur në këtë konferencë, ka deklaruar se udhëheqësit shpirtërorë të kombit duhet të marrin vendin e merituar në histori.

“Roli dhe kontributi i udhëheqësve shpirtërorë të kombit, të besimit mysliman, ortodoks dhe katolik, në 100-Vjetorin e Pavarësisë së Shqipërisë është injoruar dhe është harruar dhe kjo është shumë e vërtetë. Kjo e vërtetë e hidhur ka shpjegimin e vet të qartë, sepse për diktatorin në Shqipëri armiku më i egër se feja dhe besimi tek Zoti nuk kishte. Ndaj dhe ai ndërmori ndaj tyre barbaritë më të pashembullta në historinë moderne të njerëzimit”, -theksoi Kryeministri Berisha.

Sipas tij, në Kosovë dhe në trojet shqiptare pushtuesi donte t’u imponpremte besimin e tij, prandaj dhe ky kapitull i rëndësishëm i historisë sonë duhet të dalë dhe të vendoset në piedestalin që meriton.

“Elita fetare e vendit ka meritat më të para nga të gjitha elitat e tjera. Në rast se vështrojmë kombet dhe historitë e tjera, ju do të gjeni kombe të cilat kanë tradita mijëra vjeçare shkrimi, alfabetesh, bibliotekash, librash dhe qytetërimi. Por kombi ynë ka një specifikë që s’e ka asnjë komb tjetër dhe është diamant i qytetërimit të kombeve, dhe kjo është toleranca fetare. S’ka dhe s’mund të ketë asnjë tregues më epror për qytetarinë e një kombi sesa toleranca fetare”, - shtoi Kryeministri.

“Udhëheqësit fetarë të vendit punuan në shekuj për të ruajtur identitetin tonë kombëtar. Mësimet e profetit nuk e ndajnë kurrë atdheun nga feja. Dashuria për atdheun vjen nga besimi, ndaj shqiptaria është pjesë e pandarë e besimit. Udhëheqësit fetarë në net të gjata pushtimesh i shndërruan institucionet e kultit në vatra të fuqishme lirie. Drita e Lidhjes së Prizrenit u ndez në Medresenë e Xhamisë Bajrakli.

Kleri mysliman, me përkushtimin e tyre mahnitës, i shërbyen shqipes me përkthimet e tyre. Ishin klerikët ata që kontribuan në hapjen e shkollës së parë shqipe. Hafiz Ali Korça, së bashku me personalitete të shquara të vendit, hapën mësonjëtoren e parë, Hafiz Ibrahim Dalliu, figurë aq e ndritur e kombit, që bëri gjithçka për të hapur Normalen e Elbasanit, krah Luigj Gurakuqit dhe të tjerëve, ata bënë gjithçka për të ndriçuar dhe ushqyer shpirtin e këtij kombi me mësimet e Zotit dhe Profetit, me mësimet e shenjta, dhe bëri që drita e dijes të ndriçojë në zemrat e shqiptarëve”, -tha kreu i Qeverisë shqiptare.

Në përfundim Kryeministri i vendit theksoi: “Besimi në kombin tonë ka dhe do të ketë një të ardhme të ndritur. Shqiptarët duhet të jenë krenarë me besimet e tyre fetare dhe duhet të përulen me nderimin më të madh ndaj udhëheqësve të tyre shpirtërorë e fetarë për kontributin e madh që ata kanë dhënë në shekuj dhe mijëvjeçarë”.

Më pas fjalë përshëndetëse kanë mbajtur edhe përfaqësues të Bashkësive Islame Shqiptare të Kosovës, Maqedonisë dhe Malit të Zi




Myftiu i Kosovës, z. Naim Tërnava, i cili përshëndeti të gjithë shqiptarët, në këtë përvjetor jubilar shprehu nderim të veçantë për të gjitha ato figura që kontribuan në aktin madhor të shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë dhe për të gjithë ata që sakrifikuan para dhe pas shpalljes së Pavarësisë.

“Kontributi i ulemasë shqiptare ishte determinues, si në pjesëmarrjen aktive në kryengritje të shumta, duke i udhëhequr ato, ashtu edhe duke u dhënë kurajë luftëtarëve të lirisë me këshilla e vepra dhe me autoritetin që gëzonin në masë. Ulemaja shqiptare ishte e motivuar nga mësimet kuranore dhe porositë e Muhamedit a.s., që të jepnin në vazhdimësi kontributin e tyre për liri dhe pavarësi. Po ashtu një kontribut të madh kanë dhënë edhe institucionet fetare islame si: xhamitë, mektebet, medresetë e teqetë, të cilat ishin çerdhe e përpjekjeve për mbijetesë dhe pavarësi të shqiptarëve. Pavarësia e shqiptarëve dhe mbijetesa e tyre ndër shekuj është kontribut dhe rezultat i një vetëdijeje kombëtare e fetare kolektive që ka mbizotëruar tek shqiptarët, është rezultat i tolerancës, i harmonisë e mirëkuptimit, virtyte këto për të cilat dallohet e veçohet ky popull”, - u shpreh Myftiu i Kosovës.

Më tej ai ngriti shqetësimin se “historia jonë nuk është treguar shumë e drejtë ndaj kontributit të ulemasë dhe institucioneve islame” dhe uroi që kjo konferencë të shërbejë si një nismë e mbarë që të gjithë atyre që kontribuan për pavarësinë e Shqipërisë dhe ruajtjen e identitetit kombëtar e fetar, t’u jepet haku dhe të renditen meritueshëm në panteonin e historisë së kombit tone”.

Ndërkaq, nga ana e tij, Kreu i Bashkësisë Islame të Maqedonisë, z. Sulejman Rexhepi, ka deklaruar: “100 Vjet më parë shqiptarët e Maqedonisë u përfaqësuan nga një hoxhë - Myftiu Vebi Dibra.




100 vjet më vonë shqiptarët e këtij nënqielli, që kanë mbetur jashtë kufijve administrativë të shtetit Amë, përfaqësohen sërish nga një hoxhë, gjë që tregon se gjatë këtij shekulli nuk kanë lëvizur nga dini e imani, por i kanë ruajtur me fanatizëm vlerat kombëtare dhe fetare duke qenë në shërbim të Zotit, Atdheut, Kombit dhe Lirisë".

"Dijetarët islamë kanë dëshmuar gjithmonë se kanë qenë sa krijues aq edhe veprimtarë të Lëvizjes Kombëtare, të lëvizjes gjithëkombëtare shqiptare. Kontributi i tyre ishte aq i madh, saqë nuk e ndalnin dot as dëbimet e persekutimet, dhuna e shfarosja fizike", - tha ndër të tjera kreu BFIM-së të Maqedonisë.

Në përfundim, një fjalë të shkurtër përshëndetëse mbajti edhe Kreu i Bashkësisë Islame të Malit të Zi, z. Rifat Fejziç, i cili vlerësoi lart rolin dhe kontributin e myslimanëve për Pavarësinë e Shqipërisë dhe formimin e shtetit shqiptar.

Pas hapjes në Hotel Tirana International, konferenca vazhdoi me 7 sesionet shkencore në Universitetin Bedër. Për dy ditë me radhë, 34 studiues, akademikë dhe pedagogë të shquar të katedrave të universiteteve më të njohura të trevave shqiptare, kanë mbajtur kumtesat e tyre shkencore mbi rolin dhe kontributin e myslimanëve në këta 100 vjet shtet.

Në konferencë, përmes fakteve të pazbuluara më parë, u konstatua se roli i ulemave myslimanë ka qenë vendimtar për pavarësinë e kombit shqiptar dhe mirëfunksionimin e shtetit dhe formësimin e identitetit dhe të vetëdijes kombëtare.Të dhënat e përftuara nga burime të ndryshme historike, vërtetojnë qartësisht ekzistencën e tolerancës dhe të bashkëjetesës paqësore midis shqiptarëve të besimeve të ndryshme. Lëvizja Kombëtare Shqiptare për pavarësi dhe krijimi i shtetit shqiptar të pavarur, përbëjnë një shembull mjaft domethënës të bashkëpunimit të sinqertë dhe pa asnjë paragjykim të intelektualëve dhe aktivistëve patriotë, të cilët, pavarësisht nga përkatësia e ndryshme fetare, dhanë një kontribut vendimtar për afirmimin politik e kulturor të kombit shqiptar. Solidariteti dhe toleranca fetare midis shqiptarëve u shfaqën me një qartësi të veçantë edhe në periudhat e mëvonshme. Pas shembjes së komunizmit në Shqipëri dhe rivendosjes së lirisë së besimit, në mbarë vendin u bënë përpjekje të mëdha për rikuperimin dhe gjallërimin e jetës fetare. Që në fillimet e këtij procesi u rishfaq në një mënyrë mbresëlënëse tradita e vyer e mirëkuptimit, tolerancës dhe bashkëpunimit vëllazëror të shqiptarëve të besimeve të ndryshme.

Periudha e Rilindjes Kombëtare, ajo e Pavarësisë dhe e luftërave të ndryshme në mbrojtje të trojeve shqiptare, dëshmuan se ekzistenca e besimit fetar, jo vetëm që nuk u bë pengesë për përballimin e situatave të vështira të atyre kohëve, por u bë faktor i domosdoshëm për ruajtjen e pavarësisë dhe forcimin e shtetit, duke u vlerësuar se diversiteti fetar ka qenë dhe është një pasuri kombëtare, falë kjo prijësve të shquar fetarë. Një realitet ky që herë pas here vlerësohet edhe nga opinioni ndërkombëtar.

Shqipëria, përgjatë historisë së saj, ka qenë një shembull se si njerëzit e fesë kanë ditur të zgjidhin saktë marrëdhëniet e besimit me kombin. Një mori dijetarësh shqiptarë të profilit fetar mysliman, kanë dhënë kontribut të çmuar në të gjitha fazat zhvillimore dhe format organizative të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare.

Në këtë konference u trajtuan tema dhe nëntema mjaft të larmishme si:

"Angazhimi i prijësve myslimanë në ngritjen e vetëdijes kombëtare";

"Disa nga figurat më të shquara të prijësve myslimanë në shtetformim";

"Komuniteti Mysliman, medresetë, etj.";

"Kontributi i dijetarëve myslimanë në formësimin dhe forcimin e identitetit tonë kombëtar";

"Kontributi i dijetarëve myslimanë në gjuhën dhe letërsinë shqipe"; "Lidhjet e filozofisë islame me atë kombëtare";

"Kontributi i dijetarëve në formësimin e identitetit tonë kombëtar";

"Kontributi i drejtuesve myslimanë në procesin e shtetformimit dhe kombformimit";

"Kontributi i Klerit Mysliman Shqiptar në lëvrimin e gjuhës dhe letërsisë shqipe";

"Kontributi i Klerit Mysliman Shqiptar në Rilindjen Kombëtare";

"Kontributi i Klerit Mysliman Shqiptar në Shpalljen e Pavarësisë";

"Kontributi i Klerit Mysliman Shqiptar për forcimin e bashkëjetesës dhe harmonisë fetare";

"Kontributi i personaliteteve të shquara islame në shpalljen e Pavarësisë" etj.. (R.Shkodra)




# Fjala e Myftiut në hapje të konferencës

**Mr. Naim ef. Tërnava**

**Fjala e Myftiut të Kosovës, në hapje të konferencës shkencore "Kontributi i prijësve myslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar"**

Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim
I nderuari Kryeministër i Republikës së Shqipërisë, Dr. Sali Berisha,
I nderuari kryetar i Komunitetit Mysliman Shqiptar, Haxhi Selim Muça,
I nderuari Reis i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë, Sylejman ef. Rexhepi,
I nderuari Reis i Bashkësisë Islame të Malit të Zi, Rifat ef. Fejziç,
I nderuari Ambasador i Kosovës në Shqipëri, z. Sulejman Selimi,
Të nderuar përfaqësues të Korit diplomatik,
Të nderuar përfaqësues të subjekteve politike dhe jopolitike,
Të nderuar studiues,
Të nderuar të pranishëm!

Kam nderin dhe kënaqësinë e veçantë që, në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në emër të strukturave drejtuese të saj, në emër të besimtarëve myslimanë të Kosovës dhe në emrin tim, t'ju përshëndes në këtë përvjetor të rrallë, unikal, jubilar e të papërsëritshëm për ne.

Jemi mbledhur këtu nga të gjitha viset shqiptare, për të shënuar e festuar 100-Vjetorin e ngritjes së Flamurit, shpalljes së Pavarësisë dhe themelimit të Shtetit shqiptar.

Jemi tubuar këtu për të kujtuar dhe për të respektuar të gjithë ata që kontribuan dhe e shpallën këtë akt madhor. Dhe jo vetëm ata, po për t'i kujtuar e për të qenë mirënjohës edhe ndaj të gjithë atyre që sakrifikuan para, gjatë dhe pas shpalljes së Pavarësisë.

Po ashtu, shprehim konsideratën tonë të thellë dhe i kujtojmë me pietet gjithë ata breza që mbollën, ngritën e ruajtën dhe kultivuan ndjenjën kombformuese e shtetformuese ndër shqiptarët.

Kujtojmë ato personalitete të ndritura të kombit, të cilët njëqind vjet më parë, të bashkuar rreth një ideali e qëllimi, shpallën aktin e Pavarësisë së Shqipërisë dhe shqiptarët i renditën në mesin e popujve me identitet, kulturë e etni të mëvetësishme, e edhe me shtet të tyre.

Shpallja e Pavarësisë së Shqipërisë dhe krijimi i Shtetit shqiptar në Ballkanin e trazuar, ishte një mision plotë sfida, sakrifica e mundime, ishte një punë shumë e vështirë. Lindja e Shtetit të shqiptarëve në këto kohë kthesash të mëdha, jo vetëm që nuk u mirëprit nga fqinjët tanë, por, për më tepër, i tërboi dhe i egërsoi ata si asnjëherë më parë, për se edhe ua mësynë tokave shqiptare në të gjitha anët, për t'i copëtuar e gllabëruar dhe për ta zhbërë shtetin e sapolindur shqiptar.

Shqipërisë iu morën me dhunë krahina të tëra, si Kosova, Çamëria dhe territore të tjera të mbetura nën Maqedoninë, Malin e Zi dhe Serbinë, të cilat vise jo vetëm nuk e shijuan pavarësinë, po në vend të saj u përballën me okupimin, gjenocidin, shfarosjen, dhunën, agresionin dhe dëbimin nga trojet e tyre. Këto vise, fatkeqësisht, edhe sot e njëqind vjet më pas, kanë ngelur jashtë trungut të tyre etnik.

Megjithëkëtë, Shqipëria, ndonëse e copëtuar dhe e sfilitur, u bë, kurse shqiptarët, falë vitalitetit të tyre, falë mendjeve të zgjuara e të ndritura të bijve të vet dhe, mbi të gjitha, falë dëshirës dhe vullnetit të Zotit, duke njohur batica e zbatica, ngritje e ulje, rende dhe sisteme të ndryshme shoqërore e politiko-ideologjike, mbijetuan dhe i bënë njëqind vjet histori të Shtetit të tyre.

Të nderuar pjesëmarrës!

Konferenca "Kontributi i prijësve myslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar", organizuar nga tri komunitetet fetare islame të shqiptarëve, ka për synim që të ndriçoj dhe të nxjerrë në pah rolin dhe kontributin e dijetarëve dhe institucioneve islame në ruajtjen e ekzistencës kombëtare dhe në ngritjen e vetëdijes politike.

Roli dhe kontributi i ulemasë shqiptare dhe institucioneve të saj, gjatë historisë ka qenë i madh, duke nisur që nga Lidhja e Prizrenit me myderrizin e njohur haxhi Ymer Prizrenin, me Halim ef. Ramadanin, Ahmet ef. Korenicën, Hafiz Ymer Gutën, Hasan ef. Shllakun, Hafiz Myrteza Luzhën, Jusuf ef. Podgoricën dhe shumë ulema të tjerë nga të gjitha viset shqiptare; Lidhja e Pejës me Haxhi Zekën; Shpallja e Pavarësisë me Vehbi e Ismet Dibrën, Daut Boriçin me ulemanë shkodrane, Sherif Langun e Ferit Voskopolën, Hafiz Ali Korçën e Hafiz Ibrahim Dalliun e të tjerë; Mbrojtja e Kosovës me Hoxhë Kadri Prishtinën, Rrystem Shportën, Iljaz Brojën, Mulla Idriz Gjilanin e Haki Sermaxhajn, sheh Hysenin e Musa Shehzaden... e shumë e shumë të tjerë, për kontributin e të cilëve, sigurisht më kompetentë për të folur janë studiuesit që do të referojnë në këtë Konferencë.

Kontributi i ulemasë shqiptare ishte përcaktues si në marrjen pjesë aktive në kryengritje të shumta, duke i udhëhequr ato, ashtu edhe duke u dhënë kurajë luftëtarëve të lirisë me këshilla e vepra dhe me autoritetin që gëzonin në masë. Ulemaja shqiptare ishte e motivuar nga mësimet kuranore dhe porosit e Muhamedit a.s., që të jepnin në vazhdimësi kontributin e tyre për liri e pavarësi.

I madhi Zot, në Kur'anin famëlartë, thotë: "... Vërtet Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli derisa ata të mos ndryshojnë gjendjen e tyre..."

Po ashtu, një kontribut të madh kanë dhënë edhe institucionet fetare islame, si xhamitë, mektebet, medresetë, teqetë etj., të cilat ishin çerdhe të përpjekjeve për mbijetesë dhe pavarësi të shqiptarëve, si Kompleksi i medresesë "Mehmed Pasha", xhamia "Sinan Pasha" e Prizrenit, medreseja"Pirinazi" e Prishtinës, Medreseja e Tiranës, medreseja e Isa begut dhe medreseja "Meddah" të Shkupit, Medreseja e Madhe e Gjakovës etj. e deri tek kontributi që ka dhënë në dekadat e fundit medreseja "Alauddin" e Prishtinës, ku gjatë viteve '89-'99 u mbajtën 1230 tubime të karakterit politiko- shtetformues, nëpër të cilën kaluan kokat më të ngritura e të ditura, për ta bërë Kosovën shtet.

Medreseja "Alauddin" ishte një vazhdimësi e kontributit të Medresesë së Mehmet Pashës, në kompleksin e së cilës më 1878 u mbajt edhe Lidhja Shqiptare e Prizrenit. Me atë rast Paria Islame i shkruante këtë letër Ambasadorit të Francës në Stamboll:

"Me habi kemi marrë vesh se lokalitetet e vendit tonë duhet të kalojnë nën administrimin e Serbisë dhe Malit të Zi, disa të tjera do të bëjnë pjesë në qeverinë e re të Bullgarisë. Në emër të të drejtave njerëzore, ne protestojmë dhe të gjithë ne jemi të gatshëm të bëjmë të gjitha sakrificat për të kundërshtuar këtë. Duke pasur besim te Zoti, ne do të luftojmë kundër atyre që do të përpiqen të nënshtrojnë vendin tonë. I lutemi shkëlqesisë tuaj t'ia transmetoni lutjen tonë qeverisë suaj me qëllim që të mënjanohet gjakderdhja".

Të nderuar të pranishëm!

Pavarësia e shqiptarëve dhe mbijetesa e tyre ndër shekuj nuk është kontribut vetëm i prijësve të njërës përkatësi fetare, po është rezultat i një vetëdijeje kombëtare e fetare kolektive që ka mbizotëruar tek shqiptarët, është rezultat i tolerancës, i harmonisë e mirëkuptimit, virtyte këto me të cilat dallohet e veçohet ky popull, e të cilat i mbollën e i kultivuan Rilindësit tanë të shquar.

Prijësit fetarë shqiptarë me vokacion nuk ishin politikanë dhe politika nuk ishte profesioni i tyre, veçse ishte vetëdija e tyre morale e politike si sintezë e dy komponenteve kryesore: patriotizmit dhe besimit, që i vuri ata në krye të ngjarjeve të mëdha të kombit, me të cilat jo vetëm që hynë në histori, po edhe bënë historinë.

Megjithatë, për shkaqe të njohura, historia jonë nuk është treguar shumë e drejtë ndaj kontributit të ulemasë dhe institucioneve islame. Prandaj, le të shërbejë kjo Konferencë si një nismë e mbarë që të gjithë atyre që kontribuuan për Pavarësinë e Shqipërisë dhe ruajtjen e identitetit të tyre kombëtar e fetar, t'u jepet haku dhe të renditen meritueshëm në panteonin e historisë së kombit tonë.

Të nderuar të pranishëm!

Shënimi i 100-Vjetorit të Pavarësisë së Shqipërisë sigurisht që nuk do ta kishte këtë rëndësi, këtë aromë dhe këtë ngjyrë pa Pavarësinë e Kosovës, pa përmirësimin e statusit të shqiptarëve në Maqedoni e në Malin e Zi.

Por ky përvjetor, si dhe të tjerët, do të vazhdojë të quhet i mangët për sa kohë që shqiptarët nuk do të jenë bashkë.

Në fund, lus Zotin që gabimet historike ndaj shqiptarëve të mos përsëriten, kurse shqiptarët të mos i bëjnë gabimet e njëjta!

Më lejoni që, në fund fare, t'ju lexoj vargjet e fundit të poezisë "Rrofsh o vatan i përkëdhelur" të shkruara në vitin 1942 nga alimi i mirënjohur Kemal Aruqi:

*"Flamuri i kuq është simboli i lirisë i popullit tim*
*Horizontin e vendit tim do ta mbushë me ndriçim*
*O Zot i Madh! Ti mbroje popullin dhe vatanin tim!*
*O Shqipëri! Shembjen tënde sytë s'kanë për të na e parë*
*Liria e pavarësia të qofshin për mbarë"!.*

Ju faleminderit!
28 shator 2012





## MYFTIU TËRNAVA, PRITI KRYESUESIN E BE-SË NË KOSOVË

Më 26 shtator 2012 Myftiu i Kosovës, z.Naim Tërnava, priti në selinë e BIK-së, kryesuesin e BE-së në Kosovë, Ambasadorin Samuel Zhbogar. Z. Zhbogar që në fillim u shpreh i interesuar që të informohej për BIK-në dhe veprimtarinë e saj."Jam në dijeni për rolin dhe angazhimin tuaj, i nderuari Myfti, prandaj kam ardhur për vizitë sot, që të dëgjoj nga ju për punën tuaj si dhe për vështirësitë me të cilat ballafaqoheni"- ishin këto fjalët e para të ambasadorit Zhbogar. Ndërkaq, nga ana e tij, Myftiu Tërnava, Ambasadorin e njohu me angazhimin e BIK-së që Kosova të ecë përpara në fushën e pjekurisë fetare e politike dhe, ajo që është shumë me rëndësi, - të shënojë stabilitet ekonomik."Tolerancën fetare dhe bashkëjetesën me popuj që flasin gjuhë tjetër dhe besojnë ndryshe, ky popull e ka të rrënjosur thellë në traditën e vet, dhe ne krenohemi me këtë virtyt"- vazhdoi Myftiu Tërnava, i cili në vazhdim i foli ambasadorit edhe për zhvillimet, të arriturat dhe sfidat e tjera me të cilat ballafaqohet kjo Bashkësi, duke filluar nga vonesa në rregullimin e pozitës juridike të bashkësive fetare, mosgatishmëria për përfshirjen e lëndës fetare në shkollat publike, si dhe përjashtimi i nxënëseve nga shkollat publike për shkak të mbulesës. Ambasadori Zhbogar dëgjoi me vëmendje gjithë ato që u thanë, dhe shprehu gatishmërinë e bashkëpunimit të vazhdueshëm edhe në të ardhmen.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI NUNCIN APOSTOLIK JULIUZS JANUZS

Më 5 tetor 2012, Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, priti nuncin apostolik për Slloveni dhe delegat për Kosovë (përfaqësues diplomatik i Vatikanit), Juliuzs Januzs (Juliush Janush), me të cilin bisedoi për ruajtjen e vlerave fetare. "Jam i nderuar nga vizita që më bëni, kam nderin t'ju njoftoj se ne dhe Ipeshkvia e Kosovës kemi bashkëpunim të shkëlqyeshëm. Të dy institucionet, BIK dhe Kisha Katolike, në vazhdimësi janë angazhuar për tolerancë , mirëkuptim e harmoni ndërfetare. Këto vlera i kemi të trashëguara nga të parët tanë dhe jemi të përkushtuar që t'i kultivojmë në vazhdimësi" -tha Myftiu Tërnava. Ndërsa, nunci apostolik Juliuzs Januzs, pasi falënderoi Myftiun për pritjen, u shpreh se është për t'u admiruar fakti që në Kosovë ka parë një atmosferë të mirëkuptimit ndërfetar. "Vendi siç jeni ju, jeni shembulli më i mirë se si duhen kultivuar vlerat e mësimet fetare"- tha, ndër të tjera, nunci apostolik. Myftiu Tërnava dhe nunci apostolik Juliuzs Januzs biseduan edhe për ngjarjet e fundit, përkitazi me filmin denigrues për Muhamedin, grafitet ofenduese për Jezusin si dhe protestat e dhunshme në disa vende të Lindjes si reaksion ndaj filmit. Të dy bashkëbiseduesit qenë të një mendjeje që nuk duhet të keqpërdoret liria e shprehjes për të ofenduar të parët e feve. Njerëzimi ka nevojë për paqe, dashuri e respekt, e jo për urrejtje e trazira.Nunci apostolic, në takimin me Myftiun, shoqërohej nga Ipeshkvi i Kosovës Dodë Gjergji dhe don Lush Gjergji-kancelar i Ipeshkvisë.

## MYFTIU TËRNAVA VIZITOI KOMUNËN E FERIZAJT

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava të enjten, më 20 shtator, vizitoi komunën e Ferizajt, ku u




prit nga kryetari i komunës së Ferizajt, Agim Aliu, i cili tha se ka nderin dhe kënaqësinë që pret në një takim Myftiun e Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim Tërnava. "Misionet tona janë të përbashkëta dhe do të jemi bashkë gjithmonë në interesat e qytetarëve dhe duke qenë kështu, ne jemi që të ecim së bashku dhe të bëjmë zgjidhje për të gjithë qytetarët dhe për shërbimet e tyre", - ka thënë Aliu. Nga ana tjetër, Myftiu Naim Tërnava, kryetar i BIK, ka përgëzuar kryetarin Aliu për postin e të parit të komunës, duke theksuar se sukseset nuk do të mungojnë."Unë ju falendëroj për gatishmërinë e bashkëpunimit edhe me këshillin e Bashkësisë Islame këtu në Ferizaj, mirëpo edhe me Bashkësinë Islame të Kosovës, në realizimin e kërkesave që vijnë nga qytetarët, sepse ne jemi të zgjedhurit e këtij populli, sepse ne kemi për detyrë t'u dalim në ndihmë" -tha Tërnava. Në fund të dyja palët u dakorduan që të kenë një bashkëpunim edhe në të ardhmen.Në takim qe i pranishëm edhe kryetari i KBI- së të Ferizajt, Fehmi Mehmeti.

## NIS VITI I RI AKADEMIK NË FAKULTETIN E STUDIMEVE ISLAME

Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës, më 9 tetor 2012, me një ceremoni rasti, ka nisur vitin e ri akademik 2012/2013.Me këtë rast, për studentët e rinj u organizua pritje mirëseardhjeje, ku u bë edhe dorëzimi i indeksava për studentët e vitit të parë. Në këtë solemnitet qenë të pranishëm studentë, pedagogë dhe të ftuar të tjerë. Suksese dhe vit të mbarë studentëve dhe stafit akademik u uruan Myftiu Mr. Naim Tërnava dhe dekani i FSI-së, Prof. Dr. sc. Qazim Qazimi, i cili bëri edhe shpërndarjen e indeksave për studentët fillestarë. FSI këtë vit akademik e fillon i akredituar dhe në kuadër të Universitetit të Prishtinës.

## NDIHMAT E XHEMATIT TË KOSOVËS




## ARRITËN TE REFUGJATËT SIRIANË NË TURQI

Më 2 tetor 2012, në Antakia të Turqisë, kryetari i shoqatës humanitare "Bereqeti", që vepron në kuadër të Kryesisë së BIK, z. Fitim ef. Flugaj, i shoqëruar nga kryetari i KBII-së të Prizrenit, Lutfi ef. Ballëk, u dorëzoi çekun e ndihmave të mbledhura nga xhematlinjtë e Kosovës në vlerë prej 55 mijë eurosh, zyrtarëve dhe përgjegjësve të kampeve të refugjatëve dhe të të shpërngulurve me dhunë nga lufta në Siri, që janë vendosur në Turqi. Gjatë qëndrimit në Antakia, zyrtarët e BIK-së patën një sërë takimesh me autoritetet më të larta të krahinës së Hatajit (Hatay), nga të cilët u njohën me gjendjen e krijuar në këtë zonë kufitare me Sirinë. Përfaqësuesit e BIK-së vizituan po ashtu edhe kampin e refugjatëve, ku bashkëbiseduan me refugjatë nga Siria dhe u njohën me gjendjen e tyre.Vizitën e përfaqësuesve të BIK-së e përcolli edhe ekipi i Radiotelevizionit të Kosovës.

## KËTË VIT NGA KOSOVA 880 HAXHINJ

Këtë vit nga Kosova për vendet e shenjta, Mekë e Medinë, kanë shkuar 880 besimtarë. Si tradicionalisht, për shkuarjen e besimtarëve në Haxh, kryesia e BIK-së kishe bërë me kohë të gjitha përgatitjet e duhura. Me besimatarët tanë në vendet e shenjat janë 36 udhëheqës të grupeve të haxhinjve, 4 udhëheqës kryesorë, si dhe ekipi mjekësor prej 8 personash, që do të kujdeset për gjendjen shëndetësore të besimtarëve atje. Haxhinjtë tanë u nisën drejt Medinës më 9 e 10 tetor nga aeroporti ndërkombëtar i Prishtinës, ku, për t'i përcjellë e përshëndetur, përveç shumë familjarëve e përfaqësuseve të këshillave të BIK-së, doli edhe Myftiu Naim Tërnava, i cili u uroi rrugë të mbar dhe kryerjen e lehtë të Haxhit.

## SHOQATA BEREQETI NDËRTON SHTËPI




## PËR SKAMNOR

Shoqata Bereqeti ka ndihmuar familjen Rukovci e cila është sorollat nëpër qoshe dhe bodrume të ndryshme. Shoqata ashtu siç e ka ndihmuar këtë familje, qe sa vite me ushqimore dhe veshmbathje, do të vazhdojë edhe më tej ta ndihmojë, deri sa i zoti i familjes Agim Rukovci së bashku me bashkëshorten e tij të sëmurë Mejremen ta marrin veten e tyre. Shtëpia është e ndërtuar në hyrje të fshatit Bardhosh dhe përfshinë një sipërfaqe prej 54 $m^2$, me një bazë që krijon mundësi në rast nevoje të shtohen edhe 100 metra të tjerë. Dy fëmijë të vegjël të kësaj familjeje kishin nevojë për përkujdesje të gjithanshme. Kishin nevojë që të bëjnë një sy gjumë të rehatshëm në shtëpi të tyre. Atyre ishin dëmtuar rëndë edhe të pamurit. Errësira dhe lagështia ua kishin dëmtuar shumë rëndë të pamurit. Agnesa e vogël deri në moshën shtatë vjeç nuk ka parë. Nëna e tyre Mejremja ishte sëmurë rëndë nga turbekullozi, si rezultat i mungesës së kushteve higjienike dhe lagështisë së madhe. Shoqata Bereqeti duke parë nevojën që edhe kjo familje, arriti nëpërmjet donatorit Bekim Kosumi që Agnesës së vogël t'ia operojë dy sytë në Klinikën Gjermane të syve në Prishtinë dhe që edhe Agnesa t'i bashkangjitet shokëve e shoqeve të saja në shkollë. Menjëherë pas kësaj i njëjti donator shprehu interesim që t'ia ndërtojmë edhe shtëpinë. Pasi u arritë të sigurohet një ari e gjysmë tokë, vetëm për tre muaj u arrit që të ndërtohet shtëpia dhe për këtë Kurban Bajram të festojë edhe kjo familje dinjitetshëm në shtëpinë e saj. Shoqata Humanitare Bereqeti ka luajtur rolin e koordinatorit që nga fillimi e deri në përfundim të ndërtimit të shtëpisë dhe së bashku me donatorin ka ndihmuar në kompletimin e nevojave të kësaj familje. Shoqata Bereqeti mendon që së shpejti të filloj edhe me projekte tjera për ndërtimin e shtëpive për skamnor, por për këtë ka nevojë përkrahjen e donatorëve. (F. Flugaj)

## "NUKA" DHE " BEREQETI " NDIHMOJNË SHKOLLARËT DHE NEVOJTARËT

Bashkëpunimi mes ndërmarrjes " Nuka " me seli në Mitrovicë dhe zonën industriale në Prishtinë dhe shoqatës humanitare " Bereqeti " e cila funksionon në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës bëri që të ndihmohet shkolla shqipe dhe familjet nevojtare me mjete konkretizuese, tepihë për mbulim të dyshemeve.Aktiviteti i përbashkët është konkretizuar me ndarjen e tepihëve të cilat u janë dhuruar shkollave fillore për shtruarjen e hapsirës së mësonjëtoreve për parashkollor në shkollat fillore " Shkëndija " në Hajvali dhe shkollën fillore " Afrim Gashi " në Vetërnik të Prishtinës. Specifikat e mobilimit dhe shtruarjes së mësonjëtoreve për parashkollor të specifikuar më tepër për lojë sesa mësim ishte nevojë që këto mësonjëtore të shtroheshin me tepihë për ruajtjen e shëndetit të fëmijëve.Nga ky donacion cili përnbante 44 copë tepihë, përfituan edhe 30 familje nevojtare të cilave iu ndanë nga një tepih gjë që sadopak ka ndikuar në ruajtjen e buxhetit të familjeve nevojtare që të mos ngarkohen në këtë sezon vjeshtë- dimër. Familjet të cilat përfituan nga një tepih i përkasin zonave rurale si: Hajvali, Kishnicë, Marec, Janjevë dhe Shashkoc.Ky bashkëpunim mes ndërmarrjes " Nuka " dhe shoqatës humanitare " Bereqeti " dhe konkretizimi që është bërë në këtë drejtim ka fuqizuar bashkëpunimin e ndërsjell në mënyrë që edhe në të ardhmen ata të cilët janë në nevojë të mbështeten si familje nevojtare ashtu edhe institucioneve parashkollore dhe enteve speciale me të cilat jemi në bashkëveprim. Fjalët janë të tepërta thotë donatori i cili vendosmërinë për të





ndihmuar, ndërsa besimin te Shoqata " Bereqeti "e mbështet te korrektësia dhe angazhimi që sa më pak familje të jenë në situatë të vështirë falë një kontributi të përbashkët edhe në të ardhmen. Përfituesit e shkollave si dhe familjet përfituese u janë mirënjohës ndërmarrjes " Nuka " si dhe shoqatës humanitare " Bereqeti " të cilat mbi të gjitha vlerësohen për përkushtim për mos harresë dhe ndihmë ndaj gjithë atyre që kanë nevojë. (Xh. Fazliu)

**VEPËR PËR T'U ADMIRUAR**

Avdi Salih Latifi, besimtar nga Vushtrria, me vendbanim në SHBA, gjatë pushimit veror vizitoi edhe KBI-në e Vushtrrisë dhe me atë rast, në shenjë respekti e bamirësie, KBI-së, si vakëf, ia fali një arë të punueshme prej 57 arësh. Gjesti i tij human duhet të shërbejë si mësim për të gjithë ata që ia duan të mirën kësaj feje, që të kontribuojnë ashtu siç bëri Avdiu. KBI-ja e Vushtrrisë e falënderon përzemërsisht për këtë gjest madhor dhe E lut Allahun e Madhëruar që Avdiun dhe familjen e tij t'i ruajë në këtë botë, t'u dhurojë nga begatitë e Tij si dhe t'i shpërblejë me Xhennet në Botën tjetër! (S. Islami)

**GJERMANJA KALOI NË ISLAM**

Gjermanja Nicole Vokt publikisht e pranoi Islamin duke shqiptuar Shehadetin haptazi në Xhami të Gurrakoc (Istog) më 01.08.2012, e cila pas kalimit në islam ndërroi edhe emrin në Medina Salijaj , mbiemrin e merr të burrin e cila është martuar për Agron Salijaj nga fshati Llukafc i thatë komuna e Istogut. Jetojnë dhe veprojnë në Gjermani - Mynster. Medina në çastet e përqafimit të islamit pos tjerash tha se: Para pesë viteve kam filluar me agjeruar muajin e Ramazanit kur e kam pa burrin tim se po vepron kështu. Dhe kam thënë se kjo është rruga e mirë për mua! Tani kam filluar me lexu Kur`an dhe me fal namaz, kam parë ëndërra shumë të mira!Tani kam fillu me praktiku gjerat e vlefshme në fe Islame! Kur shkosha në xhami zemra ime ka qajtë, se e ka marrë islamin më tërë qenien time. Deshira ime është që Allahu të më ruaj nga gabimet e të më udhëzoj nga e drejta , prej asaj dite që kam hyr në xhami ajo ditë ishte dita më e lumtur në jetën time. E falenderoj Allahun dhe burrin tim që na e mundësoi me vepru këto të mira në jetën time. (V. Shatri)

**MYFTIU TAKON KRYETARËT E KËSHILLAVE TË BIK**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, ka mbajtur më 23 tetor mbledhje me kryetarët e Këshillave të BIK me të cilët ka bashkëbiseduar për punët, projektet dhe prioritetet e Këshillave të BIK dhe të Bashkësisë Islame në tërësi.

Eshtë kjo mbledhja e parë e Myftiut me kryetarët e Këshillave pas konstituimit të Këshillave të Bashkësisë Islame të dala nga zgjedhjet e fundit në nivel lokal.

Myftiu Tërnava, pasi ka përshëndetur kryetarët, i ka përgëzuar ata për punën që bëjnë dhe u ka uruar sukses në drejtimin e Këshillave.

"Ju të nderuar keni marrë përgjegjësinë që të organizoni dhe udhëhiqni jetën fetare në Këshillat e BI. Nëse ju jeni të përkushtuar për detyrën e misionin që keni marrë, jeta fetare duke filluar nga xhamatet nëpër xhami do të njoh vetëm rezultate që kjo do të reflektojë në të gjitha segmentet e BIK" -tha Myftiu Tërnava.

Bashkësia Islame e Kosovës, në këto vitet e fundit ka shënuar rezultate të mira, sidomos në ndërtimin e infrastrukturës, si të xhamive ashtu edhe të objekteve të tjera, siç janë ndërtimi i selive nëpër Këshillat e BI, ndërtimi i godinave të medreseve, pastaj godina e FSI si dhe ndërtimi i objekteve për vakëfe, të cilat janë një bazë e mirë për funksionimin e Bashkësisë Islame të Kosovës- u shpreh Myftiu Tërnava.

Më tutje, Myftiu kërkoi nga kryetarët e Këshillave që gjatë punës të bashkëpunojnë më shumë mes veti, të shkëmbejnë përvojat me njëri-tjetrin në hartimin e programeve e strategjive, t'i kushtohet rëndësi e veçantë krijimit të vakëfe të reja, tubimit të zekatit e sadakatur - fitrit, t'i kushtohet rëndësi bashkëpunimit me kuvendet komunale, si dhe të punës e aktivitetit me xhematë. (R. Shkodra)



## NJË VJET PA MIKUN DHE KOLEGUN TONË - MULLA KUJTIM IBRAHIMI 1961- 2011

*Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë Allahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur, dhe ashtu ata aspak nuk ndryshuan( qëndrimin). (El-Ahzabë- 23)*

Kujtim Ibrahimi u lind më 09.12.1961 në fshatin Përlepnicë KK Gjilan, shkollën fillore e përfundoi në Prishtinë me sukses të shkëlqyeshëm. Më pas u regjistrua në gjimnazin -Xhevdet Doda- në Prishtinë dhe me sukses e përfundoi vitin e parë, Atij i erdhi inspirimi, nga Allahu xh.sh. dhe i lindi ideja për t'i vazhduar mësimet në Medresenë Alauddin në Prishtinë. I shtyrë nga dëshira e flakët për fenë islame ai vendosi që mësimet e mesme t'i vazhdojë në Medrese pa marrë parasysh pasojat që mund të reflektoheshin ne rrethin e tij familjar dhe shoqëror. Sa i përket Mulla kujtim Ibrahimit lidhur me historikun e tij e kemi edhe një tregim shumë interesant. Kur babai i Mulla Kujtimit i cili në atë kohë ishte edhe përgjegjës i Arsimit ,shkencës dhe kulturës për Kosovë, i kishte dhënë lejen profesor Bajrush Ahmetit për botimin e librit Historia e Pejgamberëve, në mes tjerash ai e kishte pyetur profesor Bajrushin kështu: A po i vijojnë nxënësit mësimet në Medrese me dëshirë të tyre apo të prindërve? Profesor Bajrushi i përgjigjet:

Disa i vijojnë me dëshirën e vet dhe të prindërve. Më pas profesori i rrëfen Babait të Kujtimit pa e ditur se ai është babai i tij duke i thënë: E kemi një nxënës shumë të devotshëm dhe të etshëm për t'i vijuar mësimet fetare –islame në Medrese. Ai vjen çdo ditë në shkollë dhe hyn në klasë e i dëgjon mësimet me kureshtje. Kështu vepron në të gjitha lëndët, edhe pse nuk guxon prej prindit të regjistrohet i rregullt. Ai e pyet po prej nga është ai nxënës?

Nuk e di prej nga është vetëm se është pak zeshkan simpatik dhe emrin e ka Kujtim. Në atë moment Babai i Kujtimit u step pak, u trondit nga ajo që dëgjoi dhe më pas i thotë Mulla Bajrushit se t'i e paskësh ditur që Kujtimi është djali im por po ma sjell tërthorazi. Profesori i nderuar u shtang nga ajo që dëgjoi dhe u betua se nuk dinte gjë për këtë punë. Sido që të jetë më pastaj, pas konsultave që babai i tij i bëri me shumë njerëz të pushtetit në atë kohë por që ishin shqiptarë të matur e atdhetar, i sugjeruan atij që t'ia plotësoi djalit dëshirën për vijim e mësimeve në Medrese. Ai rrëfen, pra Babai i Kujtimit e thotë se ne nuk ishim kundër fesë por ishte shumë rrezik në kohën e monizmit që fëmijët e elitës intelektuale të vijonin mësimet fetare e sidomos ato islame. Më në fund Kujtimi u regjistrua në Medrese dhe me dëshminë e shumë shokëve të tij ishte ndër nxënësit me të dalluar jo vetëm në klasën e tij por edhe në tërë shkollën. Ai ishte nxënës i shkëlqyeshëm me të gjitha pesa, ishte i urtë dhe i moralshëm, fetar i përpiktë, dhe shume i afërt me të gjithë shokët e tij. Krahas aspektit fetar, Mulla Kujtimi ishte edhe atdhetar i denjë. Demonstratat e vitit 1981 do ta gjenin atë në mesin e demonstruesve si një luan sy patrembur duke i llogaritur të gjitha pasojat që mund ta godasin. Pasi kreu Medresenë Alauddin më 1983, u regjistrua në Fakultetin Filologjik dega e Orientalistikës, ku e përfundoi atë në afat rekord në vitin 1988 me nota të larta. Mulla Kujtimi pasi kreu fakultetin vazhdimisht e ushtronte detyrën e shenjtë të Imamit edhe pse ende nuk ishte emëruar Imam zyrtar në ndonjë xhami, por ishte gjithmonë në shërbim të xhematit. Në vitin 1992 me propozim të KBI- Kamenicë emërohet Imam, hatib dhe mualim në Xhaminë e fshatin Rogoqicë të KK Kamenicë . Aty kryen detyrën me dinjitet duke shërbyer si Imam i fshatit dhe njëkohësisht duke i mësuar fëmijët mësim-besimin . Në Rogoqicë Mulla Kujtimi punon dy vjet, ku më pas transferohet Imam në xhaminë Alauddin në Prishtinë. Edhe këtu e kryen detyrën me devotshmëri dhe përkushtim. Lufta e viteve 1998-99 e gjen Kujtimin në detyrën e Imamit në xhaminë Alauddin. Kohë e rënde dhe e tmerrshme e barbarisë së ushtrisë dhe policisë gjakatare të Serbisë. Përkundër të gjitha peripecive me të cilat ballafaqohej populli ynë, Kujtimi ishte stoik dhe kurrsesi nuk dëshironte të lëshoj pragun e shtëpisë. Mbeti Imami i vetëm në Prishtinë dhe nuk frikohej fare. Ai e kryente detyrën e Imamit edhe me ata pak xhemat që kishte në Prishtinë. I përgatiste kufomat për varrim sipas rregullave Islame, i varroste ato nëpër oborre dhe në varreza në Prishtinë. Shpesh herë së bashku me familjarët e tyre i ka nxjerr shumë ushtar të UÇK-së nga murgu i Spitalit. Siç rrëfejnë dëshmitarët e kohës shpesh herë Kujtimin e kishin torturuar dhe keqtrajtuar policia çetnike në murgun e spitalit duke ia futur në gojë revolen dhe automatikun. Por edhe këto gjëra nuk e kishin zmbrapsur pasi që e dinte se vdekja vjen vetëm prej Allahut dhe jo nga dikush tjetër. Ai e dinte se exheli nuk vjen para kohe dhe jetonte deri në kohën kur ka thënë Zoti i madhërishëm. Të gjitha këto gjëra i kishte përjetuar ky Imam i shquar gjatë kohës së luftës. Më pas ai përveç profesionit si Imam dhe më vonë edhe nëpunës i Këshillit të Bashkësisë Islame në Prishtinë me detyrë bibliotekist, ishte edhe aktivist dhe përkrahës i flakët i Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

Në vendin e punës ku punoj viteve të fundit, pra në KBI Prishtinë, ai kishte raporte të shkëlqyera me bashkëpunëtorë, ishte gjithmonë i respektuar nga kolegët e tij. Mulla Kujtimi gjithherë kujtohet më fjalë të mira nga kolegët e punës , sepse edhe ashtu ishte, njeri i devotshëm, i sinqertë, i matur dhe shumë i shoqëruar. Pas një sëmundje e cila i zgjati me vite , Deshi Allahu xh. sh. që Mulla Kujtimin ta marrë afër vetës, kështu që me 30 .11. 2011 zemra e Mulla Kujtimit pushoi së rrahuri, ndërroi jetë dhe u bashkua inshalla me shpirtrat e të devotshmeve, duke lënë pas vetës në këtë dynja, bashkëshorten dhe katër fëmijë, babain, e familjarë të tjerë. Ndërkaq prej veprave të tij, pas vetës la

shëmbëlltyrën e devotshmërisë, sjelljes, dashurinë për islamin dhe modelin e sakrifikimit për hir të Allahut xh. sh.. Zoti xh. sh. e mëshiroftë robin e Tij, shokun tonë Mulla Kujtim Ibrahimin dhe e pagoftë me xhenetin Firdevs. Amin

Të dhënat mbi jetën e tij janë marrë nga Babai i Kujtimit.
Përgatitur nga: KBI Prishtinë.



**ME RASTIN E 30-VJETORIT TË VDEKJES MULLA RAMË EF. LLUMNICA (1907-1982)**

Mulla Ramë Llumnica u lind në vitin 1907 në Bellopojë të Podujevës, por, meqë familja e tij qe shpërngulur në vitin 1920 nga fshati Bellopojë në fshatin Barilevë, mulla Rama aty do ta kalonte jetën. Mulla Rama u rrit në një familje të madhe, me traditë kombëtare e fetare. Ishte më i vogli nga vëllezërit. Ishte një fëmijë i zgjuar dhe i dalluar edhe nga vëllezërit, të cilët, duke parë këto veti të Ramës, punonin ditë e natë në mullirin e Pashës që t'ia mundësonin vëllait të vogël shkollimin, ndonëse në atë kohë ishte vështirë të mbijetohej e jo më të mendohej për shkollimin e fëmijëve. Ai mejtepin e filloi në fshatin Halabak të Llapit, pastaj vazhdoi në medresenë "Pirinaz" të Prishtinës te myderrizi Hamdi ef. Ibrahimi, tek i cili edhe mori ixhazetnamenë. Pas kryerjes së medresesë, nga pushteti serb i asaj kohe Mulla Rama qe kërkuar të shkonte në ushtri. Lufta e Dytë Botërore e zuri ushtar dhe Mulla Rama do të zihej rob (jesir) nga forcat gjermane e do të dërgohej në Gjermani, ku do t'i kalonte katër vjet, duke përjetuar tortura dhe maltretime të ndryshme. Pas katër vjetësh qëndrimi atje, Mulla Rama qe kthyer në Atdhe, ku vazhdoi aktivitetet e tij që i kishte lënë në gjysmë.Është i pakontestueshëm dhe jashtëzakonisht i çmueshëm kontributi i mulla Ramës në faljen e gjaqeve dhe ngatërresave të ndryshme jo vetëm në Duminicë, por edhe në fshatrat përreth dhe më gjerë. Ai kishte zotësi, sidomos në njohjen e gjuhëve; dinte shqip, arabisht, turqisht, gjermanisht dhe serbisht.Fjalët e tij dëgjoheshin nga të gjithë, si nga fëmijë, ashtu dhe nga të rritur, me një vëmendje të madhe. Populli thoshte: 'Kur flet mulla Ramë Llumnica, fjalët e tij të mbesin gjithmonë në mendje e zemër'. Mulla Ramë Llumnica ndërroi jetë më 16.11.1982 në Barilevë. Allahu e shpërbleftë me Xhenetin Firdeus hoxhën e nderuar! (E. LL).

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME I VUSHTRRISË**

**shpall**

# KONKURS

**PËR PLOTËSIMIN E VENDIT TË LIRË TË PUNËS -**
**Imam, hatib, dhe mualim në xhaminë e fshatrave Pestovë dhe Bukosh.**

**KANDIDATI I INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJË KËTO KUSHTE:**

1. Të ketë kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK-së);
2. T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare;
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij, nëse ka qenë në punë më përpara.

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata e shëndetit (pasi të pranohet),
- Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet),
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse ka qenë në punë më përpara),
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**VËREJTJE**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së. Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

| AUTOR: AGIM GASHI | PATJETËR | PJESË E TELEVIZORIT | HUAJTJE | NËNË | SHKRONJË GREKE | TËRËSOR | SHKRIMTARI, DEMOLLI (SHQ.) | LLOJ BIME | UNË (ANG.) | MINUS | ÇRREGULLIM | SIRIA E DIKURSHME | MJET PUNE | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| LIDERI EGJIPTAS ME ORIGJINË SHQIPTARE (foto) | | | | | | | | | | | | | | LUMË YNI |
| VIJË NË GLOB | | | | | | | | | SHËNIME TË PËRVJETSHME ----- ASTRONOMI XHORXH B. | | | | | |
| TRONDITËSE | | | | | | | | | | KALIF ISLAM ----- ILIR KONUSHEVCI | | | | |
| VENDI I GJELBËRUAR NË MES SHKRET-ËETIRËS | | | | | TË LUMTË! ----- KALIUMI | | | | | | | TETOVA ----- PJESË E VETURËS | | |
| EJANI | | | | INSTITUCION SHËNDETËSOR (SH.SHQ.) ----- KALLI MISRI | | | | | | | | | NORVEGJIA ----- ATDHETAR SHQIPTAR | |
| METRI | | MEGATON ----- E DREJTË QË E KA VETËM DIKUSH | | | | | | | | REGJISIROI ANGLEZ, DEJVID | | | | |
| NJËSI E REZIST. ELEKTRIKE | | | EPUBLIKA ----- PENGESAT | | | | | | | TOPTH BRUMI | | | | |
| DHOMA KU NDIZET ZJARR | | | | | | | | | | | REGJISORI JAPONEZ, JASIJURO ----- IRNOSJA | | | |
| AUTORITET ----- SHKUARJA NË HAXH PËR DIKË TJETËR | | | | | | | | | | LUMË NË AUSTRI | | | | EMËR MASHKULLI SHQIPTAR (SHQ.) |
| E RESHUR ATMOSFERIKE | | | | | | | | | | PËRPUTHJA E VARGJEVE | | | | |
| MADHËSHTOR | | | | | | | | | | AZOTI | | GRAMI ----- SHURDH ... | | |
| DOKUMENTAR | | | | MENDJE-HOLLË | | | | | | AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | | | | |
| VRULL | | | | | PYLLI | AMERICAN CONCRETE INSTITUTE | BËN RIMË | | KYÇ | MEFAILI (DIM.) ----- QË KA ZILI | | | | |
| LITRI | | ENË GJAKU ----- KËNGËT. ZYMBERI | | | | | | SHPREHJE ASTRO-NOMIKE ----- OKSIGJENI | | | | | | |
| IMITIMI | | | | | | | | | | | NXIU ----- ENGLAND KARATE KAN | | | |
| | SMALTIM ----- V.K. | | | | | | | RADIO TELEVIZIONI | ROL I KRAJKOVËS ----- TANTALI | | | | | MIRË (ANG.) |
| PIKËLLIMI (FIG.) | | | | | | BASHKË-PUNËTORE ----- AMPERI | | | | | | | ZERO ----- INDIA | |
| PJESË SHTËPISH | | | | | POLI JUGOR | | | | | | | | | |

**ZGJIDHJA E KALUAR:** XHAMIA E MADHE, THE,ANONIMITETI, MO, MIRADI, ARIANIT, ILETI, SHKAKTARE, AINI, FRUTA, KAL, ENA, KATE,LLA, A, ETET, A, SN, MOT, PAKT, AS, K, ILIR, L, BO, TETO, ISAN, GAP, IST, ZORO, FSK, RELATIVITETI, TI, OPERATORE, A, A, NGADALËSIMET, KADETE, ARIZONA, TROTILI, Ë, INDI.




# KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS
# XHAMIA QENDRORE PRISHTINË

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, njofton besimtarët dhe opinionin e gjerë se për t'a realizuar projektin e Xhamisë Qendrore në Prishtinë, na duhet përkrahja dhe mbështetja e Juaj morale e materiale.
Për këtë qëllim, Kryesia e BIK-ut ka hapur llogari rrjedhëse në Pro Credit Bank, TEB dhe në Banka Ekonomike, ku të gjithë të interesuarit mund të japin kontributin e tyre.

LLOGARITË RRJEDHËSE:

**Pro Credit Bank: 1115 1179 0301 0176**
SWIFT Code: MBKORS22

------------------------------------------

**Banka Ekonomike: 1401 0000 0065 9391**

------------------------------------------

**TEB: 2011 0000 5793 6297**
SWIFT Code: TEBKRS22

TEBUTRIS - TURK EKONOMI BANKASI, ISTANBUL, TURKEY
KREDBEBB - KBC BANK, BRUSSELS, BELGIUM
BNPAFRPP - BNP PARIBAS, PARIS, FRANCE
DEUTDEFF - DEUTSCHE BANK, FRANKFURT, DEUTCHELAND
TUTNMK22 - NLB TUTUNSKA BANKA, SKOPJE, MACEDONIA
BKTRUS33 - DEUTSCHE BANK TRUST COMPANY AMERICAS, USA

Poashtu Ju mund të ndihmoni edhe duke thirr në tel:

**0900 11111**

e cila kushton vetëm 1 (një) euro, përse dhe ju falënderojmë.